


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha, Jakup Çunaku, Miftar Ajdini, Muharrem Tërnava, Rexhep Lushta, Sabri Bajgora, Zaim Baftiu

**Gazetar në redaksi:**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca

**Korrektor**
Skender Rashiti

**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku

**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Bajram Kelmendi", nr. 84.*
*10000 Prishtinë*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €    Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

***Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!***

بسم الله الرحمن الرحيم

# *Përmbahu nga provokimet e ndryshme*

*Sa herë që njeriu ka ndonjë problem të natyrave të ndryshme, qofshin ato gëzime apo hidhërime, tek ai paraqiten emocionet dhe kur ato ndizen në të dy rastet njeriu reagon* ***pa kontroll. Për ketë na dëshmon edhe ajeti kuranor ku Allahu xh. sh. thotë: "Ashtu që të mos dëshpëroheni tepër për atë që ju ka kaluar, e as të mos gëzoheni tepër për atë që ju ka dhënë"*** *(El-Hadid, 23). Po ashtu hadithi në vijim dëshmon më së miri: "Jam i ndaluar nga dy zërat e çmendurisë së rreptë: zëri i gëzimit dhe zëri i fatkeqësisë" Hadith.*

*Andaj ai që frenoi emocionet dhe i mbajti nën kontroll, para ndodhive të dhimbshme dhe gëzimeve, shijoi kënaqësitë e lumturisë dhe doli fitues ndaj vetvetes.*

*Natyra e njeriut në përgjithësi është e tillë që demoralizohet shpejt dhe i rritet mendja shpejt. Kur i ndodh diçka e mirë, ai gëzohet e bëhet shumë përtac. Kurse kur e godet ndonjë e keqe, ai ankohet dhe hidhërohet. Këtu bëjnë përjashtim ata që falen, të cilët qëndrojnë besimtar të mirë e të denjë në Zotin Fuqiplotë, nuk tronditen prej çështjeve që s`i kënaqin, sepse s`pari ata durimin e kanë të angazhuar në madhështinë e Allahut, në zbatimin e obligimeve si mëkëmbës të Allahut mbi tokë, me kujtimet rreth përgjegjësisë që një ditë duhet dhënë llogari para Allahut ditën e gjykimit.*

*Andaj angazhimi i tillë i bën aq të matur, sa që nuk e teprojnë as në gëzim e as në hidhërim. Ata që s`kanë fuqi të përballen dhe të jenë të fort para emocioneve të tyre në rast hidhërimi i sheh të zbehur, të skuqur, me sy të prishur, nxjerrin fjalë të rënda fyese, kanë zëra të trishtueshëm, e djegin veten dhe prishin brendësinë e tyre, kalojnë çdo kufi njerëzor duke u larguar larg së drejtës duke u zhytur në thellësitë e së padrejtës. Kurse në raste gëzimi shndërrohet krejtësisht në diçka tjetër, e sheh krenar e të lumtur harrojnë veten në thellësitë e lumturisë dhe kënaqësisë. Nëse dikush u bërtet, e fyejnë, ia harrojnë të gjitha të mirat që u bëri, e nëse e duan dikë, i veshën të gjitha cilësitë e madhështisë dhe e ngrenë në pikën më të lartë.*

*Kjo thënie na ndihmon më së miri "Duaje të dashurin me masë, se ndoshta një ditë të bëhet njeriu më i urryer dhe urreje të urryerin me masë, se ndoshta një ditë do të bëhet i dashuri yt". Në hadithin tjetër thuhet: "E lus Allahun të më mundësoj drejtësi e maturi në zemërim dhe gëzim" Hadith.*

*Ai që i mbizotëron ndjenjat dhe gjykon me mendjen e tij, i peshon gjërat drejt e për çdo gjë vendos masë, shikon të vërtetën, e njeh udhëzimin dhe bindet në realitetin.*

*Vërtetë Islami edhe erdhi me peshoren e pashembullt me moral e program jete, ashtu siç erdhi me ligje që qetësojnë shpirtin. E në bazë të këtyre që përmendëm ne jemi vërtetë shembulli më konkret dhe praktik nëse jemi të sinqertë në islami. Allahu thotë:* ***"Ne i dërguam të dërguarit tanë me argumente të qarta dhe ne zbritëm me ta librin dhe drejtësinë që njerëzit t`i përmbahen së drejtës"*** *(El-Hadid, 25). Dhe* ***"Ashtu*** *(sikur ju udhëzuam në Islam)* ***Ne ju bëmë një popull të drejtë*** *(mesin e zgjedhur)". (Ali-Imran, 143).*

## Në këtë numër pos të tjerash

**Komentimi i kaptinës "Jasin" - (2)**
**4**

**Hixhreti dhe ndikimi i tij në zhvillimin e së drejtës së Sheriatit**
**9**

**Hixhreti**
**12**

**Hixhreti - fillim i një periudhe të re**
**14**

**Dita e Ashures**
**19**

**Qëndrimi Islam ndaj terrorizmit**
**30**

**Vështrim krahasues në mes dramës Sejdi Jahja të Sami Frashërit dhe Princeza e Andaluzisë të Ahmed Sheuki-ut**
**35**

**Aktuale**
**54**

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "Jasin" - (2)

يس * وَالْقُرْآنِ الْحَكِيمِ * إِنَّكَ لَمِنَ الْمُرْسَلِينَ* عَلَى صِرَاطٍ مُسْتَقِيمٍ * تَنْزِيلَ الْعَزِيزِ الرَّحِيمِ * لِتُنْذِرَ قَوْمًا مَا أُنْذِرَ ءَابَاؤُهُمْ
فَهُمْ غَافِلُونَ * لَقَدْ حَقَّ الْقَوْلُ عَلَى أَكْثَرِهِمْ فَهُمْ لا يُؤْمِنُونَ * إِنَّا جَعَلْنَا فِي أَعْنَاقِهِمْ أَغْلالاً فَهِيَ إِلَى الأَذْقَانِ فَهُمْ مُقْمَحُونَ*
وَجَعَلْنَا مِنْ بَيْنِ أَيْدِيهِمْ سَدًّا وَمِنْ خَلْفِهِمْ سَدًّا فَأَغْشَيْنَاهُمْ فَهُمْ لا يُبْصِرُونَ*وَسَوَاءٌ عَلَيْهِمْ ءَأَنْذَرْتَهُمْ أَمْ لَمْ تُنْذِرْهُمْ لا يُؤْمِنُونَ *
إِنَّمَا تُنْذِرُ مَنِ اتَّبَعَ الذِّكْرَ وَخَشِيَ الرَّحْمَانَ بِالْغَيْبِ فَبَشِّرْهُ بِمَغْفِرَةٍ وَأَجْرٍ كَرِيمٍ * إِنَّا نَحْنُ نُحْيِ الْمَوْتَى وَنَكْتُبُ مَا قَدَّمُوا وَآثَارَهُمْ
وَكُلَّ شَيْءٍ أَحْصَيْنَاهُ فِي إِمَامٍ مُبِينٍ*

***1. Ja, Sin!***
***2. Pasha Kur'anin e pacenueshëm në urtësinë e tij të lartë!***
***3. S'ka dyshim se ti*** *(Muhamed)* ***je prej të dërguarve!***
***4. Je në një rrugë të drejtë.***
***5.*** *(Kur'ani është)* ***Zbritje e të Plotfuqishmit, e Mëshiruesit.***
***6. Për t'ia tërhequr vërejtjen një populli, që të parëve të tyre nuk u është tërhequr, e për atë shkak ata janë të hutuar.***
***7. Për Zotin tashmë ka marrë fund vendimi*** *(thënia)* ***kundër shumicës së tyre, andaj ata edhe nuk besojnë.***
***8. Ne u kemi varë në qafat e tyre pranga, e ato u arrijnë deri në nofulla, andaj ata mbesin me kokat lart.***
***9. Ne u kemi vënë edhe para tyre pengesë e edhe prapa tyre pengesë, dhe ua kemi mbuluar sytë, prandaj ata nuk shohin.***
***10. Dhe për ata është e njëjtë, ua tërhoqe vërejtjen apo nuk ua tërhoqe, ata nuk besojnë.***
***11. Ti i tërhiq vërejtjen vetëm atij që përvetëson Kur'anin dhe i frikësohet Mëshiruesit edhe kur është vetëm*** *(kur nuk e sheh askush),* ***përgëzoje atë me falje dhe shpërblim të mirë.***
***12. Vërtet, Ne i ngjallim të vdekurit, i shkruajmë veprat dhe gjurmët e tyre dhe çdo gjë kemi regjistruar në librin e ruajtur*** *(Levhi-Mahfudh)****.***

**Shkaku i zbritjes së ajeteve 1-7**

Transmeton Ebu Neimi në ***"Ed-Delail en-Nubuvveh"*** nga Ibn Abasi, të ketë thënë: "Resulullahu s.a.v.s., derisa qëndronte në sexhde, këndonte Kuran me zë të lartë, në mënyrë që të irritonte (dëmtonte) kurejshët. Meqë nuk mund ta duronin, ata u ngritën drejt tij që ta ndalonin me forcë, por, papritmas, duart e tyre iu lidhën rreth qafave të tyre dhe sytë filluan t'u verboheshin, saqë më nuk shihnin. Atëherë, të tmerruar e të frikësuar, i thanë Pejgamberit a.s.: "O Muhamed, të përbejmë për Allahun dhe lidhjet familjare që kemi, na i largo këto...," e Muhamedi a.s. u lut, dhe atyre iu larguan ato mundime, por, megjithatë, askush prej tyre nuk i besoi..[1]. Pas kësaj ndodhie zbritën ajetet: 1-7.

**Shkaku i zbritjes së ajeteve 8 e 9**

Transmeton Ibn Xherir et-Taberiu nga Ikrimja, të ketë thënë: "Ebu Xhehli kishte thënë: "Po ta shihja tash Muhamedin, do ta bëja këtë... (do ta nënçmoja, do ta mundoja), dhe Allahu kishte zbritur ajetet 8 e 9 të kësaj kaptine. Kurejshët e tjerë i thoshin Ebu Xhehlit, ja ku është Muhamedi, ndërsa Ebu Xhehli, që nuk po e shihte dot, bërtiste: "Ku është ai, ku është ai, nuk po e shoh."[2]

**Shkaku i zbritjes së ajetit 12**

Transmetojnë Tirmidhiu dhe Hakimi nga Ebu Seid el Huderij, të ketë thënë: "Benu Selime dëshiruan të shpërnguleshin pranë xhamisë së Pejgamberit a.s. në Medinë, ndërsa i Dërguari i Allahut u kishte thënë që të mos shpërnguleshin duke shtuar: *"O Beni Selime! Edhe në shtëpitë tuaja do t'u shkruhen gjurmët tuaja"*.[3]



Të njëjtin transmetim nga Ibn Abasi e transmeton edhe Taberaniu.

## Betimi në Kuran dhe qëndrimi i Resulullahut s.a.v.s. ndaj popullit të tij

يس

***1. Ja, Sin!***

Shkronjat simbolike që i hasim në fillim të disa kaptinave kuranore, janë fshehtësi prej urtësive hyjnore, të cilat askush, përveç Allahut, nuk mund t'i deshifrojë, ndonëse disa dijetarë janë përpjekur të japin ndonjë mendim për këtë apo atë kuptim të tyre.

Këto shkronja, sipas shumicës së dijetarëve, janë sfida më e madhe me të cilën i sfidoi Allahu xh.sh. idhujtarët arabë, duke ua bërë me dije se ky Kuran është prej fjalëve arabe, që ata i njohin shumë mirë. Gjithashtu ua bëri me dije se ishin të paaftë të sillnin diçka të ngja-

shme, andaj edhe këto dy shkronja **Ja** dhe **Sin**, janë pjesë e kësaj sfide hyjnore.

Megjithatë, dijetarët ndër shekuj janë përpjekur të japin disa mendime për kuptimin e mundshëm të këtyre fjalëve.

- Disa nga dijetarët mendojnë se fjala *"Jasin"* është betim i Allahut dhe një prej Emrave të Tij të bukur.[4]

- Disa të tjerë kanë thënë se fjala *"Jasin"* është një prej emrave të Pejgamberit a.s., prandaj, bazuar në këtë fakt, sot shumë prej myslimanëve i emërtojnë fëmijët e tyre me emra, si: Jasin, Taha, Tasim, Tasin etj. Transmetohet nga Aliu r.a. të ketë thënë: "E kam dëgjuar Resulullahun s.a.v.s. të ketë thënë: *"Allahu më ka quajtur në Kuran me këta emra: Muhammed, Ahmed, Taha, Jasin, Muzzemmil, Muddeth-thir dhe Abdullah"*[5].

- Është transmetuar nga Katadeja dhe nga Ibn Abbasi, të kenë thënë: *"Jasin"* do të thotë *"o njeri"* sipas dialektit Tajj".[6]

- Në një transmetim, po ashtu nga Ibn Abbasi, është shënuar se fjala *"Jasin"* është me prejardhje abisinase dhe do të thotë *"o njeri"*.[7]

Megjithatë, kuptimin e vërtetë e të mirëfilltë të fjalës *"Jasin"*, e di vetëm Allahu Fuqiplotë, dhe mendoj se më së miri është që këto shkronja simbolike të mbeten të tilla çfarë në fakt edhe janë - një sfidim hyjnor, pa u përpjekur për t'u thelluar në ndonjë komentim apo deshifrim të mundshëm të tyre. *(Allahu a'ëlem!)*

وَالْقُرْآنِ الْحَكِيمِ

***2. Pasha Kur'anin e pacenueshëm në urtësinë e tij të lartë!***

Betimi i Allahut në Kuranin famëlartë, tregon për rëndësinë dhe madhështinë e Fjalës së Allahut. Mbi të gjitha, ky është një betim që nënkupton përforcimin dhe lartësimin e Muhamedit a.s., karshi kurejshëve. Allahu dëshiron t'ia bëjë me dije Resulullahut s.a.v.s. se ndihma Hyjnore kurrë nuk do të mungojë, duke e ditur se vuajtjet që do të pasonin më vonë, do të ishin shumë të vështira për Pejgamberin a.s., por megjithatë, e Vërteta dhe Drita do të ngadhënjenin ndaj kufrit dhe errësirës.

Kurani si libër dhe mesazh i fundit i Allahut drejtuar njerëzimit, me urtësinë e tij, me bukurinë e të shprehurit dhe me thellësinë e mendimit, paraqet vlerën mbinjerëzore, dhe si i tillë, ai për myslimanët ka qenë, është dhe do të mbetet fuqi nxitëse e zhvillimit të mendimit kreativ në jetën e tyre të përditshme.

Kurani ka një forcë magjepsëse e tërheqëse, e cila për besimtarët paraqet ushqimin e tyre shpirtëror, dhe vizionin për të ardhmen e tyre, ndërkohë që edhe pabesimtarët mahniten nga madhështia e fjalëve të urta të tij, sepse ai, sipas formës së tij e përmbajtjes dhe bukurisë së të shprehurit, paraqet diçka që nuk hyn në sferat e aftësisë njerëzore.

Ftesa e Kuranit drejtuar njerëzimit, përherë është e hapur dhe e pamposhtur dhe, e tillë si një Fjalë e Allahut, si atribut i përhershëm i Tij dhe si një mesazh i përkryer hyjnor, - do të jetë burim i dritës, i përparimit dhe i vizioneve të qarta për të ardhmen e ndritur të njerëzimit.

إِنَّكَ لَمِنَ الْمُرْسَلِينَ

***3. S'ka dyshim se ti** (Muhammed) **je prej të dërguarve!***

Në lidhje me këtë ajet kuranor, dijetarët kanë thënë se është përgjigje e betimit të Allahut në ajetin e dytë të kaptinës *"Jasin"*: ***"Pasha Kur'anin e pacenueshëm në urtësinë e tij të lartë!***, që nënkupton faktin se Muhamedi, pavarësisht se çfarë thonë për të idhujtarët, pavarësisht nga talljet dhe përqeshjet e tyre, megjithatë, ai është i dërguar i Allahut, siç ishin edhe të dërguarit e tjerë para tij: Ademi, a.s. Nuhu a.s., Ibrahimi a.s., Musai a.s., Isai a.s., por me një dallim, sepse është më i madhi prej tyre, ai është: *"mëshirë për botët"*, është *"kandil ndriçues"*, *"përgëzues"*, *"tërheqës i vërejtjes"* etj..

Është transmetuar nga Ibn Abbasi të ketë thënë: "Pabesimtarët kurejshë e përqeshnin Muhamedin a.s. duke i thënë se ti as nuk ishe i dërguar e as që të ka dërguar Allahu tek ne", prandaj Allahu u betua në Kuranin e urtë se Muhamedi ishte pejgamber dhe madje vula e tyre dhe më madhështori prej tyre."

Besimi në pejgamberët e dërguar është edhe një prej kushteve fundamentale të besimit islam. Ne duhet t'i besojmë të gjithë ata pejgamberë që Allahu i ka cekur në Kuran. Mohimi, qoftë edhe vetëm i njërit prej tyre, do të ishte mohim i besimit islam, që njeriun menjëherë e kthen në pabesimtar. Në një mënyrë tjetër, ky ajet ka ardhur për t'i dhënë kurajë Muhamedit a.s. që të vazhdonte misionin e tij, pa u ligështuar dhe pa humbur shpresën për suksesin e misionit të tij, sepse ndihmën e Allahut dhe ngrohtësinë e Tij do ta kishte gjithmonë pranë.

عَلَى صِرَاطٍ مُّسْتَقِيمٍ

***4. Je në një rrugë të drejtë.***

Allahu i sjell porosi dhe këshillë të qartë të dërguarit të Tij se ai vërtet është në rrugë të drejtë, nuk është magjistar dhe as i çmendur, por i zgjedhur nga Allahu mëshirëplotë për të udhëzuar mbarë njerëzimin, duke përcjellë tek ata revelatën e fundit hyjnore. I bëhet me dije këtij të dërguari se është në rrugën e pejgamberëve të Allahut, të cilët nëpër





shekuj përcollën mesazhin e Tij tek popujt e tyre, duke i thirrur njerëzit në besim dhe shpëtim nga kthetrat e shejtanit. Andaj të mos e humbte shpresën nga talljet dhe përqeshjet e tyre. Edhe pejgamberët që ishin para tij kishin përjetuar pothuajse të njëjtat vuajtje, ndonëse vuajtjet e tij do të jenë më të vështirat dhe më të papërballueshmet, por duhej ta dinte se pas errësirës së natës, vjen drita e mëngjesit. I bëhet me dije se e ardhmja e Islamit, ndonëse e zymtë në fillet e para të tij, megjithatë do të jetë e ndritshme.

تَنزِيلَ الْعَزِيزِ الرَّحِيمِ

5. *(Kurani është)* ***Zbritje e të Plotfuqishmit, e Mëshiruesit.***

S'ka dyshim që Kurani është zbritje e të Plotfuqishmit, për të udhëzuar të humburit në rrugën e drejtë. Është Libër plot urtësi, plot ngrohtësi. Është ftesë hyjnore drejtuar qenieve njerëzore, që të kapen për litarin e Allahut e të mos ndjekin intrigat e shejtanit.

Ky ajet vjen edhe si mohim ndaj thënieve të idhujtarëve se ky Kuran, me të cilin kishte ardhur Muhamedi, është pjellë e mendjes dhe imagjinatës së tij, ose është mësim i ndonjë magjistari. Ky ajet, përkundrazi, vërteton bindshëm se Kurani është Fjalë e Allahut, e Cila nuk mund të imitohet e as të sfidohet nga askush. Allahu xh.sh. thotë: ***"...ai*** *(Kurani)* ***është një libër ngadhënjyes*** *(i pashoq).* ***Atij nuk mund t'i mvishet e pavërteta nga asnjë anë; është i zbritur prej të Urtit, të Lavdishmit."*** *(Fussilet, 41, 42).*

لِتُنذِرَ قَوْمًا مَّا أُنذِرَ آبَاؤُهُمْ فَهُمْ غَافِلُونَ

6. ***Për t'ia tërhequr vërejtjen një populli, që të parëve të tyre nuk u është tërhequr, e për atë shkak ata janë të hutuar.***

Ky Kuran ka ardhur për t'ua tërhequr vërejtjen idhujtarëve arabë, të parëve të të cilëve nuk u qe tërhequr vërejtja më përpara, dhe për këtë shkak kanë mbetur të zhytur në humbëtirat e injorancës e të hutuar nga e vërteta.

Është një fakt i njohur se Allahu i Madhërishëm nuk dënon një popull, pa i tërhequr më parë vërejtjen nëpërmjet të dërguarve të Tij. Vetëm nëse kjo ftesë për udhëzim e shpëtim has në veshë të shurdhër, siç ka ndodhur, fatkeqësisht, shpeshherë në të kaluarën, e po ndodh edhe sot, atëherë pason ndëshkimi nga qielli. Ndëshkimi hyjnor është i ndryshëm; disa i shkatërron fizikisht, disa shpirtërisht e disa prej tyre i bën robër të epsheve dhe pasioneve të tyre. Zemrat dhe mendjet e tyre i kaplon ndryshku i kufrit, kështu që ata përjetësisht janë në grupin e pabesimtarëve, sepse më përpara kishin refuzuar Dritën e udhëzimit hyjnor.

لَقَدْ حَقَّ الْقَوْلُ عَلَىٰ أَكْثَرِهِمْ فَهُمْ لَا يُؤْمِنُونَ

7. ***Për Zotin tashmë ka marrë fund vendimi*** *(thënia)* ***kundër shumicës së tyre, andaj ata edhe nuk besojnë.***

Muhamedi a.s. ishte i obliguar që t'i thërriste në besimin e drejtë popullin e tij, e pastaj edhe krejt njerëzimin. Atëbotë njerëzimi qe katandisur në mjerim dhe pabesim të thellë. Kishin humbur çdo arsye të shëndoshë. Thjesht kishin humbur vlerat më fisnike nga zemrat e njerëzve, kështu që ata qenë shndërruar në armiq të njëri-tjetrit. Në këto shoqëri, thjesht, mbretëronte ligji i xhunglës dhe i të fortit. Vetëm më të fortët mund t'i mbijetonin kësaj katrahure njerëzore. Fatkeqësisht, në këtë shoqëri idhujtariste, kishte pak njerëz që mund të logjikonin drejt dhe t'i përgjigjeshin ftesës së Allahut. Shumica prej tyre preferonin të qëndronin në fenë që kishin trashëguar prej baballarëve dhe paraardhësve të tyre-idhujtarinë. Zemrat dhe mendjet e tyre ishin të damkosura e të vulosura me vulën e kufrit. Të tillëve nuk u bënte dobi asnjë këshillë, prandaj, me të drejtë, ata njerëz do të shijonin dënimet e tmerrshme të Xhehenemit, sepse ata në fakt nuk ishin të verbër nga sytë po nga mendja. Ata kishin mbetur të hutuar në humbëtirat e kësaj bote e do të jenë të humbur përgjithmonë edhe në Ahiret.

إِنَّا جَعَلْنَا فِي أَعْنَاقِهِمْ أَغْلَالًا
فَهِيَ إِلَى الْأَذْقَانِ فَهُم مُّقْمَحُونَ

8. ***Ne u kemi varur në qafat e tyre pranga e ato u arrijnë deri në nofulla, andaj ata mbesin me kokat lart.***

Në lidhje me zbritjen e këtij ajeti, kemi edhe shkakun e zbritjes që përmendëm pak më parë, por njëkohësisht ky ajet paraqet figurativisht pamjen e shëmtuar të atyre që nuk i përgjigjen thirrjes së Allahut. Ata u ngjajnë kafshëve (deveve), të cilave u vendosen në kokë frerë, rripa e hallka, me të cilët atyre u shtrëngohen qafa dhe koka, dhe nuk mund të shohin poshtë, po vetëm andej nga ne dëshirojmë t'i drejtojmë. Kjo do të thotë se shejtani i mallkuar i ka lidhur me frerë dhe nuk i lejon të shikojnë dritën e Allahut për shkak të kokëfortësisë dhe verbërisë së tyre.

وَجَعَلْنَا مِن بَيْنِ أَيْدِيهِمْ سَدًّا وَمِنْ
خَلْفِهِمْ سَدًّا فَأَغْشَيْنَاهُمْ فَهُمْ لَا يُبْصِرُونَ

9. ***Ne u kemi vënë edhe para tyre pengesë e edhe prapa tyre pengesë, dhe ua kemi mbuluar sytë, prandaj ata nuk shohin.***

Këta idhujtarë i kishin të mbyllur sytë ndaj së vërtetës. Ata, para dhe prapa tyre kishin perde e pengesa, dhe nuk ishin në gjendje të dallonin dritën e Kuranit. Ata njerëz, të kredhur në luksin dhe kënaqësitë e kësaj bote, e kishin të vështirë t'i linin të gjitha këto mirësi, dhe të pasonin një njeri si Muhamedi, i cili i ftonte në mirësitë e Xhenetit e të Ahiretit, të cilin askush prej tyre nuk e kishte parë. Por kjo nuk ishte e tëra. Ata njerëz kishin sëmundje në zemrat e tyre, ato i kishte mbuluar ndryshku i kufrit, tek ata nuk ndikonin më as fjala e as këshilla e mirë. Për ta, kjo botë simbolizonte mirësinë dhe kënaqësinë e plotë, e cila me çdo kusht duhej shfrytëzuar e përjetuar.

Imam Meragiu në tefsirin e tij, gjendjen e idhujtarëve, në kohën kur atyre u tërhiqej vërejtja nëpërmjet ajeteve kuranore, e përshkruan duke thënë: *"Idhujtarët ishin të burgosur në burgun e injorancës së tyre. Kjo i pengonte ata që të vështronin argumentet në veten e tyre dhe në gjithësi. Ishin të privuar nga meditimi se ç'u ngjau popujve para tyre, si dhe nga të menduarit për pasojat që ata mund të kishin në të ardhmen* (për shkak të mohimit dhe kryeneçësisë së tyre)."[8]

Këtë ajet kuranor, shumë prej mufesirëve e ndërlidhin edhe me ngjarjen e lavdishme të Hixhretit, teksa përmendin bisedat e parisë kurejshe që ta hiqnin qafesh Muhamedin. Ndër këto mendime të prishura, kishte mbizotëruar mendimi i




Ebu Xhehlit, që të zgjidheshin disa djem të rinj e të fuqishëm nga çdo familje autoritative e Mekës. Ata në një natë dhe në një orë të caktuar do të hynin me forcë në shtëpinë e Muhamedit, dhe të gjithë përnjëherë do ta godisnin me shpata. Gjaku i Muhamedit do të shpërndahej në shumë familje e fise, kështu që hashemitët (farefisi i Muhamedit) do të kishin vështirë të hynin në luftë kundër të gjithë mekasve.

Natyrisht për këtë komplot djallëzor që po i përgatitej, Muhamedi a.s. qe informuar nga Allahu xh.sh.. Është shënuar nëpër librat e Sires, se Muhamedi a.s. kishte marrë në dorë një grusht rërë a pluhur dhe, me Urdhrin e Allahut e duke e kënduar këtë ajet që po komentojmë, ua kishte hedhur këtë pluhur syve. Të gjithë atentatorët i kishte kapluar kotja. Ata nuk e kishin vërejtur fare largimin e tij, sepse ata ishin penguar ta shihnin të dërguarin e Allahut, ndërkohë që Muhamedi a.s. me Ebu Bekrin ishin larguar në drejtim të shpellës *"Eth-Thevr"*, kurse Aliu r.a. shpejt e shpejt kishte zënë vendin në shtratin e Resulullahut s.a.v.s...."[9]

وَسَوَاءٌ عَلَيْهِمْ ءَأَنذَرْتَهُمْ
أَمْ لَمْ تُنذِرْهُمْ لَا يُؤْمِنُونَ

***10. Dhe për ata është e njëjtë, ua tërhoqe vërejtjen apo nuk ua tërhoqe, ata nuk besojnë.***

Ky ajet vetëm i kujtonte Muhamedit a.s. që të mos e mundonte veten aq shumë për t'i bindur në besim këta njerëz, sepse për ta ishte njësoj: ua tërhoqe vërejtjen apo jo, ata prapë nuk do të besonin. Ata ishin pabesimtarë dhe do të vdisnin si të tillë.

Në fillim të Shpalljes, Muhamedi a.s., nga dëshira e madhe që të zgjeronte sa më shumë radhët e besimtarëve, shpresonte se me përkrahjen e Islamit nga paria kurejshite, populli i rëndomtë do ta përqafonte më shpejt Islamin, prandaj një rëndësi tepër të madhe i kishte kushtuar udhëzimit të tyre, për se Allahu ia kishte tërhequr vërejtjen, së pari për anashkalimin e myslimanit të verbër Ibn Mektum (në suren Abese), e pastaj edhe në ajetin 3 të kaptinës Esh-Shuara'ë: ***"A mos do ta mbysësh ti veten*** *(Muhammed)* ***pse ata nuk bëhen besimtarë?!"***

إِنَّمَا تُنذِرُ مَنِ اتَّبَعَ الذِّكْرَ وَخَشِيَ
الرَّحْمَانَ بِالْغَيْبِ فَبَشِّرْهُ بِمَغْفِرَةٍ وَأَجْرٍ كَرِيمٍ

***11. Ti i tërhiq vërejtjen vetëm atij që përvetëson Kur'anin dhe i frikësohet Mëshiruesit edhe kur është vetëm*** *(kur nuk e sheh askush)*, ***pra përgëzoje atë me falje dhe shpërblim të mirë.***

Nëpërmjet këtij ajeti, Allahu xh.sh. i jep direktiva Muhamedit a.s. se në ç'drejtim duhej ta orientonte thirrjen e tij. Ai më tepër duhej të përqendronte vëmendjen për udhëzimin e atyre që pranonin dritën dhe udhëzimin e Allahut dhe që vërtet kishin nevojë të pastroheshin nga ndryshku i kufrit, i cili më herët kishte pasë mbërthyer zemrat e tyre. Të tillët, me ndihmën e Allahut, tashmë kishin shpëtuar nga kurthet e shejtanit, por megjithatë asokohe u nevojiteshin ngrohtësia hyjnore dhe këshillat e Pejgamberit a.s,. që të plotësonin besimin e tyre. Zaten, ata njerëz, në një të ardhme të afërt do t'u dridhnin themelet perandorive tirane të Bizantit dhe Persisë, që sundonin mbi gjysmën e botës. Dhe, ata njerëz sypatrembur, që kishin merituar ofiqin e ashabëve të Pejgamberit a.s., ishin njerëzit më të merituar për të shijuar kënaqësitë e Xhenetit dhe shpërblimin e Allahut xh.sh.

إِنَّا نَحْنُ نُحْيِي الْمَوْتَى وَنَكْتُبُ مَا قَدَّمُوا
وَآثَارَهُمْ وَكُلَّ شَيْءٍ أَحْصَيْنَاهُ فِي إِمَامٍ مُبِينٍ

***12. Vërtet, Ne i ngjallim të vdekurit, i shkruajmë veprat dhe gjurmët e tyre dhe çdo gjë kemi regjistruar në librin e ruajtur*** *(Levhi-Mahfudh)*.

Vetëm Allahu, që është Krijuesi ynë, është në gjendje të na ngjallë pas vdekjes. Vetëm Ai e di se ç'fshehin zemrat tona. Çdo vepër dhe gjurmë jona në këtë botë, do të regjistrohet në Librin e ruajtur (Levhi-Mahfudh). Mashtrohet secili që mendon se kjo botë është e tëra, se jeta jonë merr fund me vdekjen. Përkundrazi, vdekja është vetëm fillimi i një procesi tjetër jetësor, që fundin e ka me ringjalljen dhe daljen përpara Allahut për të dhënë llogari për veprat e bëra në këtë botë.

Ky ajet dëshiron t'i vërë në dije pabesimtarët se jeta e kësaj bote, me të gjitha kënaqësitë e rrejshme dhe iluzore, një ditë - megjithatë - do ta ketë fundin, ndërsa në ditarin e jetës së tyre do të mbesin të shkruara të gjitha veprat dhe gjurmët e tyre. Asgjë nuk do të humbë tek Allahu në atë ditë kur Ai do të na gjykojë për bëmat tona në këtë botë.

Atë ditë, siç shpjegon Kurani famëlartë, çdo punë e mirë, qoftë edhe sa një thërrmijë, do të dalë në shesh, por edhe çdo punë a vepër e keqe, po ashtu do të shfaqet, për të mos iu bërë e padrejtë askujt, për se jep shenjë edhe ajeti kuranor: ***"E kush punoi ndonjë të mirë, që peshon sa grimca, atë do ta gjejë. Dhe kush punoi ndonjë të keqe sa grimca, atë do ta gjejë."*** *(Ez-Zelzele, 7-8)*

Disa dijetarë, për fjalët e ajetit ***"dhe gjurmët e tyre.."*** mendojnë se nënkuptojnë që njerëzit do të merren në llogari edhe për veprat e pasardhësve, duke u nisur nga hadithi i Resulullahut s.a.v.s.:



*"Ai që fillon në Islam një synet (praktikë) të mirë, atij do t'i takojë shpërblimi i tij dhe shpërblimi i atyre që do të punojnë me atë traditë (synet), pa iu pakësuar këtyre aspak shpërblimi i tyre, ndërsa edhe ai që fillon në Islam një traditë të keqe, atij do t'i takojë barra e vet dhe barra e mëkatit edhe të atyre që do të veprojnë pas tij me atë praktikë, pa iu munguar aspak ndëshkimi i tyre"*

Kurse disa dijetarë, si Katadeja, Muxhahidi dhe Haseni fjalën *"gjurmë"* në këtë ajet e shpjegojnë si gjurmë e hapave, ndërsa Tha'lebiu përcjell nga Enesi r.a. të ketë thënë se gjurmët këtu nënkuptojnë hapat që bën njeriu kur shkon në xhami, ditën e xhumasë.[10] Megjithatë, konteksti i ajetit i lë hapur çështjet e të kuptuarit, qoftë në kuptimin e përgjithshëm, qoftë në atë të veçantë a specifik, dhe të vërtetën e di vetëm Allahu i Gjithëdijshëm.

Dijetari i mirënjohur Shenkiti, në lidhje me kuptimin e këtij ajeti, ka disa qasje mjaft interesante, të cilat do t'i cekim shkurtimisht. Ai, ndër të tjera, thotë: "Shohim se Allahu xh.sh. në këtë ajet cek katër gjëra:

- Allahu do t'i ringjallë të vdekurit, pa dyshim, meqë në lidhje me këtë ka folur në cilësinë e të Madhërishmit, se Ne do t'i ringjallim të vdekurit;
- Ai ka shënime të sakta për ato që vepruan njerëzit në këtë botë;
- Ai i regjistron madje edhe gjurmët (hapat) e njerëzve; dhe
- Ai çdo shënim a vepër e ruan në një Libër të sigurt *(Levhi Mahfudh).*

Në lidhje me këto katër çështje të theksuara, kanë ardhur ajete të shumta në Kuran, sa për të na vërtetuar lidhmërinë e përpiktë dhe të mrekullueshme tematike në mes ajeteve kuranore.

- Për sa i përket ringjalljes së njerëzve pas vdekjes, për se nuk ka pikë dyshimi, do të sjellim vetëm një ajet, ajetin e 7 të sures *Et-Tegabun*: ***"Ata që nuk besuan, menduan se kurrsesi nuk do të ringjallen. Thuaj: "Po, pasha Zotin tim, patjetër do të ringjalleni dhe do të njiheni me atë që keni punuar, e ajo për Allahun është lehtë!"***

- Për sa i përket faktit se melaiket e Allahut shënojnë dhe shkruajnë veprat e njerëzve në këtë botë, flasin shumë ajete, ndër to edhe ajeti në vazhdim:

***"Ky është libri ynë*** *(shënimet e veprave tuaja)* ***që dëshmon të vërtetën*** *(të saktën)****, Ne kemi kërkuar të shkruhet se ç'vepronit."*** *(El-Xhathije, 29).*

dhe:

***"Dhe vihet libri*** *(i veprave)****, e i sheh mëkatarët të frikësuar nga shënimet që janë në të, dhe thonë: "Të mjerët ne, ç'është puna e këtij libri që nuk ka lënë as*** (mëkat) ***të vogël e as të madh pa përfshirë?", dhe atë që vepruan, e gjejnë të gatshme - para tyre, e Zoti yt nuk i bën padrejtë askujt."*** *(El-Kehf, 49).*

- Për sa u përket gjurmëve (hapave), Allahu thotë:

***"...Nuk kapërcejnë ndonjë luginë, e që të mos u shënohet*** *(për shpërblim)* ***atyre..."***

Kurse, për sa i përket Librit të ruajtur, Allahu thotë:

***"...Asgjë nuk kemi lënë pa evidentuar në Libër*** *(Kur'anin)****..."*** *(El-En'am, 38)*[11]

## Margaritarët e urtësisë në këto ajete

- *Kurani fisnik është mrekulli e përjetshme e Muhamedit a.s. deri në Ditën e Gjykimit. Ai është zbritje dhe Fjalë e Allahut të Plotfuqishëm, të cilit nuk mund t'i vishet ndonjë e pavërtetë a shpifje në asnjë mënyrë.*
- *Vërtetim hyjnor se Muhamedi a.s. është i Dërguar i Allahut , të cilin Ai e dërgoi si mëshirë dhe udhëzim për mbarë njerëzimin me mesazhin e paqes.*
- *Mesazhi i Muhamedit a.s. nuk është vetëm për arabët, veçse edhe për tërë njerëzit e botës, sepse pas tij më nuk do të ketë tërheqës të vërejtjeve. Vargu i të dërguarve të Allahut me të ka marrë fund. Ai është vula e të dërguarve.*
- *Paria e kufrit dhe e mizorisë nga banorët e Mekës, që as nuk dëshironin të përfillnin udhëzimin hyjnor, vërtet e kanë merituar përjetësinë në zjarr dhe ndëshkimin, sepse insistuan në pabesimin e tyre dhe parapëlqyen të mbanin anën e së keqes në këtë botë. Këtë fat do ta kenë edhe pabesimtarët e tjerë në çdo kohë e vend qofshin.*
- *Mëshirën e Allahut e meritojnë vetëm ata që, kur thirren për të besuar, u hapen zemrat dhe gjokset e tyre nga imani. Këta janë të dashurit e Allahut dhe robërit e Tij të sinqertë.*[12]
- *Besimi në ringjalljen pas vdekjes, është një prej kushteve të Imanit, Allahu që na ka krijuar, ka edhe mundësinë që të na ringjallë sërish, duke na kujtuar botën e Ahiretit për çdo imtësi që kemi punuar, qoftë e mirë apo e keqe.*
- *Allahu xh.sh. betohet në krijesat e Tij, ndërkohë që njeriut nuk i lejohet betimi në askënd tjetër përveç në Allahun xh.sh.. Prapa betimeve të Allahut xh.sh. pa dyshim, qëndrojnë urtësi të shumta, për të cilat ne dimë fare pak..*

*- vijon-*

---

*Fusnotat:*

1. Ebu Neim El Asbehani ***"Delail en-Nubuvveh"***, vëll. 1-2 fq. 200, (hadithi është klasifikuar nën numrin rendor -153), Bejrut 1986.
2. Po aty, fq. 200
3. Shih: ***"Esbabun-n-Nuzul"*** - nga Vahidiu; Imam Tirmidhiu këtë hadith e ka ngritur në gradën *"hasen"*, ndërkohë që Hakimi këtë hadith e konsideron si *"sahih";* Shih edhe: Ibn Atijje ***"El-Muharreru-l vexhiz fi tefsiri-l-kitabi-l-aziz"***, vëll. IV, fq. 445, Bejrut, 2001.
4. Tranmseton Taberiu nga Ali bin Ebi Talha e ky nga Ibn Abbasi; Shih: ***"Et-Tefsiru-s-Sahih - Mevsuatu-s-Sahih el mesburi mine-t-tefsiri bil me'ëthuri"*** nga Dr.Hikmet bin Beshir bin Jasin, vëll. IV fq. 178, Medinë, 1999 (1420 h.)
5. ***Tefsiri i Kurtubiut***, vëll. 17, fq.409.
6. ***Tefsiru-l Kur'ani-l Aziz"*** nga Ebu Abdullah bin ebi Zemenin, fq.38. vëll.IV, Kajro, 2002.
7. ***El-Muharreru-l Vexhiz***, vëll. IV, fq.445.
8. ***Tefsiri i Meragiut*** vëll.22, fq.147, Kajro 1946.
9. Shih më gjerësisht: Ibn Kajjim el Xhevzijj ***"Ed-Dav'u-l munir ale-t-Tefsir"*** vëll.V, fq. 112-113, Rijad, pa vit botimi, (Këtë tefsir nga veprat e Ibn Kajjimit e ka tubuar Ali Muhamed es-Salihi).
10. ***"El-Muharrerul Vexhiz"***, 4/448.
11. Shih më gjerësisht Tefsirin e Shenkitit ***"Advaul Bejan"***
12. ***"Tefsiru-l Munir"***, vëll. 22, fq. 297-298.

# Hixhreti dhe ndikimi i tij në zhvillimin e së drejtës së Sheriatit

Nexhat Ibrahimi



## Hyrje

Hixhreti[1] i myslimanëve nga Meka në Medinë, konsiderohet ndër ngjarjet më të mëdha dhe më të rëndësishme në historinë islame në përgjithësi, që bëri ndryshime të thella edhe në historinë botërore. Janë të shumta akseset rreth kësaj teme, si fetare, historike, letrare etj., por me këtë rast do të hedhim vetëm disa shkëndija në një pikëpamje paksa specifike të Hixhretit – sa është dhe cili është roli dhe ndikimi i Hixhretit të myslimanëve në të drejtën e Sheriatit në Islam.

Mekasit myslimanë braktisën qytetin e tyre, shtëpitë e tyre, që të shpëtonin qenien e tyre fizike, dhe për të mbrojtur Fjalën e Zotit, me çmimin më të lartë – jetën, pasurinë dhe kujtimet e vendlindjes. Në anën tjetër, kemi një shembull të pashoq të medinasve myslimanë, të cilët sakrifikuan qytetin e tyre, pasurinë e tyre, jetët e tyre, për t'i pranuar mekasit (muhaxhirët) myslimanë në mjedisin e tyre, dhe për të shpëtuar fenë e tyre. Pritja e mekasve nga medinasit nuk ishte pritje e zakonshme refugjatësh, as pritje e pranim i imponuar nga forca apo rrethana të ndryshme politiko-shoqërore, por ishte një pritje e mirëfilltë, e sinqertë vëllazërore. Madje, në disa raste kemi edhe trashëgimi të ndërsjellë.

Po Hixhreti ka pasur ndikim edhe në zhvillimin e mëvonshëm të Islamit, sepse pjesa më e madhe e karakterit juridik të Kuranit është shpallur në Medinë. Në këtë periudhë edhe shumë ibadete islame morën formën përfundimtare, sikurse janë namazi, agjërimi, zekati, Haxhi etj..[2]

Për ta lehtësuar perceptimin e vetë Shpalljes dhe inkorporimin e implementimin e normave juridike islame, do të bëjmë edhe disa shpjegime të nevojshme.



## Shpallja e Kuranit në Mekë

Shpallja e Kuranit në Mekë ka zgjatur për më shumë se 12 vjet. Suret mekase janë më të shkurtra nga vëllimi, por shumë dinamike, me një ngjyrë intonative, të natyrës besimore, dhe më tepër flasin për betimin në Allahun, për Ditën e Gjykimit, për Ringjalljen, sepse Meka ishte përplot idhujtari, dhunë racore, klasore dhe shumë të këqija të tjera. Në këtë kohë Kurani nxiti respektimin ndaj qenies njerëzore, theksoi vëllazërinë fetare, të cilën e imponontë dhuna idhujtare e mekasve, i bëri thirrje arsyes njerëzore të mendojë për krijimin e qiejve dhe Tokës, të njeriut dhe të begative të shumta në ajër, tokë dhe ujë. Në këtë periudhë na ofrohen shembuj të ndryshëm nga jeta e pejgamberëve të shumtë dhe e popujve të tyre, bën fjalë për veprimet e tyre të liga a të mira dhe sugjeron që të marrim mësim nga rrëfimet kuranore. Ata që nuk e përdorin arsyen *(...li kawmin jetefekkerun ...)* do ta përjetojnë ndëshkimin e Krijuesit. Periudha mekase e bëri të qartë se Kurani nuk është fjalë e Muhammedit a.s., veçse Fjalë e Zotit, e dërguar nëpërmjet Muhammedit a.s., për njerëzinë.

Namazi ishte i njohur përafërsisht në periudhën mekase, por edhe ai formën përfundimtare do ta merrte vetëm në Medinë. Në këtë periudhë myslimanët ishin të paktë dhe ende nuk mund të flitej për një demonstrim publik të Islamit, dhe për norma juridike, përveçse në formë individuale dhe veprime të herëpashershme, sepse së pari duheshin përgatitur dhe forcuar morali dhe dinjiteti i njeriut, dhe vetëm pastaj të niste veprimi në praktikë.

Për shumë arsye, dhe sidomos për shkak të ruajtjes biologjike të besimtarëve dhe për shkak të zhvillimit të plotë të pikëpamjes juridike në Islam, ndodhi Hixhreti (shpërngulja) i besimtarëve nga Meka në Medinë. Në këtë mënyrë, Islami në Medinë mori formën e plotë juridike, sikurse në Mekë mori formën e besimit.

## Shpallja e Kuranit në Medinë

Surja e parë e shpallur në Medinë është *El-Bekareh*, por kjo nuk dallon shumë nga ato mekase, mbase për shkak të periudhës transitore Mekë - Medinë. Në anën tjetër, edhe pse do të zotërojë pikëpamja juridike, nuk ka munguar as ajo e besimit. Mirëpo, ndër detyrimet fe-

tare që janë obliguar në Mekë, është namazi (në Natën e Israsë e Miraxhit) dhe abdesti. Namazin e parë Muhammedi a.s. e ka falur me Aliun r.a., kurse krijesa e parë të cilën Muhamedi a.s. e ka mësuar se si merret abdesti, është Hatixhja, r. anha. (edhe pse abdesti është detyruar në Medinë). Njësoj ndodhi edhe me namazin e xhumasë, i cili kishte filluar të praktikohej qysh në periudhën mekase, nga Mus'ab ibn Umejr, të cilin Muhamedi a.s. e urdhëroi t'i falte dy rekate farz, ditën e xhuma. Muhamedi a.s. xhumanë e tij të parë e ka falur në vendin Kuba, katër ditë pasi kishte arritur në paralagje të Medinës.[3] Krahas xhamisë në Kuba, Muhamedi a.s. aty ndërtoi edhe hapësirën Suffa, e cila ditën do të shërbente si shkollë, kurse natën si bujtinë për të pastrehët.[4]

## Vëllazërimi ndërmjet muhaxhirëve dhe ensarëve

Ndër veprimet e para që Muhamedi a.s. bëri në Medinë, ishte vëllazërimi ndërmjet muhaxhirëve (mekasve) dhe ensarëve (medinasve). Ky vëllazërim u krye në prani të shumë besimtarëve në shtëpinë e Enes ibn Malikut. Sipas kontratës së lidhur, ata ndërmjet tyre do të trashëgoheshin sikurse vëllezër të lindur (po jo edhe farefisi i tyre[5]). Kjo ishte gatishmëria e medinasve që të sakrifikonin pasurinë, sikurse tashmë këtë gatishmëri kishin treguar mekasit duke lënë tërë pasurinë në Mekë, për të shpëtuar fenë Islame. Gatishmëria e të dyja palëve nevojitej, sepse në kohën vijuese do të pasonin konflikte të rrepta me mushrikët e Mekës dhe me të tjerë. Nuk duhet harruar se kjo normë juridike pati vlerë kohore të kufizuar, sepse, pas Betejës së Bedrit, do të shfuqizohej me ajetin vijues:


وَالَّذِينَ آمَنُوا مِن بَعْدُ وَهَاجَرُوا
وَجَاهَدُوا مَعَكُمْ فَأُولَٰئِكَ مِنكُمْ
وَأُولُو الْأَرْحَامِ بَعْضُهُمْ أَوْلَىٰ بِبَعْضٍ
فِي كِتَابِ اللَّهِ إِنَّ اللَّهَ بِكُلِّ شَيْءٍ عَلِيمٌ

"Edhe ata që u bënë besimtarë më vonë, që mërguan dhe luftuan bashkë me ju, janë vëllezërit tuaj; ndonëse, sipas Librit të Allahut, besimtarët që kanë lidhje farefisnore, janë më të afërt për njëri-tjetrin (në ndarjen e trashëgimisë). Me të vërtetë, Allahu është i Dijshëm për çdo gjë." (El-Enfal, 75)[6]

## E drejta e femrave dhe e fëmijëve për trashëgiminë

Deri në Hixhret, arabët zbatonin të drejtën trashëgimore zakonore sipas traditës parakuranore të xhahilijetit. Sipas kësaj tradite, të drejtë trashëgimi nuk kishin femrat dhe fëmijët e të dy gjinive. Të drejtë trashëgimi kishin ata çuna të cilët ishin *"të aftë të kalëronin kalin dhe të përdornin shpatën"*, ose të gjithë ata që mund të arrinin pre lufte, ose që ishin të aftë ta mbronin prenë e rrëmbyer.[7]

Këtë veprim të padrejtë ndaj femrave dhe fëmijëve, Islami e shfuqizoi me ajetin mbi trashëgiminë, kurse si shkas qe marrë rasti i vdekjes së ashabit Ews ibn Thabit. Të afërmit e tij, pas vdekjes së Ewsit, ia morën tërë trashëgiminë, duke lënë gruan, dy vajzat dhe djalin e Ewsit pa mjete për jetë.[8]

Njësoj ndodhi edhe me gruan e Sa'd ibn Rebies, së cilës, pas vdekjes së burrit në Uhud, kunati ia mori tërë pasurinë, kështu që ajo me të dy vajzat e saj, mbeti e pambrojtur.[9] Pasi i erdhën këto ankesa Muhammedit a.s., shumë shpejt filloi zbritja e ajetit, i cili i rregullon këto gjëra në përgjithësi:



"Meshkujve u takon pjesë nga ajo që u kanë lënë prindërit dhe të afërmit, por, edhe femrave u takon një pjesë nga ajo që u kanë lënë prindërit dhe të afërmit, qoftë ajo pak ose shumë, si pjesë e caktuar dhe e detyruar." (En-Nisa, 7).

Më vonë, kemi edhe hollësitë rreth trashëgimisë:

"Nuk bën që besimtari të vrasë besimtarin, përveçse gabimisht. Kush vret një besimtar gabimisht, duhet të lirojë një besimtar të robëruar dhe t'u paguajë gjakun trashëgimtarëve të të vrarit, përpos rastit kur familja e të vrarit ia fal gjakun. Nëse i vrari është nga një popull që e keni armik dhe njëkohësisht është besimtar, duhet të lirohet një besimtar i robëruar. Nëse i vrari është nga një popull me të cilin ju keni lidhur marrëveshje, i duhet paguar gjaku familjes së tij, duke liruar edhe një besimtar të robëruar. Ai që s'mund të gjejë rob, duhet të agjërojë dy muaj rresht. (Kjo është bërë) në shenjë pendimi para Allahut. Se Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë." (En-Nisa, 92).

## Ndërrimi i Kibles nga Jerusalemi në Qabe

Namazi qe urdhëruar qysh në Mekë, por ai nuk kishte formën përfundimtare. Të gjitha namazet farze kishin nga dy rekate. Kjo praktikë ndryshoi, sipas Aishes, r.anha, vetëm tre muaj pas Hixhretit, kur namazet morën formën e tashme. Gjatë çdo namazi myslimanët i drejtoheshin Jerusalemit, madje edhe xhamia e parë e Muhamedit a.s. mihrabin e pati të kthyer drejt Jerusalemit. Kjo gjendje ndryshoi 16 ose 17 muaj pas Hixhretit, kur Allahu i gëzoi të gjithë muhaxhirët dhe përgjithësisht myslimanët, që Kibleja e myslimanëve të jetë Meka - Qabeja[10]:

"Ne të pamë ty (Muhamed) që vazhdimisht drejtoje shikimin nga qielli. Mirë, pra, Ne do të të kthejmë ty nga kibla, që të kënaq ty. Prandaj, ktheje fytyrën tënde nga Xhamia e Shenjtë (Qabeja)! Dhe kudo që të gjendeni, kthejeni fytyrën tuaj nga ajo anë! Pa dyshim, ata të cilëve u është dhënë Libri (Tevrati), e dinë se drejtimi nga Qabeja është e vërteta prej Zotit të tyre. Allahu nuk është i pakujdesshëm ndaj punëve që ata bëjnë." (El-Bekare, 144).



Me ajetin që ndryshoi drejtimi i Kibles, myslimanëve iu rrit morali dhe vullneti i punës. Ata fituan kurajo se një ditë do të ktheheshin në shtëpitë e tyre dhe Qabenë do ta pastronin nga idhujt e shumtë. Namazi i parë që fali Muhamedi a.s. drejt Qabesë, ka qenë *ikindia*.[11]

Edhe namazi i xhenazes është obliguar në Medinë, sidomos hollësitë u bënë të njohura pas Betejës së Uhudit.[12] Pas Hixhretit janë caktuar edhe zekati dhe agjërimi, e pastaj edhe Haxhi.[13]

## E drejta penale dhe marrëdhëniet e ndërsjella me jomyslimanët

Pas Hixhretit janë përcaktuar edhe bazat e së drejtës penale. U vendos parimi i barazisë së të gjithë njerëzve para ligjit, pa marrë parasysh pozitën shoqërore. Kështu që nuk u përfill intervenimi për Fatime Mahzumin, e cila kishte vjedhur, sado që kishte prejardhje nga një familje autoritative.[14] Çdokush përgjigjet për veprat e veta. Juristët hanefinj do të përfundojnë se gjaku i pafajshëm i derdhur i jomyslimanit është i vlefshëm, sikurse edhe ai i myslimanit. Këtë do ta arsyetojë më vonë edhe Ibn Rushdi në veprën e tij të fikhut *Bidajet'ul-muxhtehid*.[15]

Muhamedi a.s. rregulloi edhe marrëdhëniet ndërnjerëzore në Medinë, ndërmjet myslimanëve dhe hebrenjve, të krishterëve dhe idhujtarëve, duke nënshkruar marrëveshjen, të njohur si Karta e Medinës.[16]

## Përfundimi

Studimi i hollësishëm i Islamit, dhe në veçanti i së drejtës islame, zbulon se bazat e së drejtës islame u vendosën në periudhën medinase, por duke përfshirë edhe periudhën mekase, si fazë përgatitore dhe pjesë e pandashme. Periudha medinase mëson se Hixhreti nuk paraqet sukses vetëm në aspektin politik, ushtarak e strategjik, social e ekonomik, por paraqet sukses edhe në atë juridik e kulturor, duke përcaktuar obligimet dhe përgjegjësitë për të gjithë banorët e Bashkësisë Myslimane – Umetin, për të funksionuar një shtet. Pra, Hixhreti përbën fillimin e ndritshëm të sistemit juridik islam, dëshmimin praktik të periudhës mekase të besimit në Një dhe të Vetmin Allah.

*Literatura:*


1. Abdulhamid Mahmud Tuhmaz, Hanefijski fikh, libri 1, 2, 3, 4, Sarajevë, 1423-1425 h./2002-2004.
2. Ibn Abbas, Tefsir, 2, Sarajevë, 2007/ 1428h.
3. Ibn Rushd, Bidajet'ul-muxhtehid we nihajet'ul-muktesid, pjesaI-II, botimi VIII, Bejrut, 1406 h./1986.
4. Ibrahim Dzananovic, Uticaj hidzre na seriatsko pravo, revista Islamska misao, nr. 25, Sarajevë, 1981. (http://test.rijaset.ba/index.php?Itemid=76&id=280&option=com_content&task=view)
5. Jusuf El-Karadavi, Fikhu zekat, libri 1, Shkup, 1426 h./2005.
6. Jusuf El-Kardavi, Halal i haram u islamu, Novi Pazar, 1997.
7. Mehmed Begovic, Serijatsko bracno pravo, Beograd, 1936.
8. Mehmed-Ali Cerimovic, Seriatsko nasljedno pravo (Feraiz), Sarajevë, 1937.
9. Muhammed Hamidullah, Muhammed a.s., 1-II, botimi II, Sarajevë, 1983.
10. Muhammed Husejn Hejkel, Zivot Muhammeda a.s., Sarajevë, 1425 h./2004.
11. Nexhat Ibrahimi, Leksikoni i thukët Islam, dorëshkrim për botim në SHB Dituria Islame në Prishtinë.
12. Sulltan Ahmed Kureshi, Letrat e Muhammedit a.s., Shkup, 2004.
13. Shewqi Abu Khalil, Atlas on the Prophet's Biography - Places, Nations, Landmarks, Rijadh, 2004.


*Fusnotat:*

1. **Hixhret** - (arab.) - shpërngulja, migrimi i Muhammedit a.s. nga Meka në Medinë në vjeshtë të vitit 622, të cilin e bëri bashkë me Ebu Bekrin r.a.. Hixhret quhet edhe kalendari musliman, i cili filloi në vitin 622 e.r.. Sipas: Nexhat Ibrahimi, Leksikoni i thukët Islam, dorëshkrim për botim në SHB Dituria Islame në Prishtinë.
2. Për zhvillimin e fikhut shih: Abdulhamid Mahmud Tuhmaz, Hanefijski fikh, libri 1, 2, 3, 4, Sarajevë, 1423-1425 h./2002-2004.
3. Shih: Ibrahim Dzananovic, Uticaj hidzre na seriatsko pravo, revista Islamska misao, 1981, Sarajevë, nr. 25, fq. 18-20, ose versioni elektronik në: http://test.rijaset.ba/index.php?Itemid=76&id=280&option=com_content&task=view. (Në këtë shkrim jemi mbështetur më së shumti).
   Ajeti që urdhëron xhumanë është zbritur më vonë në Medinë. *"O besimtarë, kur të thirreni për (të falur) namazin (e xhumasë) në ditën e premte, nxitoni për ta përmendur Allahun dhe pezulloni tregtinë! Kjo, që ta dini, është më mirë për ju! Dhe, kur të përfundojë namazi, atëherë shpërndahuni nëpër tokë, kërkoni nga mirësitë e Allahut dhe përmendeni shumë Allahun, në mënyrë që të shpëtoni."* (El-Xhumu'a, 9-10).
3. Ky objekt konsiderohet si universiteti i parë islam. Gjerësisht: Muhammed Hamidullah, Muhammed a.s., 1, botimi II, Sarajevë, 1983, fq. 166-167 dhe pjesa II, fq. 82 e tutje.
4. Sipas: Mehmed-Ali Cerimovic, Seriatsko nasljedno pravo (Feraiz), Sarajevë, 1937, fq. 4.
5. Sipas: Mehmed-Ali Cerimovic, op. cit., fq. 5. Ose: Ibn Abbas, Tefsir, 2, Sarajevë, 2007/1428 h., fq. 310.
6. Ibrahim Dzananovic, op. cit. Krhs.: Mehmed Begovic, Serijatsko bracno pravo, Beograd, 1936, fq. 94-98.
7. Ibrahim Dzananovic, op. cit
8. Sipas: Mehmed-Ali Cerimovic, op. cit., fq. 5. Shih faqet: 5-99.
9. Shewqi Abu Khalil, Atlas on the Prophet's Biography - Places, natiuons, Landmarks, Rijadh, 2004, fq. 108-109.
10. Muhammed Husejn Hejkel, Zivot Muhammeda a.s., Sarajevë, 1425 h./2004, fq. 398 e tutje.
11. Abdulhamid Mahmud Tuhmaz, Hanefijski fikh, libri 1, Sarajevë, 1423 h./2002, fq. 415.
12. Ibid., fq. 435-670. Jusuf El-Karadavi, Fikhu zekat, libri 1, Shkup, 1426 h./2005, fq. 64-65.
13. Abdulhamid Mahmud Tuhmaz, Hanefijski fikh, libri 3, Sarajevë, 1425 h./2004, fq. 416.
14. Ibid., fq. 82 e tutje; Krhs.: Ibn Rushd, Bidajet'ul-muxhtehid we nihajet'ul-muktesid, pjesaI-II, botimi VIII, Bejrut, 1406 h./1986.
15. Sulltan Ahmed Kureshi, Letrat e Muhammedit a.s., Shkup, 2004, fq. 63 e tutje. Jusuf el-Karadavi, Halal i haram u islamu, Novi Pazar, 1997, fq. 428-438.

# H i x h r e t i

**Rrustem Spahiu**

**“Allahu është i kënaqur me të hershmit e parë prej muhaxhirëve** (migruesve) **dhe prej ensarëve** (vendësve-ndihmëtarë ) **dhe prej atyre që i pasuan ata në punë të mira, edhe ata janë të kënaqur ndaj tij. Atyre u ka përgatitur xhennete, në të cilat rrjedhin lumenj,ku do të jenë përjetë të pasosur, e ky është fitim i madh”** (Et-Tevbe, 100).

Hixhreti, kjo ndodhi e madhe e myslimanëve përmendet 21 herë në Kuranin e madhërueshëm dhe më shumë se në 40 hadithe sahi, që flasin për Hixhretin. Kjo nuk është vetëm një ngjarje historike që i takonte një gjenarate, po një ngjarje grandioze dhe modeli më i përsosur i ndërtimit të shtetit islam dhe ruajtjes së fesë islame. Më tutje, Kurani thotë se ata që shpërngulen vetëm për Allahun, pasi të jenë të ndjekur, do t’i vendosim qysh në këtë botë në një vend të bukur, e shpërblimi në botën tjetër do të jetë akoma më i madh- vetëm ta dinin këtë!

Të gjithë popujt e botës, civilizimet e mëdha që prej fillimit të botës i kanë shënuar, i shënojnë edhe sot ditët e mëdha të historisë së vet. Grekët e vjetër i numëronin ditët nga Olimpiada e par; romakët nga ndërtimi i Romës; jehudinjtë nga krijimi i botës; të krishterët nga lindja e Isait a.s. etj. Në kohën e pejgamberëve më të hershëm kalendarët janë shënuar nga ngjarjet e rëndësishme, si ndërtimi i Qabesë në kohën e Ibrahimit a.s.; arabët pak para përhapjes së Islamit, më saktë në vitin kur lindi Muhamedi a.s., kohën e llogaritën nga viti i elefandit (Amulfil). Kalendarët e disa civilizimeve janë zhdukur bashkë me ato civilizime, kurse Hixhreti vazhdon të përkujtohet në tërë botën edhe sot e deri në Ditën e Gjykimit, sepse ajo nuk është vetëm ditë e çlirimit nga turbullirat, ditë e çlirimit nga shkeljet e rënda të të drejtave të njeriut, që bënin idhujtarët ndaj myslimanëve, po është ditë e paralajmërimit dhe e themelimit të marrëdhënieve të reja njerëzore në një vend të sigurt, banorët e të cilit të drejtat e tyre i nxirrnin nga Ligji Hyjnor. Hixhreti, pra, për myslimanët nuk ishte vetëm çështje e zgjedhjes së lirë, por detyrë obligative, për secilin që ishte i aftë të ndihmonte me të gjitha potencialet e veta, në ndërtimin e atdheut më me prosperitet dhe më të sigurtin (Darusselam).




Ndërtimin e shtetit të së drejtës dhe shoqërisë në të, pa marrë parasysh strukturën ekzistuese nacionale dhe fetare, kanë mundur ta realizojnë vetëm ata që ishin kalitur në furtunat e sprovave të panumërta, duke e vërtetuar kështu bindshmërinë e tyre ndaj parimeve të përsosura islame. Ndërtimit të kësaj shoqërie kompakte, i pati paraprirë pastrimi i vendosur i të gjitha dobësive të tyre individuale. Për një detyrë të ndershme, e mbi të gjitha, me shumë përgjegjësi janë zgjedhur myslimanët e parë muhaxhirë dhe ensarë, të cilët Allahu i shpërbleu në këtë botë, siç e pamë në ajetin kuranor që përmendëm më lart.

## Kalendari Islam

Muhamedi a.s. kishte përmendur nevojën e themelimit të kalendarit të ri, por kjo çështje edhe shumë të tjera, për shkaqe praktike, u ishte lënë ashabëve që të vendosin me vendim unanim (Shura). Është shumë e natyrshme që kjo çështje të ishte vendosur në kohën e sundimit të halifit të dytë, Ymerit. Në atë kohë Islami qe përhapur dhe kishte dalë në arenën botërore. Raportet e guvernatorëve që arrinin nga krahina të ndryshme, ishin pa shenja dhe data të sakta. Në një transmetim thuhet se në një raport bëhej fjalë për një çështje në muajin shaban. Meqë nuk ishte e qartë se me cilin vit kishte të bënte, kjo u bë si arsye formale që të aktualizohej çështja e kalendarit.

Taberiu thekson se hazreti Omeri në vitin e tretë të sundimit të tij, viti i 17 pas Hixhretit, kishte mbledhur këshilltarët, të cilët vendosën që kalendari i ri të fillonte më 1 të muajit muharrem ditën e Hixhretit të Pejgamberit a.s prej Mekës në Medinë, që perputhet me ditën e premte, 17 gushti i vitit 622 miladi.

Pas takimit të tretë të fshehtë me 70 banorë të Jathribit në Akabe, Pejgamberi a.s. insistoi të nënshkruhej kontrata për lojalitet për të gjitha çështjet e rëndësishme jetësore. Atëherë Abdulla bin Affan i thotë Pejgamberit a.s.: "Kushtëzo për Zotin tënd dhe për ty, çfarëdo që dëshiron" e Pejgamberi a.s. i tha: "Nga ju kërkoj, për Zotin tim, që t'I nënshtroheni Atij dhe të mos I bëni shok, e për veten kërkoj që të obligoheni se do të më ndihmoni sa herë që të kërkoj, dhe se do të më mbroni ashtu siç mbroni veten, gratë tuaja, fëmijët dhe pasuritë tuaja".

Pas lidhjes së kësaj kontrate, Pejgamberi a.s., i shoqëruar nga Ebu Bekri, shoku i tij më besnik, në datën e lartshënuar, u nisën për rrugë, duke lënë në shtëpinë e në shtratin e Pejgamberit a.s. Aliun r.a., i cili në çdo kohë mund të copëtohej me shpata nga idhujtarët e egërsuar, të cilët mundoheshin të pengonin gjithsesi shpërnguljen e myslimanëve dhe të Pejgamberit. Këtu shihet sakrifica e Ebu Bekrit dhe Aliut r.a. Ebu Bekri ishte njeriu më i pasur i Mekës dhe ai u shpërngul i fundit në shoqëri me Pejgamberin, kurse Aliu r.a. sakrifikoi veten duke qëndruar në shtëpinë dhe në shtratin e Pejgamberit, edhe pse e dinte se, po të binte në duar të mushrikëve, do të vdiste. Pas shumë peripecish, Pejgamberi a.s. me shokët, arriti në Jathrib (Medinë) me 12 rebiul-evel, (më 24 shtator 622 miladi) dhe menjëherë qyteti u quajt Medinetul-Munevere "Qyteti i ndritur", ose vetëm "Medinë". Ky qytet në historinë e vet asnjeherë nuk ka përjetuar gëzim më të madh sesa ishte ardhja e Pejgamberit a.s. në gjirin e tij.



## Vëllazërimi i ensarëve me muhaxhirët

Ka shumë shembuj mahnitës, të cilët flasin për vëllazërimin dhe humanitetin e ensarëve ndaj muhaxhirëve. Ebu Hurejre, r.a., transmeton: "Ensarët i thanë Pejgamberit a.s. - na i ndaj plantazhet e hurmave në mes nesh dhe vëllezërve tanë muhaxhirë. Ai u tha: "jo", atëherë na ndihmoni në kultivimin e hurmave e fryti do të jetë i përbashkët. Tash është në rregull, - tha Pejgamberi e ata shtuan: "Dëgjuam dhe bindemi". Nga kjo shihet se me çfarë dashurie dhe respekti u pritën muhaxhirët nga vëllazërit e tyre ensarë, dhe kështu qe përmbyllur periudha mekase dhe filloi kthesa jetësore e Pejgamberit a.s. në Medinë. Ai qe larguar si fallëtor i nënçmuar nga vendlindja e tij, dhe erdhi si triumfues në familjen e re me autoritetin e udhëheqësit të lartë, në detyrën e Pejgamberit, për të marrë më vonë detyrën e një burrështeti, diplomati e prijësi ushtarak.

Në Medinë, që u bë qendra shpirtërore e Pejgamberit a.s., qendër e dijes dhe e luftës, muhaxhirët u pritën si vëllëzër nga medinasit dhe u zotuan me tërë mundësitë e tyre që të ndihmonin vëllezërit e tyre nga Meka. Të bashkuar në besim e në botëkuptim, në mendime dhe në fat, besimtarët u bënë një ushtri e cila së shpejti në luftën e Uhudit dhe në luftërat e tjera, si në Jermuk, Kadisi, në fushëbetejat e panumërta të Afrikës Veriore, mbrojti me gjak kufijtë e hapësirës se vet jetësore. Muhaxhirët, të cilët në emër të Zotit, u shpërngulën në Medinë dhe udhëtuan në rrugë të Zotit xheleshanuhu në shumë vende, i lavdëron edhe Kurani si njerëz të sinqertë, të cilët me veprat e tyre, merituan të shpërblehen me shpërblime të amshueshme. Në suren Et-Teube janë edhe këto fjalë: …A thua ata të cilët u japin ujë haxhinjve dhe kanë kujdes gjatë ndërtimit të Qabesë, do t'i barazonim me ata që besojnë Zotin dhe në Ditën e Gjykimit dhe luftojnë në rrugën e Zotit. Ata nuk janë të barabartë tek Zoti, Zoti nuk do t'i udhëzojë dhunuesit. Ata që besojnë dhe që janë shpërngulur (muhaxhirët) në Medinë dhe luftojnë në rrugën e Zotit, me pasuri dhe me jetën e tyre, - kanë gradë më të lartë dhe lavdi tek Allahu. Ata janë fatmirët e shpëtuar. Me gjakun e vet shokët e Muhamedit a.s. kanë dhënë të kuptojmë se, pa sakrificë, nuk ka suksese dhe fitore.

Frymëzimi i Hixhretit gjithmonë në të kaluarën ishte si burim i fuqive të reja të myslimanëve dhe zgjim shpirtëror i tyre, sa herë i kërcënonte ndonjë rrezik i zhdukjes.

Hixhreti nuk është vetëm një ndodhi historike, që flet për shpërnguljen e Pejgamberit dhe myslimanëve prej Mekës në Medinë, veçse ai është simbol moral dhe shpirtëror, i cili në zhvillimin e psikologjisë islame vë në pah pjekurinë e bindjes fetare, thellësinë e bindjes fetare, njerëzinë dhe drejtësinë. Sikur Islami para kësaj të mos e kishte rilindur shpirtin dhe të mos e kishte ndërtuar tipin e ri të njeriut, nuk do të ndodhte Hixhreti, po, skur të mos ndodhte, pasojat e tij nuk do të ishin aq të ngulitura në zhvillimin e mëvonshëm të islamizmit, të shoqërisë së re e të rendit të ri botëror, i cili po lindte dhe po zhvillohej me Muhamedin a.s. në krye.

# Hixhreti - fillim i një periudhe të re

Mr. Samir B. Ahmeti

### Hyrje

Horizonti u soll përreth boshtit të vet, duke na sjellë kujtimin e begatë të Hixhretit, i cili nuk harrohet kurrë. Historia islame regjistroi gjurmat e hixhretit, që ato të mbesin të pavdekshme gjatë tërë historisë, si dhe të jenë shkëndija për të ndriçuar madhështinë e udhëheqësit tonë (Muhamedit a.s.) në thirrjen e vërtetë dhe ngritjen e Fjalës së Allahut xh.sh., ashtu siç sinjalizojnë vështirësitë e këtij Hixhreti për sinqeritetin dhe dashurinë e ashabëve ndaj Allahut xh.sh. dhe të dërguarit të Tij.

Ngjarjet e përgjithshme të Hixhretit, dëshmojnë gjithashtu edhe kujdesin hyjnor, për besimtarët e devotshëm, të cilët ishin besnikë ndaj fesë së Allahut xh.sh..

Pra, këto dhe shumë mrekulli të tjera, e bëjnë kujtimin e Hixhretit më të ndritshëm dhe më madhështor, kujtim që konsiderohet unikat në historinë e njerëzimit në përgjithësi dhe në atë islame në veçanti, duke pasur parasysh sakrificat në rrugën dhe besimin e drejtë.

### Fjala Hixhret, në kuptimin etimologjik

Fjala "Hixhret", rrjedh nga folja arabe "haxhere - juhaxhiru", që në kuptimin gjuhësor ka këto domethënie: lënie, braktisje, dalje nga një vend dhe shkuarje në një vend tjetër. Po esenca e Hixhretit tek arabët ishte kur beduini dilte nga vendi - atdheu - shtegtar dhe shkonte në qytet. Pra çdo njeri që ndahej nga vendi i tij, qoftë ai shtegtar apo civilizues, dhe vendosej si banor i një vendi tjetër, quhet muhaxhir.

Pra, fjala "hixhret", nënkupton: kalimin nga një vend drejt një vendi tjetër.

### Fjala Hixhret, në kuptimin terminologjik

Qysh prej kohës kur Muhamedi a.s., së bashku me shokët e tij, emigruan në Medinë, fjala "hixhret" u bë fjalë e njohur dhe hyri në terminologjinë islame.

Fjala "hixhret" konsiderohet karakteristikë e veçantë e biografisë së Muhamedit a.s. dhe pjesë përbërëse e saj. Mbi të gjitha, Hixhreti është ndarës në mes dy periudhave, mekase (prej shpalljes e deri para emigrimit), si dhe medinase (pas emigrimit e deri në ndarjen e përhershme të Muhamedit a.s., nga kjo jetë në këtë botë).

Muhaxhirët janë quajtur me këtë emër, sepse, për hatër të Zotit xh.sh., patën lënë shtëpitë dhe vendbanimet e tyre, në të cilat ishin, për të kaluar në një vend tjetër, në të cilin nuk kishin familje e as pasuri, duke bërë emigrim drejt Medinës.

Historiani i shquar islam, Ibnul Ethir, në sqarimin e domethënies së fjalës "muhaxhir", e cila rrjedh nga fjala "hixhret", thotë se pikësynimi i kësaj fjale në Sheriatin islam është: "Ai që braktis familjen dhe atdheun e tij dhe vjen në vendin e Islamit, që ka për synim Pejgamberin a.s., duke e dashur atë dhe duke qenë i ndikuar prej tij".

Pra, Hixhreti nënkupton shpërnguljen e Muhamedit a.s. dhe të shokëve të tij të sinqertë, prej Mekës në Medinë, duke lënë familjen, pasurinë dhe atdheun e tyre për hatër të fesë, si dhe duke synuar arritjen e kënaqësisë së Allahut xh. sh. dhe të të dërguarit të Tij.

### Shkaqet e Hixhretit

**1. Provokimi dhe presioni**

Qysh prej kohës kur Muhamedi a.s. shpalosi thirrjen islame, së bashku me besimtarët e tij, u ballafaquan me vështirësi dhe presione të llojeve të ndryshme, nga mushrikët e Mekës. Pikërisht për këtë arsye, Muhamedi a.s. kishte menduar gjithnjë për të gjetur mbrojtje jashtë Mekës, në kohën kur banorët e saj ishin të pabindur. Ashtu siç ishte emigrimi i myslimanëve në Habeshe -Etiopi-, për të kërkuar strehim, po ashtu emigrimi i Muhamedit a.s. në Taif, për të kërkuar mbrojtje, - ishte edhe emigrimi i fundit i Muhamedit a.s. dhe shokëve të tij në Medinë, për të kërkuar strehim, mbrojtje dhe përkrahje për thirrjen islame.

Sa për ilustrim, që të vërtetojmë se prova dhe presioni kanë qenë prej shkaqeve të emigrimit nga Meka në Medinë, kemi fjalën e Ajshes r.a., e cila tregon shkakun e emigrimit të babait të saj - Ebu Bekrit r.a. - për në Medinë: "Ebu Bekri kërkoi leje nga Pejgamberi a.s. që të dilte - të emigronte - nga Meka në Medinë -, në kohën kur presioni ndaj tij u shtua…"[1].

**2. Kërkim mbrojtjeje**

Rrezet e dritës islame në Jethrib - Medinë - u paraqitën, pas takimit të Muhamedit a.s. me disa nga banorët e këtij qyteti, gjatë kohës së Haxhit. Muhamedi a.s. me ata banorë qe takuar në Akabenë e parë dhe të dytë. Ata që i besuan prej tyre, i premtuan ndihmë dhe përkrahje, se do ta ruanin atë - Muhamedin a.s. - ashtu siç e ruanin veten, gratë dhe fëmijtë e tyre. Pastaj, përhapja e fesë islame në mes banorëve të Medinës, mori aq shumë hov e përmasa të mëdha, saqë askush nuk e kishte imagjinuar. Ky përparim i fesë islame në Medinë, kishte shtangur mushrikët e Mekës.





Me këtë parapërgatitje të rrethanave, ishin krijuar kushte për myslimanët e Mekës, që të gjenin vëllezër besimtar të sinqertë, në një vend të sigurt dhe të besueshëm, të Islamit dhe paqes, siç ishte qyteti i Medinës.

Medina, me hapjen e dyerve të saj, për Islamin dhe myslimanët, u bë e gatshme me plot meritë, që të bëhej qendër për përhapjen e thirrjes islame. Nga kjo kuptojmë se ishte e domosdoshme, që thirrja islame të kalonte nga Meka në Medinë, ashtu siç ndodhi.

**3. Përgënjeshtrimi dhe dëbimi**

Përgënjeshtrimi i prijësve më të lartë kurejshitë, së bashku me shumicën e popullatës kurejshite, që i bënë Muhamedit a.s., bëri që ta detyronin atë të mendonte për ndonjë popull tjetër, i cili do ta besonte. Ashtu siç hasi mirëkuptim në fillim, e më pas edhe besim, siguri dhe përkrahje tek fiset Evs dhe Hazrexh, popullatë medinase, gjatë takimeve në Akabe.

Ashpërsia e popullit të Mekës bëri që ta përgënjeshtronin thirrjen islame, duke përdorur mënyra dhe metoda të ndryshme të dënimit. Përmes këtij dënimi, i cili arriti kulmin, myslimanët e ngratë, u detyruan të braktisnin vendin dhe familjet e tyre, aq shumë të dashur për ta, e të emigronin, në fillim drejt Etiopisë, e më pas edhe drejt Medinës, sepse nuk kishte njeri t'i strehonte, apo t'u ndihmonte. Kjo gjendje e mjerueshme e myslimanëve bëri që ata të shpresonin dhe të arrinin lirinë e besimit dhe të fesë, përderisa populli i Mekës kishte refuzuar Islamin, duke ndjekur anëtarët e tij.

**4. Frika e sprovës në fe**

Sikur të ishte dhuna dhe presioni i mushrikëve mekas i kufizuar vetëm për njerëz dhe pasuri, apo sikur të ishte për çdo gjë përveç fesë, - atëherë do të ishte më lehtë. Mirëpo, trysnia mekase ishte gjithëpërfshirëse, mbi çdo gjë që lidhej me myslimanët dhe fenë e tyre. Pra, myslimanët, për shkakë fesë së tyre, ballafaqoheshin me sprova e vështirësi të mëdha, që do të thotë, dënoheshin nëse nuk e braktisnin fenë islame.

Kurani fisnik ka dëshmuar këto rrethana të vështira, duke sqaruar se myslimanët, për shkak të besimit të tyre, përballeshin me trysni të ndryshme. Zoti xh.sh. në Kuran thotë: "Pastaj Zoti yt, atyre që, pasi u torturuan, migruan, mandej luftuan dhe qëndruan, dhe pas të gjitha këtyre vuajtjeve, s'ka dyshim se Zoti yt atyre do t'u falë dhe do t'i mëshirojë (Ai është që fal, është mëshirues)". (Nahl: 110).

"(U lejuan të luftojnë) Ata, të cilët vetëm pse thanë: "Allahu është Zoti ynë!", u dëbuan prej shtëpive të tyre pa kurrfarë të drejte. …". (Haxhxh: 40). Ky ajet kuranor bën me dije se mushrikët e Mekës insistuan me këmbëngulje që t'i dëbojnë myslimanët prej shtëpive të tyre pa të drejtë, për shkak se ata thoshin se Zoti i tyre ishte Allahu.

**5. Lejimi i luftës**

Ibën Is'haku ka përmendur se ajeti i parë që ka zbritur rreth lejimit të luftës për myslimanët, kundër atyre që u bënë zullum, ishte ajeti i kaptinës Haxhxh, ku Allahu xh. sh. thotë: "Atyre që po sulmohen me luftë, u është dhënë leje të luftojnë, për shkak se u është bërë e padrejtë, e Allahu ka fuqi për t'u ndihmuar atyre (myslimanëve)". (Haxhxh: 39).

Ashabët, së bashku me Pejgamberin a.s., dëshironin me tërë qenien e tyre të arrinin kënaqësinë e Allahut xh.sh., si dhe të duronin ndaj çdo presioni dhe trysnie që u bëhej nga mushrikët, të cilët i detyruan të braktisnin familjen, fisin dhe atdheun e tyre. Sa për ilustrim, të përmendim dëshminë e ashabit të njohur Habbab bin Eret-ti r.a., që thotë: "Emigruam me të dërguarin e Allahut s.a.v.s., duke kërkuar kënaqësinë e Allahut xh.sh., dhe mirësinë e Tij e arritëm…"[2].

Ashabët ankoheshin tek Pejgamberi a.s. për shkak se përballeshin me presionet dhe dëmet e mushrikëve, kurse i dërguari i Allahut s.a.v.s. i këshillonte me durim dhe qëndrueshmëri, duke i premtuar rrugëdalje, se një ditë do t'u lejohej lufta për t'u mbrojtur.

## Historiku i Hixhretit

Argumentet e vërteta dëshmojnë se zgjedhja e Medinës për vendemigrim të Muhamedit a.s. dhe të ashabëve, ka qenë në përputhshmëri të plotë me vahjin - Shpalljen, ashtu siç erdhi në hadithin e Pejgamberit a.s., ku thuhet: "Kam parë në ëndërr, duke emigruar nga Meka drejt një vendi me palma - pemë hurmash, më shkoi mendja se ai vend mund të jetë El Jemame[3], apo Hexher[4], por ja, ai vend ishte qyteti Jethrib - Medina"[5].

Po ashtu edhe hadithi tjetër, ku Muhamedi a.s. thotë: "Mua m'u mundësua t'a shoh vendemigrimin tuaj, ai vend është me palma, në mes dy vendeve gurore"[6].

Historianët e shquar, si Musa bin Ukbe, Ibn Is'haku dhe Ibn S'adi, bien në ujdi se Ebu Seleme bin Abdul Esed ishte i pari që kishte emigruar në Medinë. Po ashtu, nga muhaxhirët e parë qenë edhe Mus'ab bin Umejri dhe Abdullah bin Umi Mektumi, të cilët u mësonin Kuranin medinasve. Pastaj pasuan edhe muhaxhirët e tjerë, si Bilall bin Rebahi, S'ad bin Ebi Vekasi, Am-mar bin Jasiri, si dhe Umer bin Hat-tabi, ky i fundit i shoqëruar me njëzet ashabë, të cilët emigruan të mbështetur në trimërinë e Omerit r.a..

Mushrikët kurejshë qenë përpjekur, me metoda të ndryshme, të parandalonin emigrimin në Medinë, duke i provokuar ata që donin të emigronin, duke u shkaktuar probleme dhe trysni të mëdha. Disave u bllokonin pasuritë, duke mos i lejuar t'i merrnin me vete, disa të tjerëve ua

ndalonin të merrnin me vete gratë dhe fëmitë e tyre, siç ndodhi me Ebu Seleme'n, të cilin e ndanë nga bashkëshortja e tij Umu Seleme, e quajtur Hind bint Ebi Umeje, si dhe nga fëmija i tij, që quhej Seleme. Kurse atyre që kishin bërë emigrim më parë, ua konfiskonin shtëpitë dhe përfitonin nga shitja e tyre, siç ndodhi me shtëpinë e Abdullah bin Xhahshit, shtëpinë e të cilit Ebu Sufjani e kishte shitur, pasi kishte emigruar Abdullahu. Mirëpo, këto presione dhe trysni, nuk ndikuan në ndërprerjen e Hixhretit të myslimanëve. Muhaxhirët ishin të përgatitur mirë për çdo sakrificë, edhe për të hequr dorë nga pasuria dhe nga të arriturat në këtë dynja, vetëm për hatër të përgjigjes ndaj thirrësit të besimit islam, i cili ishte ngulitur në zemrat e tyre, dhe s'kishte gjë që t'i luhaste.

Historiani i shquar Ez-Zuhriu, thotë: "Pejgamberi a.s. qëndroi në Mekë pas Haxhit në ditët e mbetura të muajit Dhul Hixh-xhe, në muajin Muharrem dhe në muajin Safer. Pastaj mushrikët kurejshë u tubuan, për të marrë vendimin - d.m.th. për ta vrarë Muhamedin a.s."

Dijetari El-Hakim thotë: "Argumentet e vërteta të rangut mutevatir, dëshmojnë se dita e daljes së Muhamedit a.s. për emigrim, ka qenë ditë e hënë, si dhe hyrja në Medinë, ditë e hënë".

Para se t'i lejohej nga ana e Allahut xh.sh. Pejgamberit a.s. për të emigruar, ai për çdo ditë vizitonte Ebu Bekrin r.a., mëngjes e mbrëmje, dhe këtë e praktikonte gjithmonë. Ndërsa, atë ditë kur iu lejua të emigronte, duke qenë i fshehur me mbulesë në kokë, shkoi tek Ebu Bekri në kohën e drekës, jo si e kishte zakon më parë. E lajmëroi për emigrim. Zgjodhi kohën e drekës, për shkak se njerëzit në atë kohë strehohen në shtëpitë e tyre për të pushuar, duke ikur nga vapa. Kurse mbulimi i kokës nënkupton ndjenjën e rrezikut përreth tij, përderisa kurejshitët kishin marrë vendim për mbytjen e Pejgamberit a.s.. Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "Kujto (o i dërguar) kur ata që nuk besuan, thurnin kundër teje; të ngujojnë, të mbysin ose të dëbojnë. Ata bënin plane, e Allahu i asgjësonte, se Allahu është më i miri që asgjëson (dredhitë)". Enfal: 30.

Pasi e njoftoi Ebu Bekrin r.a. për lejen e emigrimit, Pejgamberi a.s. u kthye në shtëpi. Xhibrili a.s. e urdhëroi që atë natë të mos flinte në shtratin e tij. Kur në mesnatë u tubuan djelmoshat e familjeve kurejshite rreth shtëpisë së Pejgamberit a.s., të armatosur me shpata në dorë (mushrikët në Darun-nedve kishin marrë vendim që ta mbysnin Muhamedin a.s.), si dhe pasi e vërejti këtë, Pejgamberi a.s. i tha Aliut r.a.: "Fli në shtratin tim, mbulohu me palltën time të gjelbër hadramite, se prej tyre nuk do të të ndodhë asgjë e urrejtur. Ali r.a., si djalë i ri, konsiderohet sakrifikuesi i parë në Islam.

Pejgamberi a.s. shkoi tek Ebu Bekri r.a., meqë ishin marrë vesh që të takoheshin pas mesnatës. Ebu Bekri r.a. i kishte përgatitur dy deve dhe në çdo çast priste Pejgamberin e dashur.

Muhamedi a.s., në shoqëri me Ebu Bekrin r.a., u nisën në drejtim të shpellës Thevr. Aty qëndruan tri ditë. Gjatë natës i shoqëronte edhe i biri i Ebu Bekrit r.a., Abdullahu, i cili ditën qëndronte në Mekë, kurse në mbrëmje shkonte në shpellën Thevr, për t'i njoftuar se çfarë flitej për ta në qytet. E në mëngjes herët shkonte në Mekë, që të mos hetohej se natën e kishte bërë jashtë qytetit. Kurse bariu i Ebu Bekrit r.a., Amir bin Fuhejre, e kishte për detyrë t'i sillte dhentë për çdo natë deri tek shpella, që t'u jepte atyre në shpellë qumësht dhensh, si dhe për të humbur gjurmat e Abdullahut dhe të Esmës. E Esma bin Ebi Bekër r.a., për çdo ditë u sillte atyre ushqim. Askush nuk dyshonte se ajo shkonte atje, sepse ishte me barrë, në muajin e shtatë.



Pejgamberi a.s., së bashku me Ebu Bekrin r.a. e kishin paguar Abdullah bin Urejkitin, i cili - edhe pse ishte jomysliman, ishte i besueshëm - që t'ua tregonte rrugën më pak të ngarkuar për në Medinë. Ai shquhej si njohës i shkathët i rrugëve.

Ebu Bekri r.a. mori me vete tërë pasurinë që kishte, për t'ia lënë në kompetencë Pejgamberit a.s.. Esma thotë se ajo pasuri arrinte shumën deri në 5.000 a 6.000 dërhemë.

Gjatë kohës sa qëndruan në shpellë, mushrikët kishin arritur deri aty, duke ndjekur gjurmat e tyre. Ata ishin afruar aq, saqë Ebu Bekri r.a. i kishte parë këmbët e tyre dhe i kishte thënë Pejgamberit a.s.: 'O i dërguar i Allahut, sikur ndonjëri prej tyre të përkulet për të parë, do të na shohë'. Pejgamberi a.s. i tha: "Hesht, o Ebu Bekër, ç'mendon për dy veta, i treti i tyre është Allahu xh.sh.".[7] Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "Në mos e ndihmofshi atë (Pejgamberin), atë e ka ndihmuar Allahu; kur ata që nuk besuan, e nxorën atë vetë të dytin; kur që të dy ishin në shpellë, kur po i thoshte shokut të vet: "Mos u pikëllo (frikëso), Allahu është me ne!" E Allahu i zbriti qetësi (në shpirtin e) atij, e fuqizoi me një ushtri që ju nuk e patë; e fjalën e atyre që nuk besuan, e bëri më të ulëtën, kurse Fjala e Allahut (është) më e larta. Allahu është më i fuqishmi, më i urti". Et-tevbe: 40.

Mushrikët kurejshë shpallën lajmin se ai që arrinte ta zinte Muhamedin dhe ta dorëzonte tek kurejshët, të gjallë a të vdekur, do të merrte shpërblim njëqind deve. Shpalljen e këtij lajmërimi kurejshët e bënë haptazi para masës, kështu që populli i Mekës, me të dëgjuar për këtë shpërblim, menjëherë u shpërndanë për të kërkuar Muhamedin a.s. dhe shokun e tij, gjë që dëshmon se kontrolli ka qenë shumë i organizuar.

Mund të marrim vetëm një shembull të vërtetuar, i cili dëshmon për këtë kontroll të përpiktë.

Tregimi i Suraka bin Malikut, të cilin e tregon vet Suraka, është i gjatë, mirëpo mund ta japim shkurtimisht.

Suraka bin Malik thotë: "Isha ulur në një klub të fisit tim, kur erdhi një njeri i fisit tonë dhe u ndal para nesh duke thënë: 'Për Zotin, më herët kam parë tre veta hipurë mbi deve, të cilët kaluan pranë meje; duket të kenë qenë Muhamedi me shokë'. Unë i shkela syrin, që të heshte,

e pastaj i thashë: ‘Ata janë të bijtë e filanit, janë duke kërkuar një kafshë që u ka humbur’. ‘Ndoshta’ - u përgjigj ai, pastaj heshti. Unë qëndrova pak çaste dhe shkova në shtëpinë time, mora kalin dhe armët e u nisa drejt Muhamedit dhe shokëve të tij. Gjatë rrugës, kali im u tremb dhe më tronditi, e unë u rrëzova. Thashë ç’është kjo!! U rrëzova edhe një herë. Herën e tretë, kur isha më afër Muhamedit a.s., këmbët e para të kalit tim shafuan në rërë, e unë u rrëzova prapë. Kur kali nxori nga rëra këmbët e para, së bashku me këmbët doli edhe një tym si furtunë. Atëherë i thirra ata me zë të lartë: Unë jam Suraka bin Malik bin Xhu’shum, më pritni, dua t’ju flas, se, për Zotin, nuk do t’ju sjell asfarë dëmi’. Aq shumë ndieja frikë, saqë doja vetëm siguri, se nuk do të më ndodhte asgjë gjatë rrugës kur të kthehem në shtëpi. Pasi që kërkova, Muhamedi a.s. e urdhëroi Ebu Bekrin të shkruante, dhe ai shkroi një shkresë në një asht apo lëkurë kafshe, e cila nënkuptonte siguri - mbrojtje për mua (Suraka bin Malikun)”.

Pas ngjarjes së Surakas, Muhamedit a.s. nuk i ndodhi asnjë rrezik tjetër, derisa arriti në Medinë.

Kur kishin dëgjuar për daljen e Muhamedit a.s. nga Meka dhe nisjen e tij në drejtim të tyre, myslimanët e Medinës zunë të dilnin për çdo ditë, qysh prej mëngjesit, në skaj të Medinës dhe pritnin deri në drekë, kur dielli përcëllues i detyronte të ktheheshin për shkak të vapës së madhe.

Pas një udhëtimi të mbushur rreziqe, i cili zgjati më shumë se njëmbëdhjetë ditë, qyteti Jethrib, së bashku me popullin e tij mysliman, u nderuan nga ardhja e Muhamedit a.s.. Qe kjo Ardhja që mbushi gëzim dhe krenari myslimanët e Medinës, sepse kishte arritur Pejgamberi i tyre.

Ditën kur Muhamedi a.s. do të arrinte, jethribasit pritën derisa nuk mbeti asnjë vendstrehim, për t’u strehuar, e ata u kthyen. Kur Pejgamberi a.s. arriti, ata tashmë kishin hyrë në shtëpitë e tyre. Të gjithë ishin në pritje me zemrat plot dashuri për ta parë Pejgamberin a.s., dhe sidomos ata që i kishin besuar pa e parë, kur ja, i pari që nga pullazi i shtëpisë së tij, e pa Pejgamberin a.s. tek po vinte, ishte një jahudi jethribas, i cili thirri: “O të bijtë e Kile’s - nëna e dy vëllezërve: Evsit dhe Hazrexhit -, zotëria juaj, që po e prisni, erdhi!”

Të gjithë jethribasit myslimanë, burra, gra dhe fëmijë, dolën për ta pritur të dërguarin e Allahut xh.sh., duke marrë me vete edhe armët e tyre, për të dëshmuar qysh prej momentit të parë, se gjithnjë janë të gatshëm për të mbrojtur Pejgamberin e tyre.

Një transmetim dëshmon se numri i atyre nga ensarët, që kishin dalë për ta pritur Pejgamberin a.s., ishte pesëqind. Duke qenë të rrethuar, Muhamedi a.s. dhe Ebu Bekri r.a., hipur mbi deve, hynë në Medinë, e gjithandej dëgjoheshin zëra: “Erdhi i dërguari i Allahut. Erdhi i dërguari i Allahut”. Burrat dhe gratë kishin hipur mbi shtëpi, kurse fëmijët ishin shpërndarë nëpër rrugët e qytetit dhe thirrnin: “O Muhamed, o i dërguar i Allahut, o Muhamed, o i dërguar i Allahut”!

Ashabi El Bera bin Azib - dëshmitar rasti, thotë: “Nuk e kam parë popullin e Medinës të ishte gëzuar më shumë, aq sa i kishte gëzuar ardhja e Muhamedit a.s.”.

## Veçoritë e rëndësishme të Hixhretit:

**1- Vendosshmëria: Pse emigroi?**

Transmeton Buhariu nga Umer bin Hat-tabi r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: “Veprat shpërblehen sipas qëllimeve, andaj çdonjërit i takon ajo që ka për qëllim. Pra, kush emigron për hir të Allahut dhe të dërguarit të Tij, emigrimi i tij do të jetë për Allahun dhe për të dërguarin e Tij. Kurse kush bën emigrim me qëllim që të arrijë ndonjë të mirë të kësaj bote, apo për t’u martuar me ndonjë grua, emigrimi i tij do të jetë, për atë që ka pasur për qëllim”. (Buhariu, Muslimi).

Ndonëse emigrimi për martesë nuk është i ndaluar, ashtu siç nuk është i ndaluar as emigrimi për të arritur ndonjë të mirë e të lejuar të kësaj bote, këto lloje të emigrimeve nuk krahasohen me emigrimin që ka për qëllim ngritjen e ymetit islam.

Dallimi është shumë i madh në mes qëllimit të atij që ka braktisur çdo gjë që posedon, për hir të Allahut xh.sh., si dhe duke synuar themelimin e ymetit islam, me qëllim të zbatimit në praktikë të Ligjit të Allahut xh.sh. në tokë, dhe qëllimit të atij që synon vetëm të jetojë, edhe nëse jeta e tij është e lejuar.

**2- Emigrimi i domosdoshëm**

Dyert e thirrjes islame u mbyllën, qysh tre vjet para Hixhretit, pas vdekjes së Ebu Talibit dhe zonjës Hadixhe r.a. Qysh prej asaj kohe Pejgamberi a.s. filloi të hartonte plane për Hixhret. Sikur ta kishte besuar ndonjëri prej delegacioneve të fiseve të tjera arabe, të cilave u bëri thirrje Pejgamberi a.s., siç ishin Benu Shejban, Benu Hanife apo Benu Amir, - do të ishte e mundur që vend emigrimi të ishte ndonjë vend tjetër, dhe jo Medina. Mirëpo Allahu xh.sh. deshi që vend emigrimi të ishte Medina e ndritshme. Megjithatë, vend emigrimi nuk ka qenë edhe aq i rëndësishëm, sa ishte i rëndësishëm pikëvrojtimi se emigrimi nuk nënkuptonte një lloj përtacie krahas thirrjes islame në Mekë, apo “shkatërrim” i thirrjes në Mekë. Jo, kurrsesi.. Thirrja islame në Mekë, që prej ditës së parë, ka qenë e vështirë, mirëpo emigrimi i përgjithshëm i myslimanëve, u bë vetëm atëherë kur dyert e thirrjes islame qenë mbyllur tërësisht.

**3- Emigrimi - për të gjithë**

Natyra e vendit dhe rrethanat e tij, dallonin në mes Etiopisë dhe Medinës. Myslimanët që emigruan në Etiopi, donin ta ruanin veten, në një vend të sigurt, që feja islame të mos çrrënjosej, po qe se myslimanët në Mekë do të përballeshin me gjenocid ose asgjësim. Emigrimi në Etiopi, nuk kishte për qëllim ngritjen e një qeverie islame, po atje myslimanët emigruan si refugjatë tek mbreti i drejtë i Etiopisë. E qëllimi i emigrimit në Medinë, ishte ngritja e një qeverie islame, që qendra kryesore e së cilës të ishte Medina.

Pse i plotësonte kushtet për ngritjen e ymetit islam qyteti i Medinës, dhe Etiopia jo? Shkaku nuk ndërlidhet me largësinë nga Meka, dhe as me dallimet e gjuhës dhe të traditave, edhe pse këta janë prej faktorëve të rëndësishëm, po dallimi kryesor ishte se në Etiopi mbështetje gëzoni vetëm nga një njeri, që ishte Nexhashiu - mbreti i Etiopisë -, dhe, po të vdiste a të shkarkohej ai njeri, atëherë myslimanët do të ndodheshin në rrezik të madh. Madje myslimanët në Etiopi kanë qenë shumë afër këtij rreziku, në kohën kur aty shpërtheu luftë qytetare, kur Nexhashiu gati ta humbte sundimin e tij.. Kështu ishin rrethanat në Etiopi. Ndërsa në Medinë emigrimi nuk mbështetej në një njeri të veçantë, po në popullin e saj. Atmosfera e përgjithshme në Medinë për fenë islame, u bë e dashur dhe e dëshiruar, ose së paku aty kishte gatishmëri për të pranuar ideologjinë islame. Dhe, në fund, emigrimi në Medinë ishte një kolektiv i plotë, i të gjithëve.



**4- Vend emigrimi nuk ishte i rastsishëm**

Kjo ndikoi që emigrimi të kishte sukses në formimin e ymetit islam. Kurse emigrimi i një pjese në një vend dhe i të tjerëve në një vend tjetër, duke u shpërndarë myslimanët, edhe nëse në këtë mënyrë, disa individë mund të arrinin një sukses të përkohshëm, - kjo nuk nënkupton formimin e një ymeti. Rastësia në fenë islame nuk konsiderohet nga metodat e përmirësimit dhe të suksesit..

Emigrimi i Pejgamberit a.s. dhe i myslimanëve ka qenë organizim i hartuar mirë, me saktësi, krahas përputhshmërisë me atë që vinte nga vahji - Shpallja.

## Mësimet e nxjerra nga Hixhreti

Pasi u njohëm me të dhënat e nëntitujve të sipërpërmendur, që janë të ndërlidhura me Hixhretin, është më se e pëlqyer të bëjmë një vështrim të disa mësimeve të nxjerra nga kjo ngjarje e begatë, e të dërguarit tonë Muhamedit a.s. dhe shokëve të tij.

Në vijim do të përqendrohemi tek disa mësime, për të cilat duhet të ketë konsideratë çdo mysliman e myslimane:

1. Hixhreti evidentoi durimin e madh të Pejgamberit a.s., që shfaqi përballë çdo vështirësie dhe trysnie të mushrikëve kurejshitë, përmes të cilave myslimanët dhe Pejgamberi i tyre sprovoheshin. Mirëpo, me gjithë trysninë e madhe e të llojllojshme dhe provokimet e shumta, Muhamedi a.s. duroi derisa triumfoi. Këto trysni nuk ndikuan, veçse në shtimin e besimit dhe në forcimin e përkushtimit të Pejgamberit a.s. dhe të shokëve të tij përballë thirrjes islame.
2. Hixhreti njofton shumë qartë se thirrësi i misionit islam gjithsesi duhet të ketë Muhamedin a.s. mostër në të gjitha sferat e jetës së tij, dhe sidomos në atë fetare. Pra, thirrësi islam e ka të domosdoshme që të kërkojë një vend a ambient, ku thirrja e tij të jetë e pranuar, dhe jo të jetë i cekët, duke e kufizuar vetëm në vendin ku të tjerët e përgënjeshtrojnë, nuk i besojnë dhe nuk dëshirojnë të pranojnë mesazhin e tij fetar.
3. Sikur të mos ishte plani i hartuar nga Pejgamberi a.s. i fshehtë, emigrimi i myslimanëve dhe as i Pejgamberit a.s. nuk do të kishte sukses. Sepse, sikur ta dinin mushrikët atë plan, atëherë do të kishin marrë masa qysh në hapat e parë të emigrimit.
4. Mrrekullitë, me të cilat Pejgamberi a.s. ishte i shoqëruar, meritojnë t'u bëhet një vështrim: Qysh nga fillimi, kur Pejgamberi a.s. gjatë mesnatës doli nga shtëpia e tij pa e hetuar askush prej mushrikëve, të cilët e pritnin për ta mbytur: Gjatë rrugës, kur Suraka bin Malik pretendonte të arrinte shpërblimin e shpallur të mushrikëve, nëse arrinte ta kapte Muhamedin a.s. të gjallë a të vdekur, që nuk arriti ta bënte, etj..
5. Besnikëria dhe sinqeriteti i Ebu Bekrit r.a. konsiderohet si shembull për dashurinë ndaj Muhamedit a.s.. Ebu Bekri r.a., gjatë tërë kohës së Hixhretit, ishte i gatshëm t'i shërbente Muhamedit a.s. në çdo pikëpamje, duke marrë me vete gjatë udhëtimit edhe të gjitha të hollat, vlera e të cilve arrinte deri në 5.000 a 6.000 dërhemë. Dëshira e Allahut xh.sh. ka qenë që familja e Ebu Bekrit të dallohej prej familjeve të tjera për një karakteristikë të veçantë: 4 gjenerata të familjes së Ebu Bekrit r.a. hynë në rangun e ashabëve:

a) Ebu Kuhafe - babai i Ebu Bekrit.
b) Ebu Bekri r.a.
c) Esma bint Ebi Bekër - vajza e Ebu Bekrit.
d) Abdullah bin Zubejr bin Av-vami - i biri i Esmas, bijës së Ebu Bekrit. Ky i fundit - Abdullahu, konsiderohet djali i parë që ka lindur në Medinë.

6. Hixhreti evidentoi trimërinë e Aliut r.a., kur pranoi të flinte në shtratin e Muhamedit a.s. natën e Hixhretit, edhe pse ishte i rrezikuar nga shpatat e armiqve të Allahut xh.sh., që kishin rrethuar shtëpinë e Muhamedit a.s., që të gjithë me synimin për të goditur Pejgamberin a.s., dhe gjaku i tij të shpërndahej në të gjitha familjet e fisit Kurejsh. Mirëpo, plani i tyre dështoi dhe nuk arritën ta realizonin.

---


*Literatura e konsultuar:*

1. Es-sire en-nebevije: Ebul Hasen En-nedevi.
2. Es-sire en-nebevije fi dav il Kur'ani ve s-sune: Dr. Muhamed Ebu Shuhbe.
3. Es-sire ennebevije fi dav il mesadir el aslije: Prof.Dr. Mehri rizkullah Ahmed.
4. Es-sire en-nebevije es-sahiha: Dr. Ekrem Dija El Umeri.
5. Es-sire ennebevije fi dav il kitab ves-sune: Prof.Dr.Abdul Muhdi Abdul Kadir.
6. Muhamed A'dhamul basher: Muhamed Ahmed Hadër.
7. El Mevsuatul gazevatil kubra: Muhamed bin Ahmed Bashmil.
8. El hatabetul menberijetu: Halid Sej-jid Ali.
9. www.islamstory.com
10. Në përkthimin e ajeteve kur'anore, kam përdorur përkthimin e H.Sherif Ahmetit.


---

*Fusnotat:*

1. Buhariu: Hadithi; 4093.
2. Buhariu: nr; 1276.
3. Jemame: Qytet në Jemen.
4. Hexher: Vend në Bahrejn.
5. Buhariu: nr: 3622.
6. Buhariu: nr: 3905.
7. Buhariu: nr: 4663.

# Dita e Ashures

**Mr. Faruk Ukallo**

Festat Islame janë zgjedhje nga Allahu xh.sh. për disa kohë, duke i veçuar ato me disa adhurime apo me disa punë që duhet të kryhen gjatë tyre. Sa herë që vijnë këto festa, ngjallin ndjenjat islame në vendet myslimane, ashtu që t'I afrohen Allahut xh.sh. e të pastrohen nga mëkatet.

Vjen muaji Muharrem dhe i thërret myslimanët për agjërim, për se Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) thotë:

"Agjërimi më i vlefshëm pas Ramazanit është agjërimi i muajit të Allahut, muajit Muharrem"[1].

Ky muaj na kujton emigrimin e Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem), fillimin e shfaqjes së thirrjes islame dhe ngritjen e shtetit islam, po në këtë muaj gjejmë edhe një ditë që na kujton ngadhënjimin e një Pejgamberi tjetër, që është Musai (alejhis-selam), e ajo ditë është dita e Ashures, më 10 Muharrem të kalendarit hënor.

"Dita e Ashures është ditë madhështore, ngase këtë ditë ndodhën shumë fitore dhe ngadhënjime të së vërtetës mbi të pavërtetën, fitore të imanit mbi kufrin. Imam Ahmedi ka regjistruar nga Ibn Abbasi se këtë ditë kishte shpëtuar edhe Anija e Nuhut (alejhis-selam), prandaj, në shenjë falënderimi ndaj Allahut të Madhëruar, kishte agjëruar Nuhu (alejhis-selam)"[2].

Allahu xh.sh. ka dëshiruar që kësaj dite t'i japë meritën e saj, prandaj e ka dyfishuar shpërblimin e agjërimit të kësaj dite. Njerëzit më pas bënë mënyra të ndryshme në agjërimin e kësaj dite, futën e shtuan gjëra të reja, duke i dëshiruar të mirat, ose duke iu përshtatur njerëzve, apo duke i ndjekur dëshirat dhe duke iu përmbajtur traditës së Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem).

Kjo shtron nevojën për sqarimin e vleftës së kësaj dite, ç'duhet bërë atë ditë, dhe për sqarimin e pozitës së njerëzve në madhërimin e kësaj dite, me disa qëndrime të cilat shfaqen gjatë hulumtimit dhe studimit në këtë temë, duke e lutur Allahun xh.sh. që të kemi dobi nga këta rreshta.




### E para: Veçoria e ditës së Ashures dhe vlefta e agjërimit të saj

Për vleftën e ditës së Ashures, thuhet se Allahu xh.sh. atë ditë e shpëtoi të dërguarin e tij, Musain (alejhis-selam), dhe besimtarët që ishin me të, dhe po ashtu atë ditë përmbyti Faraonin dhe grupin e tij.

"Transmetohet nga Ibn Abbasi (radijall-llahu anhuma) se Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) erdhi në Medinë dhe i pa jehudët duke agjëruar ditën e Ashures, e tha: "Ç'është kjo ditë që agjëroni?" Ata thanë: "Kjo është një ditë e madhe, në të cilën Allahu kishte shpëtuar Musain (alejhis-selam) dhe popullin e tij, dhe e përmbyti Faraonin dhe grupin e tij, dhe e agjëroi Musai në shenjë falënderimi, prandaj e agjërojmë edhe ne". Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) tha: "Ne kemi më shumë të drejtë dhe jemi më të parë për Musain se ju", e agjëroi Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) atë ditë dhe i urdhëroi edhe të tjerët që të agjëronin"[3].

Në hadithin e Ebu Katades është cekur vlefta e agjërimit të ditës së Ashures, sepse, kur Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) ishte pyetur për agjërimin e Ashures, kishte thënë: "Agjërimi i ditës së Ashures mbulon (mëkatet) e vitit të kaluar", dhe në një transmetim tjetër: "Shpresoj tek Allahu se agjërimi i ditës së Ashures i mbulon (mëkatet) e vitit të kaluar"[4].

Po ashtu në një hadith tjetër, thuhet: "Kush e agjëron Ashuren, Allahu do t'ia falë mëkatet e një viti"[5]. Bejhekiu, në lidhje me këtë hadith, thotë: "Kjo gjë vlen për atë që agjërimi i tij rastis e ai ka mëkate, për mbulimin (faljen) e të cilave ka nevojë, e nëse agjërimi i tij rastis e mëkatet e tij janë të mbuluara (falura) me diçka tjetër, atëherë i shtohen të mirat"[6].

Madje agjërimi i Ashures është i barabartë me agjërimin e një viti, siç thuhet në një transmetim: "Ajo është sa agjërimi i një viti"[7].

Ibn Abbasi e përshkruan përkujdesjen e Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) për agjërimin e kësaj dite, e thotë: "Nuk e kam parë Pejgamberin (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) të përkujdeset për agjërimin e ndonjë dite që preferonte ndaj të tjerave, më shumë se përkujdesej për agjërimin e kësaj dite, ditës së Ashures, dhe të këtij muaji, do të thotë muajit të Ramazanit"[8].

Meqë agjërimi i kësaj dite ka vleftë të madhe, e shohim se edhe të parët tanë përkujdeseshin për arritjen e këtij shpërblimi, saqë disa prej tyre e agjëronin këtë ditë edhe duke qenë udhëtarë, duke u frikësuar mos u kalonte ajo, siç tregon Ibn Rexhebi, se një grup i tyre, ndër ta Ibn Abbasi, Ebu Is'hak Es-Sebi'i dhe Zehri, - e thotë Ibn Rexhebi: "Nëse dik-

ush nuk e agjëron Ramazanin, ka mundësi që pas tij të agjërojë aq ditë sa i kanë mbetur pa agjëruar, kurse Ashurja kalon, dhe, sipas imam Ahmedit: Ashurja agjërohet edhe duke qenë udhëtar”[9].

### E dyta: Rastet e agjërimit të Ashures

Agjërimi i ditës së Ashures ka kaluar nëpër raste dhe situata të shumta:

1- “Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) e agjëronte ditën e Ashures në kohën kur ishte në Mekë, e nuk i urdhëroi njerëzit për agjërimin e saj”.

2- “Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem), kur erdhi në Medinë, i pa jehudët duke agjëruar këtë ditë, ai vetë e agjëroi atë ditë dhe i urdhëroi edhe të tjerët që ta agjëronin, saqë urdhëroi që kush kishte ngrënë atë ditë, ta linte ushqimin menjëherë dhe të agjëronte deri në fund të ditës. Kjo ndodhi në vitin e dytë hixhri (pas emigrimit të tij), sepse ai mbërriti në Medinë në muajin Rebiul-Evvel.

3- Kur u obligua Ramazani në vitin e dytë hixhri, u shfuqizua obligueshmëria e agjërimit të ditës së Ashures, e agjërimi i saj u bë mustehab (i dëshirueshëm), andaj urdhri për agjërimin e saj nuk zgjati veçse një vit”[10].

Për këto raste të agjërimit dëshmojnë hadithe të shumta, prej tyre: Hadithi i Aishes (radijall-llahu anha) që thotë: “Kurejshët e agjëronin ditën e Ashures në xhahilijet (në kohën e injorancës), edhe Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) e agjëronte atë, dhe, pasi emigroi në Medinë, e agjëroi atë ditë dhe i urdhëroi edhe të tjerët ta agjëronin, kurse, kur u obligua muaji i Ramazanit, tha: “Kush dëshiron, mund ta agjërojë atë ditë, e kush dëshiron, mund ta lërë.”“[11].

Po ashtu transmetohet nga Er-Rubej-ji'ë bint Muavvidh të ketë thënë: “Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem), në mëngjesin e hershëm të ditës së Ashures, dërgoi lajme në fshatrat e Ensarëve që ishin rreth Medinës, duke thënë: “Kush është duke agjëruar prej jush, le ta plotësojë agjërimin e tij, e kush nuk është duke agjëruar, le ta lërë ushqimin menjëherë dhe të agjërojë deri në fund të kësaj dite”. Pastaj agjëronim dhe i nxisnim edhe fëmijët tanë të vegjël që ta agjëronin këtë ditë, shkonim me ta në xhami, e u bënim atyre lodra nga leshi dhe i merrnim me vete, dhe, kur fëmijët tanë kërkonin nga ne ushqim, atyre ua jepnim lodrat për të luajtur, që ta plotësonin agjërimin e tyre”[12].

Disa dijetarë kanë thënë: “Agjërimi i ditës së Ashures nuk ka qenë asnjëherë obligim”[13], duke u bazuar në fjalën e Muaviut (radijall-llahu anhu) se, kur ka ligjëruar ai në ditën e Ashures, ka thënë: E kam dëgjuar Pejgamberin (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) duke thënë: “Kjo është dita e Ashures, e Allahu nuk ju ka obliguar ju për agjërimin e saj, po unë jam duke agjëruar. Kush dëshiron, le të agjërojë, e kush dëshiron, mund të mos agjërojë”[14]. Ndërsa El-Hafidh Ibn Haxher El-Askalani thotë: “Nuk merret si argument kjo thënie, ndoshta Muaviu kishte dëshiruar të thoshte: “Allahu nuk jua ka obliguar agjërimin e saj rregullisht, si agjërimin e muajit të Ramazanit. Kjo fjalë e Muaviut nuk e kundërshton urdhrin e mëparshëm për agjërimin e saj, i cili u shfuqizua, duke u mbështetur në faktin se Muaviu e ka shoqëruar Pejgamberin (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) nga viti i çlirimit të Mekës (viti i tetë hixhri), kurse ata që kanë prezantuar urdhrin e Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) për agjërimin e ditës së Ashures, kanë qenë me të në vitin e parë të hixhretit dhe në ditët e para të vitit të dytë hixhri.

Andaj, nga të gjitha transmetimet, kuptojmë se agjërimi i ditës së Ashures ka qenë obligim, pasi është argumentuar urdhri për agjërimin e saj, pastaj thirrja e të gjithë njerëzve për agjërimin e kësaj dite; më pas edhe urdhri se kush nuk është zgjuar agjërueshëm atë ditë, le ta lërë ushqimin menjëherë dhe të agjërojë deri në fund të ditës; më pas edhe urdhri për nënat që të mos u japin gji fëmijëve të tyre gjatë asaj dite. E nga fjala e Aishes (radijall-llahu anha): “Kur është obliguar agjërimi i Ramazanit, është lënë Ashurja”[15], kuptojmë se dëshira për agjërimin e kësaj dite nuk është lënë, ajo ka mbetur, dhe kjo dëshmon se obligueshmëria e saj është lënë”[16].

Meqë agjërimi i ditës së Ashures në fillim ka qenë obligim, agjërimi i saj tani është mustehab (i dëshirueshëm).

Dëshira për agjërimin e saj është e vërtetuar me fjalën e Ibn Abbasit (radijall-llahu anhuma): “Nuk e kam parë Pejgamberin (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) të përkujdeset për agjërimin e ndonjë dite që preferonte ndaj të tjerave, më shumë se përkujdesej për agjërimin e kësaj dite, ditës së Ashures, dhe këtij muaji, do të thotë muajit të Ramazanit”[17].

Ibn Haxheri thotë: “Dëshira për agjërimin e kësaj dite ka mbetur, veçanërisht për shkak të përkujdesjes vazhdimisht të Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) deri në vitin e vdekjes, për se thotë: “Nëse do të jetoj në vitin e ardhshëm, do të agjëroj ditën e nëntë dhe të dhjetë (të muajit Muharrem)”, dhe sepse ai i nxiste të tjerët për agjërimin e saj, se ajo i shlyen mëkatet e një viti. A ka argument më të fortë se ky?”[18].

“Këtë nuk mund ta ngatërrojë ajo që është transmetuar: “Ibn Umeri (radijall-llahu anhuma) nuk e veçonte agjërimin e kësaj dite, përveç nëse binte rastësisht agjërimi i kësaj dite”[19], dhe ai e urrente veçimin e kësaj dite me agjërim, e kjo gjë është përpjekje nga ai, e që nuk i kundërshton hadithet e vërteta”[20].

4- Urdhri për të mos u ngjarë jehudëve me agjërimin e Ashures: “Transmetohet nga Ibn Abbasi se Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) dëshironte t'u ngjasonte ithtarëve të librit në ato çështje për të cilat nuk ishte urdhëruar”[21], dhe për të cilat nuk ndalohet për t'i përfituar ata (për t'i përfituar zemrat e tyre). E kur u përforcua shoqëria islame dhe doli në skenë armiqësia e ithtarëve të librit ndaj Islamit, ndaj Muhammedit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) dhe familjes së tij, - ai urdhëroi për dallime, i sqaroi në hollësi ato dallime duke ruajtur thelbin e agjërimit të kësaj dite në formë të manifestimit për vlerën e madhe të saj. Kur Muhammedi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) u urdhërua të mos u ngjasonte atyre, vendosi që Ashuren të mos e agjëronte vetëm një ditë, por t'i bashkëngjiste edhe një ditë para ose një ditë pas saj.

Për këtë dëshmojnë shumë hadithe; prej tyre: “Transmetohet nga Ibn Abbasi (radijall-llahu anhuma), i cili ka thënë: Meqë i Dërguari i Allahut (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) e agjëronte ditën e Ashures dhe urdhëroi për agjërimin e saj, ashabët (shokët e tij) i thanë: Ajo ditë është që e madhërojnë jehudët dhe të krishterët! Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) tha: “Vitin e ardhshëm (nëse do Allahu) do ta agjërojmë edhe ditën e nëntë”. Mirëpo, kur erdhi viti i ardhshëm, Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) kishte ndërruar jetë”[22]. Qëllimi është se ai kishte vendosur për agjërimin e ditës së nëntë me të dhjetën të muajit Muharrem.

Për këtë dëshmon po ashtu Ibn Abbasi, për se thotë: “Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) ka urdhëruar për agjërimin e Ashures, ditën e dhjetë”[23]. Po ashtu Pejgamberi (sal-lall-llahu ale-




jhi ve sel-lem) ka thënë: “Mos u ngjani jehudëve, agjëroni ditën e nëntë dhe të dhjetë”[24]. “Po ashtu transmetohet nga Aisheja (radijall-llahu anha) se Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) ka urdhëruar për agjërimin e Ashures, ditën e dhjetë”[25].

Transmetohet nga Ibn Abbasi (radijall-llahu anhuma), i cili ka thënë: “Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) ka thënë: “Agjëroni ditën e Ashures, por mos u ngjasoni jehudëve, para saj ose pas saj agjëroni një ditë”[26]. Prandaj, sipas këtij hadithi, kuptojmë se ai që nuk e ka agjëruar ditën e nëntë, do të agjërojë ditën e njëmbëdhjetë, në mënyrë që të zbatohet mosngjasimi me jehudët në agjërimin e Ashures vetëm ditën e dhjetë.

Ndërsa për hadithin e transmetuar nga Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem): “Agjëroni një ditë para saj, dhe një ditë pas saj”[27], dijetarët thonë se transmetimi i tij është i dobët.

Transmetohet nga Ebu Musa (radijall-llahu anhu), i cili ka thënë: “Dita e Ashures ka qenë një ditë që e madhëronin jehudët, dhe e festonin atë, e Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) tha: “Agjërojeni ju!”[28].

Ibn Rexhebi thotë: “Kjo dëshmon për ndalesën e festimit të saj, dhe për nxitjen e agjërimit të festave pagane; sepse agjërimi nuk le që ajo ditë të festohet, dhe u ngjasojnë atyre në agjërimin e saj me agjërimin e një dite tjetër bashkë me të, sepse në këtë ka mosngjasim me ata në mënyrën e agjërimit të saj, e nuk mbetet asgjë e përbashkët me ta”[29].

## E treta: Mënyra e mosngjasimit të jehudëve në agjërimin e ditës së Ashures

Nga hadithet e cekura më lart, shihet qartë se më i sakti është agjërimi i ditës së nëntë e të dhjetë të muajit Muharrem, sepse Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) kështu kishte vendosur të veprohej.

“Ndërsa ata që kanë thënë për vërtetësinë e hadithit: “Para saj agjëroni një ditë ose pas saj një ditë”, thonë se ky hadith bënë fjalë për ligjësimin e ditës së njëmbëdhjetë për atë që nuk e ka agjëruar ditën e nëntë, ashtu që të mos ndodhë ngjasimi me jehudët, që kishte për qëllim Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem), veçanërisht sepse disa dijetarë e shohin të urryer nëse veçohet dita e dhjetë me agjërim, sepse kështu do të ndodhë ngjasimi me jehudët”[30].

“Ndërsa disa dijetarë të tjerë kanë thënë se më i vlefshëm do të ishte agjërimi i tri ditëve: ditës së nëntë e të njëmbëdhjetë me të dhjetën, duke argumentuar me transmetimin e cekur më parë: “Agjëroni një ditë para saj, dhe një ditë pas saj”, dhe duke u kujdesur se mos do t’u kalojë dita e dhjetë, dhe se kjo është më e drejtë për të mos u ngjasuar jehudëve”[31].

## E katërta: Veprimet e njerëzve gjatë Ashures në peshojën e Sheriatit

Nëse e shikojmë gjendjen e njerëzve në ditët e sotme, do të shohim se ata e veçojnë këtë ditë me gjëra të ndryshme, ndërsa prej veprave më të përhapura ndër njerëz dhe për se kujdesen gjatë Ashures, është agjërimi (për ligjësimin e të cilit u diskutua).

Prej këtyre gjërave, po ashtu: Falja e namazeve nafile në natën e Ashures, përgatitja e ushqimeve të ndryshme për këtë ditë, prerja e shtazëve për mish, shfaqja e gëzimit dhe kënaqësisë, po ashtu edhe memorialet përkujtuese dhe grumbullimi i njerëzve, kur bëhen ceremoni të posaçme (siç ndodh në shumë vende të botës), sidomos ato që bëjnë shiinjtë dhe të tjerët.

Nëse dëshirojmë të dimë se a janë të ligjësuara këto veprime, në mënyrë që të jenë afrim për tek Allahu, apo nuk janë të ligjësuara, në mënyrë që të konsiderohen bidate dhe risi që e largojnë robin nga Allahu xh.sh., - duhet të dimë mirë se vepra e pranuar tek Allahu xh.sh. ka kushte, e një prej kushteve është që vepruesi në veprën e tij të pasojë Pejgamberin (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem).

Nëse i shikojmë veprimet e njerëzve ditën e Ashures, në ditët e sotme e në të kaluarën, do të shohim se ato janë të ndryshme:

1- Veprimet e njerëzve që janë të lidhura me adhurimet: Këtë ditë e veçojnë me disa adhurime, si: Falja e namazeve nafile në natën e Ashures, vizitë në varreza, dhënia e lëmoshës (sadakasë), dhënia e zekatit më herët a më vonë se koha e tij, me qëllim që ta japin në ditën e Ashures, leximi i sureve në të cilat përmendet Musai (alejhis-selam) në mëngjes të ditës së Ashures. Për këto gjëra dhe të ngjashme me to, ka pasur mosmarrëveshje për shkakun e veprimit, e ai është veçimi i tyre në një kohë që Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) nuk e veçonte me këto veprime: sikur ai të dëshironte, do t’i kishte nxitur njerëzit për to, ashtu siç i ka nxitur për ta agjëruar atë ditë.

Po ashtu, në ditët e sotme e kanë trilluar edhe një risi tjetër, që është të falurit e katër rekateve namaz natën e Ashures dhe të nesërmen (ditën e saj), dhe gjatë këtij namazi të lexohet sureja El-Ihlas pesëdhjetë e një herë. Një risi tjetër është të vajtuarit e vdekjes së Husejnit (radijall-llahu anhu) në minbere ditën e xhuma.

2- Veprimet e njerëzve, të cilat janë të lidhura me traditat që praktikohen në ditën e Ashures, e që u ngjajnë festave, prej tyre: Pastrimi i trupit, përdorimi i parfumeve të ndryshme, ushqime të pasura me lloje të ndryshme të hajesh e pijesh, përgatitja e ushqimit të posaçëm për këtë festë (në vendet tona përgatitet gruri me qumësht ose me ujë e me sheqer, që zihet vetëm në muajin Muharrem, dhe është emërtuar "Hashure" duke e marrë emrin nga dita e Ashures), shfaqja e gëzimit dhe kënaqësisë, e tradita të tjera.

Është e domosdoshme të dihen rrethanat historike kur kanë lindur këto tradita, e këto rrethana shpalosin realitetin dhe vlerën e këtyre traditave. Ishte Kaderi i Allahut që Husejni (radijall-llahu anhu) të mbytej në ditën e Ashures. Andaj këto tradita u shfaqën si kundërveprim ndaj memorialeve përkujtuese dhe grumbullimit të shiinjve dhe simpatizuesve e dashamirëve të Husejnit (radijall-llahu anhu), që i bëjnë në shenjë hidhërimi dhe pikëllimi për mbytjen e Husejnit (radijall-llahu anhu), e ia ndaluan vetes të gjitha shprehjet e gëzimit, zbukurimit dhe kënaqësitë e kësaj bote, madje ditën e Ashures e shpallën ditë pikëllimi. Ndërsa kundërshtarët e shiinjve shfaqën gëzimin e tyre kundër pikëllimit të shiinjve, madje gëzimin dhe zbukurimin në këtë ditë e konsideruan ibadet, me të cilin afrohen tek Allahu xh.sh., bënë risi që nuk janë prej Islamit, dhe bënë ngjashmëri me jehudët, të cilët këtë ditë e festojnë.

Ndërsa, për sa i përket transmetimit të haditheve për shtririjen e Ashures edhe tek fëmijët dhe ushqimet e pasura me lloje të ndryshme hajesh dhe pijesh në ditën e Ashures, senedet e këtyre haditheve janë të dobëta, edhe nëse disa dijetarë i kanë renditur këto hadithe në mesin e haditheve hasen (të mira) apo sahih (të vërteta).

Për sa u përket haditheve që janë cekur për vleftën e Ashures, Ibn Tejmije thotë: "Të gjitha këto janë gënjeshtra për Pejgamberin (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem), nuk ka asgjë të vërtetë për veçimin e kësaj dite përveç vleftës së agjërimit të saj"[32].

Ndërsa Dr. Jusuf Kardavi thotë: "Do të ishte e preferuar për të dy grupet të qëndrojnë në kufijtë e caktuar nga ana e Allahut të Madhërishëm. Të lirohen nga fanatizmi që verbëron dhe shurdhon, i cili i ka ndarë në grupe dhe parti, të kapen për litarin e Allahut që të gjithë e të mos përçahen: "Dhe vërtet kjo është rruga Ime e drejtë, atëherë pasojeni atë, e mos i pasoni rrugët me të cilat përçaheni dhe largoheni nga rruga e Allahut. Kjo është këshilla me të cilën ju këshilloi Allahu nëse dëshironi të jeni të devotshëm"[33] "[34].

3- Memorialët përkujtuese dhe grumbullimi i shiinjve: Për sa u përket ceremonive të shiinjve, s'ka dyshim se ata këtë e bëjnë për meritën e Husejnit (radijall-llahu anhu) dhe lavdërimin e tij, e ai është prej ashabëve të dijshëm, është prej zotërinjve të myslimanëve në dynja dhe Ahiret, që njihej për adhurimin, guximin dhe bujarinë e tij, ishte djali i bijës së Pejgamberit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem), kurse ajo që ndodhi me mbytjen e tij, është çështje e shëmtuar dhe e dëshpëruar për çdo mysliman, e Allahu xh.sh. u hakmor ndaj mbytësve të tij duke i poshtëruar në dynja dhe i bëri shëmbëlltyrë për të tjerët, u bënë invalidë e të gjymtë, e të paktë ishin ata që shpëtuan.

Ajo që duhet të thuhet për fatkeqësinë e Husejnit (radijall-llahu anhu) është durimi dhe pajtimi me Caktimin e Allahut xh.sh., se Ai zgjedh për robërit e Tij atë që është më e mirë për ta.

Mirëpo, nuk është e mirë ajo që bëjnë shiinjtë duke e shfaqur shqetësimin dhe dëshpërimin në mënyra të ndryshme. Babai i Husejnit ka qenë Aliu (radijall-llahu anhu), që ishte më i njohur se ai; edhe Aliu është mbytur, e myslimanët nuk bënë ndonjë ceremoni të posaçme për mbytjen e tij. Po ashtu edhe Othmani e Omeri (radijall-llahu anhuma) janë mbytur, ka vdekur Ebu Bekri (radijall-llahu anhu). Edhe Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) ka vdekur dhe në ditën e vdekjes së tij, nuk ndodh ndonjë ceremoni, ashtu siç ndodh në ditën e mbytjes së Husejnit (radijall-llahu anhu).

Ibn Rexhebi thotë: "As Allahu xh.sh. e as i Dërguari i Tij, nuk kanë urdhëruar që ditët e fatkeqësive të pejgamberëve dhe të vdekjes së tyre të konsiderohen si ditë të shenjta e të bëhet ndonjë ceremoni e veçantë, e si të bëhet një gjë e tillë për ata që s'janë pejgamberë"[35].

Disa nga dijetarët shiinj i kanë kritikuar disa sjellje të shiinjve që i bëjnë në memorialet përkujtuese dhe gjatë grumbullimit të tyre në ceremonitë e ditëve të Ashures. Në një takim organizuar nga gazeta "El-Halixh", me njërin prej udhëheqësve të shiinjve, që është Muhammed Husejn Fadlall-llah, është pyetur: "Po ashtu, është edhe çështja e Ashures, mënyra e festimit të së cilës nuk ju pëlqen? Është përgjigjur: Ashurja duhet të lëvizë ndjenjat dhe emocionet tona, mirëpo nuk më pëlqen mënyra e festimit të Ashures duke i mëshuar kokës me shpata dhe duke rrahur trupin me zinxhirë, unë kam ndaluar një gjë të tillë. Ai kërkoi mënyra të reja për t'u shprehur ndjenjat dhe emocionet në mënyrë bashkëkohore"[36].

## E pesta: Qëndrime dhe dobi

1- Madhërimi i disa riteve nga pabesimtarët: Më lart është cekur hadithi i Aishes (radijall-llahu anha), ku thotë se Kurejshët e agjëronin ditën e Ashures në xhahilijet (në kohën e injorancës).

Po ashtu transmetohet prej saj: "E agjëronin Ashuren para se të obligohej Ramazani, ishte një ditë kur gjatë saj mbulohej Qabeja"[37].

"Për shkakun e agjërimit të saj, është thënë se Kurejshët në xhahilijet patën bërë një mëkat të madh, e u ishte thënë: Agjëroni Ashuren"[38]. "Po ashtu është thënë se ata i goditi thatësia, pastaj u lëshua shiu, ndërsa ata e agjëruan këtë ditë në shenjë falënderimi"[39]. "Ndoshta këtë gjë e kanë marrë nga Sheriati i mëparshëm, prandaj e madhëronin këtë ditë duke e mbuluar Qabenë"[40].

Sidoqoftë, nuk është çudi mbetja e disa riteve fetare tek pabesimtarët dhe idhujtarët.

2- Mosngjasimi me jehudët është një prej qëllimeve më madhështore të Sheriatit: Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) ka thënë: "Kush i përngjan një populli, ai është prej tyre."[41].

Në agjërimin e ditës së Ashures marrim mësim, dhe për meritën që ka agjërimi i kësaj dite, Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) ka nxitur për agjërimin e saj, duke e bërë agjërimin e saj mbulesë të mëkateve të vitit të kaluar. Mirëpo, Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) ka urdhëruar që të mos u ngjasojmë jehudëve në agjërimin e saj, dhe vendosi që bashkë me të, të agjërohej edhe dita e nëntë, me se u bë mosngjasimi i jehudëve në cilësinë e kësaj vepre.

Për sa i përket agjërimit të kësaj dite nga Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem), në fillim ai e agjëronte vetëm ditën e dhjetë të muajit Muharrem, e kjo ishte para se të urdhërohej që të mos u ngjasonte jehudëve, "andaj ai dëshironte t'u ngjasonte ithtarëve të librit në ato çështje për të cilat nuk është urdhëruar"[42]: ndoshta "agjërimi që e bënte ai, ishte që

të jetë sa më i afërt me jehudët ashtu sikur kthehej kah kibleja e tyre, mirëpo, sidoqoftë, Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) nuk e ka agjëruar këtë ditë, që t'u ngjasonte atyre, por ai e kishte agjëruar edhe më parë"[43].

Islami është mesatar në pasim, gjithmonë anon nga e vërteta. Nëse idhujtarët veprojnë ndonjë të vërtetë, nuk arsyetohet braktisja e kësaj të vërtete duke e lidhur me mosngjasimin ndaj tyre; po ashtu edhe veprimi i ndonjë të pavërtete nga ana e idhujtarëve, nuk arsyetohet me ngjasimin e tyre, në mënyrë që të jemi sa më afër ndaj tyre.

3- Përkatësia e vërtetë: Jehudët e arsyetonin agjërimin e tyre të Ashures për të pasuar Musain (alejhis-selam), kur ai e kishte agjëruar këtë ditë në shenjë falënderimi për Allahun xh.sh. për shpëtimin e tij nga Faraoni. Këtu kemi të bëjmë me dy çështje:

E para: A mjafton agjërimi i tyre ditën e Ashures duke e argumentuar me pasimin dhe shkakun e përparësisë ndaj Musait (alejhis-selam)?

E dyta: A ka ndodhur saktësisht përshtatshmëria e asaj që e dëshirojnë jehudët më dhjetë Muharremin (Ashuren)?

Për sa i përket çështjes së parë: Asnjëherë nuk mjafton agjërimi i tyre ditën e Ashures, që të jetë argument kinse ata kanë përparësi ndaj Musait (alejhis-selam), sepse dispozita këtu është pasimi i plotë dhe respektimi i rregullave. Allahu xh.sh. thotë:

"Njerëzit më me meritë për t'iu referuar Ibrahimit, ishin ata që e ndoqën atë (besimin e tij) dhe ky Pejgamber me ata që besuan (ymeti i këtij). Allahu është mbrojtës i besimtarëve"[44].

Prandaj, Pejgamberi i këtij ymeti dhe ata që e ndoqën atë, ishin më të merituar ndaj Musait (alejhis-selam) se jehudët, e Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) u tha jehudëve: "Ne kemi më shumë të drejtë dhe jemi më të parë për Musain se ju"[45]. "Pejgamberi (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) urdhëroi atë që urdhëroi, duke e vërtetuar madhërinë e kësaj dite, duke përforcuar dhe duke u treguar jehudëve se feja e Allahut xh.sh., në të gjitha kohët, është një, kurse pejgamberët janë vëllezër dhe secili prej tyre kishte vënë nga një tullë në ndërtimin e së vërtetës. Gjithashtu u tregoi se myslimanët kanë më shumë përparësi në nderimin dhe respektin e çdo të dërguari të Allahut, kurse ata (jehudët) janë që bënë devijimin e shpalljes së Tij dhe e ndërruan fenë e tyre"[46].

Kështu bashkohen ndjenjat e lidhen zemrat, megjithëse ka kaluar një periudhë kohore nga Musai (alejhis-selam) dhe vendet janë të largëta, mirëpo besimtarët janë një grup, e ai është grupi i Allahut xh.sh., ata janë të një feje, qoftë edhe pas shumë gjeneratave dhe shekujve, e ajo që i bashkon ata, është besimi.

Kurse, për sa i përket çështjes së dytë: Aka ndodhur saktësisht përshtatshmëria e asaj që e dëshirojnë jehudët më dhjetë të muajit Muharrem (ditën e Ashures)? - Disa dijetarë kanë vënë në dukje se llogaria që kanë bërë jehudët, ishte me vitin diellor, ndërsa muaji Muharrem është muaj hënor e s'është diellor, dhe këtu është dyshimi nëse me të vërtetë jehudët e kanë arritur atë që kanë dëshiruar? Sa u përket myslimanëve, me llogarinë e tyre sipas muajve hënorë, mund të themi se e kanë arritur Ashuren, dhe, kur të dalë në shesh gabimi i jehudëve, atëherë po ashtu bëhet e qartë merita dhe përparësia e myslimanëve në këtë pikëpamje.

4- Adhurimi i Allahut është falënderimi më i madh: Shpëtimi i Musait (alejhis-selam) dhe popullit të tij nga Faraoni ishte dhunti e madhe, e që Musai (alejhis-selam) e pasoi me agjërimin e asaj dite. Për këtë dhe adhurime të tjera, ai E falënderonte Allahun, sepse vepra e mirë është falënderim i madh për Allahun. Allahu xh.sh. thotë:

"Veproni duke falënderuar, o familje e Davudit, e nga robërit e Mi, pak janë mirënjohës"[47]. "Njerëzit sado që të falënderojnë, nuk mund të falënderojnë aq sa duhet, e si nëse ata nuk falënderojnë fare."[48].

Po ashtu, falënderim konsiderohet edhe shkuarja pas gjurmave të pejgamberëve dhe zbatimi i syneteve të tyre.

---

*Fusnotat:*

1. Hadithin e transmeton Muslimi (hadithi numër 1163) nga Ebu Hurejreja (radijall-llahu anhu).
2. Dr. Jusuf Kardavi "Fetva bashkëkohore", i përkthyer në gjuhën shqipe nga një grup përkthyesish, boton Shoqata Bamirëse e Katarit, Prishtinë, 2002, vëllimi 2, fq: 29.
3. Hadithin e transmetojnë: Buhariu (hadithi numër 2004) dhe Muslimi (hadithi numër 1130) nga Ibën Abbasi (radijall-llahu anhuma).
4. Hadithin e transmeton Muslimi (hadithi numër 1162).
5. Hadithin e transmeton Bezzari në "Muhtesar Zevaidel-Bezzar", 1\407.
6. El Bejheki "Fedail El Evkat", fq: 439.
7. Hadithin e transmeton Ibën Hibbani, 8\394 (hadithi numër 3631).
8. Hadithin e transmeton Buhariu (hadithi numër 2006).
9. Ibën Rexheb "Letaiful-Mearif", fq: 110.
10. Ibën Rexheb "Letaiful-Mearif", fq: 102-109.
11. Hadithin e transmetojnë: Buhariu (hadithi numër 2002) dhe Muslimi (hadithi numër 1125).
12. Hadithin e transmeton Muslimi (hadithi numër 1136).
13. El Bejheki "Fedail El Evkat", fq: 444-445.
14. Hadithin e transmeton Buhariu (hadithi numër 2003).
15. Hadithin e transmetojnë: Buhariu (hadithi numër 2002) dhe Muslimi (hadithi numër 1125).
16. El-Hafidh Ibën Haxher El-Askalani "El-Fet'hul-Bari", 4\290.
17. Hadithin e transmeton Buhariu (hadithi numër 2006).
18. El-Hafidh Ibën Haxher El-Askalani "El-Fet'hul-Bari", 4\290.
19. Hadithin e transmetojnë: Buhariu (hadithi numër 1892) dhe Muslimi (hadithi numër 1126).
20. Për këtë çështje më gjerësisht shih: El-Hafidh Ibën Haxher El-Askalani "ElFet'hul-Bari", 4\289.
21. Hadithin e transmeton Buhariu (hadithi numër 5917). Poashtu për këtë çështje më gjerësisht shih: Dr. Jusuf Kardavi "Fetva bashkëkohore", op.cit., vëllimi 2, fq: 27-30.
22. Hadithin e transmeton Muslimi (hadithi numër 1134).
23. Hadithin e transmeton Tirmidhiu (hadithi numër 755) nga Ibën Abbasi (radijall-llahu anhuma).
24. Hadithin e transmetojnë: Abdurr-Rrezaku (hadithi numër 7839) dhe Bejhekiu (4\287).
25. Hadithin e transmeton Bezzari (hadithi numër 672).
26. Hadithin e transmeton Ahmedi (hadithi numër 2155).
27. Nasrud-din El-Albani "Daiif el-Xhami'ë", (hadithi numër 3506).
28. Hadithin e transmeton Muslimi (hadithi numër 1131).
29. Ibën Rexheb "Letaiful-Mearif", fq: 112.
30. Ky është mendimi i: Ibën Abbasit, Imam Ahmedit dhe medhhebit Hanefi.
31. I këtij mendimi është El-Hafidh Ibën Haxher El-Askalani "ElFet'hul-Bari", 4\289.
32. Ibën Tejmije "Minhaxhus-sunnetin-nebevijjeh", 7\39.
33. El En'am, 153. Përkthimin e ajeteve Kur'anore nga gj.arabe në gj.shqipe e huazova prej përkthimit të Kur'anit nga H.Sherif Ahmeti, Prishtinë, 1988.
34. Dr. Jusuf Kardavi "Fetva bashkëkohore", op.cit., vëllimi 2, fq: 31.
35. Ibën Rexheb "Letaiful-Mearif", fq: 113.
36. Gazeta "El-Halixh", nr. 7224, 12.11.1419 hixhri.
37. Hadithin e transmeton Buhariu (hadithi numër 1592).
38. El-Hafidh Ibën Haxher El-Askalani "El-Fet'hul-Bari", 4\289.
39. Ibid, 7\184.
40. Ibid, 4\289.
41. Hadithin e transmeton Ebu Davudi (hadithi numër 4031).
42. Hadithin e transmeton Buhariu (hadithi numër 5917) nga Ibën Abbasi (radijall-llahu anhuma).
43. El-Hafidh Ibën Haxher El-Askalani "El-Fet'hul-Bari", 4\288 dhe 291.
44. Ali Imran, 68.
45. Hadithin e transmetojnë: Buhariu (hadithi numër 2004) dhe Muslimi (hadithi numër 1130) nga Ibën Abbasi (radijall-llahu anhuma).
46. Dr. Jusuf Kardavi "Fetva bashkëkohore", op.cit., vëllimi 2, fq: 28.
47. Sebe'ë, 13.
48. Sejjid Kutub "Fi Dhilalil-Kur'an", vëllimi 5, fq: 2889.

# Vlera e duasë- lutjes

Adnan Bërbatovci




Lutja është çelësi i të gjitha të mirave. Ajo njëherësh konsiderohet arma më e fortë e besimtarit. Besimtari i sinqertë e fillon ditën me lutje, po ashtu aktivitetin e tij e mbaron po me lutje. Kur zgjohet herët në mëngjes, nëse do që të ndjekë synetin e Muhamedit a.s., ai duhet t'i shqiptojë fjalët:

Falënderimi I takon Allahut, i Cili na ngjalli pasi ishim të vdekur, dhe tek ai është tubimi:[1]

Duhet ta kemi të ditur se motoja e myslimanit është puna, angazhimi dhe përpjekja për arritjen e suksesit, por, krahas kësaj, feja islame na mëson se kërkimi i ndihmës nga Zoti xh.sh. duhet të jetë gjithherë i shoqëruar me elementet e lartpërmendura. Sa herë që I drejtohemi Krijuesit Fuqiplotë dhe kërkojmë ndihmë, Ai pa dyshim që do të na përgjigjet. Vërtet prej Emrave të bukur të Allahut xh.sh., të përmendur në Kuran, është edhe emri "El-Muxhiib" - "Pranuesi i lutjeve".

Thotë Zoti xh.sh.: "Vërtet Zoti im është afër, dhe më përgjigjet.[2]

Fjala -Festexhebna- "dhe Ne iu përgjigjëm" përsëritet shumë herë në Kuran dhe kjo në kaptina të ndryshme, ku vërejmë forma të ndryshme të lutjeve që Zoti xh.sh. na i mësoi, në mënyrë që t'I lutemi.

Njeriu e ndien veten të qetë, pasi duhet të jetë i sigurt se lutja do t'i pranohet. Nëse e tërë bota mund të të refuzojë, i Madhi Zot xh.sh. nuk na refuzon kurrë. Ai është gjithmonë me ne, përmallohet për zërin dhe klithjen tonë, si dhe ka dëshirë të dëgjoj fjalët: "O Zot, më ndihmo"!

Emri Pranuesi i lutjeve i Zotit është i pranishëm në çdo kohë, sidomos gjatë muajit të Ramazanit ose gjatë lutjeve natën.

Forma pyetëse -ve idha se'eleke- "kur të pyesin", kur ka të bëjë me shtjellimin apo shpjegimin e shumë gjërave, Zoti xh.sh. i thotë Muhamedit a.s. "Thuaj"!

Por, siç transmetohet nga ibn ebi Hatimi, kur një beduin e pyeti Muhamedin a.s.: A është Zoti ynë afër që t'I lutemi (me zë të ulët), apo është larg, e ne ta thërrasim, Muhamedi a.s. heshti dhe nuk iu përgjigj. Pas pak Allahu xh.sh. zbriti ajetin në vijim.[3]

"Kur robërit e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet..." Bekare 186.[4]

Nga kjo vërejmë se për lutjen nuk ka ndërmjetësues në mes Zotit dhe robit. Ky është i vetmi ajet ku Allahu xh.sh. na përgjigjet drejtpërdrejt me shprehjen "thuaj".

### Kuptimi i emrit "Pranuesi i Lutjes"

Emri i Zotit "El-muxhib", do të thotë "ai që u përgjigjet kërkesave dhe lutjeve të njerëzve duke dhënë. Në momentin kur gjuha lëviz dhe pëshpërit me lutje , dije se Zoti i Madhërishëm dëshiron të të përgjigjet.

Prandaj arrijmë të përfundojmë se Allahu është Ai i Cili nxit zemrën dhe gjuhën tënde për lutje.

Për këtë arsye, ka dy kuptime të këtij emri.

Kuptimi i parë ka të bëjë me pranimin e kërkesës që vjen, nga Allahu xh.sh., dhe i dyti tingëllon edhe më bukur, sepse ka të bëjë me faktin se Zoti xh.sh. është Ai Që inkurajon besimtarët duke i nxitur zemrat dhe gjuhët e tyre për dua dhe lutje.[4]

Omeri r.a ka thënë:

"Unë nuk merakosem rreth pranimit të lutjes, por merakosem pikërisht për vetë lutjen. Ndaj, në atë moment kur inspirohem për lutje, e kuptoj se pranimi i lutjes është i sigurt".

Gjithashtu Aliu r.a. ka thënë:

"Nëse më lihet në dispozicion të zgjedh në Ditën e Gjykimit që të më gjykojnë babai dhe nëna, do të refuzoja, sepse Zoti xh.sh. është më i mëshirshëm për mua sesa prindërit e mi".

Prandaj, në momentin kur inspirohesh për lutje, dije se pranimi është shumë afër.

Muhamedi a.s. thotë gjithashtu:

"Ai të cilit i hapet dera e lutjes, le ta dijë se i janë hapur dyert e mëshirës".

I madhi Zot nuk kërkon nga ne që të vuajmë për mësimin e lutjeve. Ai kërkon prej nesh që t'I drejtohemi Atij qoftë edhe në mënyrë shumë të thjeshtë, ose edhe në gjuhën popullore.Në atë moment kur vendosim të lutemi, Atë E kemi shumë afër, i ngremë duart dhe me gjuhën e robit të nënshtruar, I drejtohemi Atij, - do ta shohësh se Ai do të përgjigjet.

Ne e kemi të ditur se puna në Islam është obligim; angazhimi dhe përpjekja janë elemente kyçe për arritjen e rezultateve.Por e tërë kjo arrin pikën kulmore kur angazhimin dhe përpjekjen e fillojmë dhe e përfundojmë duke kërkuar ndihmë prej Zotit xh.sh..

Kot shkon çdo gjë nëse ne dëshirojmë të arrijmë sukses jashtë suazave hyjnore. E pabegatë është çdo punë nëse nuk fillohet me Emër të Zotit si dhe nëse nuk përfundon me lutje drejtuar Atij për sukses.

Kjo që theksuam, mbështetet me hadithin e Muhamedit a.s., i cili ka thënë:

"Lutja është pikërisht Ibadeti"; ose hadithi tjetër: "Lutja është truri i Ibadetit"[6]. Përmes Emrit të Zotit- Pranuesi i Lutjeve - ne kuptojmë Madhërinë dhe

Praninë e Allahut xh.sh., tek i Cili nuk përzihen zërat e lutësve, dhe i Cili dëgjon çdo njeri veç e veç, edhe pse të gjithë ndoshta e lusin në një kohë.

Thotë Allahu xh.sh. në një hadith kudsij:

“O robët e Mi, sikur i pari dhe i fundit prej jush, qoftë nga njerëzit apo exhinët, të mblidheshin në një vend dhe të më lusnin Mua, si dhe t’ua pranoj lutjet të gjithëve, - nuk do të më mungojë nga ajo që kam, ashtu sikurse nuk ndikon gjilpëra nëse futet në det.”[7]

Ndaj në Kuran citohet:

“... Duart e Tij janë të shlira. Ai furnizon ashtu si të dojë.” Maide 64.[8]

Nga kjo që u theksua, kuptojmë se Allahu xh.sh. kërkon prej nesh që të mos kalojmë asnjë moment të jetës pa E lutur Atë.

Ai i do ata që këmbëngulin në dualutje, ata që janë të vendosur. Nëse nga njeriu kërkon diçka me këmbëngulje, sigurisht se atë do ta bezdisësh, por kjo është e kundërt me Allahun Fuqiplotë; Ai përkundrazi, nuk bezdiset nga këmbëngulja e robit, por e pëlqen atë gjë.

Lidhur më këtë, thotë Muhamedi a.s.:

“Vërtet Allahu i do lutësit këmbëngulës dhe të vendosur.”

Kjo sepse ai që këmbëngul në pranimin e duasë, tregon se nuk ka të adhuruar dhe as për t’u mbështetur tjetër, përveç Allahut .

Prandaj ai që është i sëmurë, krahas kërkimit të shërimit, detyrohet të lutet, në mënyrë që Allahu ta shërojë. Gjithashtu, edhe njeriu që humb rrugën apo ndodhet në një situatë tragjike, duhet të kërkojë shpëtim prej Zotit të Madhërishëm. Madje, edhe i tërë Ymeti islam duhet ta lusë Allahun xh.sh. që t’i heqë prej tyre sprovat,telashet dhe persekutimet, duke I thënë:

“O Zot, ndihmona, ndihmona!”

Emri i Zotit El-Muxhib vjen gjithmonë me emrin el-kariib.- I Afërt.

“Vërtet Zoti im është afër dhe pranues i lutjeve”.

A thua, vallë, përse kështu? Sepse ti anjëherë nuk e lut atë që është larg teje, po atë që është shumë afër teje.

Gjithashtu, gjatë lutjes mjafton vetëm të lëvizësh buzët, pa e ngritur zërin fare, ngase Ai është shumë afër teje. Kështu duhet të veprojmë, sepse Zotin e Madhërishëm e lusin të gjithë, ç’ka në tokë dhë në qiej.

“Atij I drejtohet me lutje ç’është në qiej e në tokë dhe Ai në çdo moment është i angazhuar në çështje të reja.” Rrahman, 29.[9]

Pra, Allahut I nënshtrohet gjithçka duke E lutur që ta ndihmojë.Bima e lut Zotin e Madhëruar që ajo të mbijë dhe të zhvillohet; balena në oqeanin e thellë e lut Zotin xh.sh., që të mbijetojë dhe të ushqehet; buburreci, bleta dhe të gjitha krijesat e tjera E lusin Atë, që t’i ushqejë dhe t’i furnizojë me të mirat e Tij.

Në Kuranin famëlartë citohen versete të shumta, ku flitet për rolin pozitiv që mund të ketë lutja. Gjithashtu edhe në hadithet e Pejgamberit a.s. shohim se lutja konsiderohet element i rëndësishëm në jetën e myslimanit.

Po përmendim disa prej këtyre ajeteve.

“Zoti juaj ka thënë: Më thirrni Mua, Unë ju përgjigjem...“ Gafir, 60[10].

“Luteni Zotin tuaj, të përulur dhe në heshtje, sepse Ai nuk i do ata që e teprojnë”. A’rafë, 55.

“ ... Dhe luteni Atë duke pasur frikë (për dënimin) dhe duke shpresuar (mëshirën)”. A’rafë, 56.[11]

Ajo që kuptojmë prej këtyre ajeteve, është fakti se Vetë Zoti xh.sh. na fton ta lusim Atë me një sinqeritet dhe devocion, duke na thënë se lutja drejtuar Atij, mund të bëhet në çfarëdo kohe. Kur jemi rehat a pa probleme, ose nëse ballafaqohemi me probleme të natyrave të ndryshme, i pari prej të Cilit duhet të kërkohet ndihmë, duhet të jetë Allahu i Madhërishëm. Gjithashtu, Ai nuk i do ata që paraqiten kokëlartë dhe koprracë, duke mos gjetur kohë që së paku një herë në ditë, t’i ngrenë duart drejt qiellit.

Zoti xh.sh., me anë të ajetit të tretë të sipërpërmendur, aludon që rezultat i lutjes është zbritja dhe ofrimi apo manifestimi i mëshirës tek njerëzit, si dhe rregullimi i problemeve me të cilat ballafaqohemi.

Tani do të përmendim disa hadithe të Muhamedit a.s., që kanë të bëjnë me lutjet.

“Vërtet duaja është ibadet”.

“Nuk ka gjë më të nderuar tek Zoti sesa lutja”.

“Kush nuk E lut Zotin, Ai hidhërohet në të”.

“Mos përtoni për dua, sepse askush nuk do të shkatërrohet as të humbë pasi të jetë lutur”.

“Zoti është Bujar; nëse robi i ngre duart për lutje, Ai ngushtohet që ta kthejë duarthatë”.

“Zoti i Madhërishëm zbret në qiellin e kësaj bote në pjesën e tretë të natës dhe thërret duke thënë: Kush Më lutet Mua, që Unë t’ia pranoj lutjen; kush kërkon diçka prej Meje e t’ia jap; kush kërkon falje mëkatesh, e Unë t’ia fal ato.”




Prej këtij vargu të haditheve kuptojmë se Zoti xh.sh. dëshiron që ta lusim Atë. Pa dyshim, Ai na jep gjëra të shumta edhe pa E lutur, e imagjino sikur ta lusim , sigurisht që do të na i plotësojë dëshirat.

Kurani famëlartë na tregon se lutja është ajo që mund të ndryshojë rrjedhën e ligjeve të zakonshme.

Ibrahimi a.s. iu lut Zotit xh.sh. që ta bënte Mekën vend të sigurt dhe të banuar me njerëz. Po të analizohet nga pikëpamja gjeografike, del në pah se ky vend nuk ka asnjë mundësi të jetë i tillë. Trualli i tij shkëmbor dhe shkretëtiror, mungesa e ujit dhe shumë e shumë veti të tjera, pamundësojnë që ky vend të jetë i sigurt dhe i banuar me njerëz.

Por lutja që Ibrahimi a.s. I bëri Allahut xh.sh. për këtë vend , u bë realitet me fuqinë e Tij, duke u bërë më pastaj vendi më i vizituar në tërë botën dhe njëkohësisht vendi më i sigurt në botë .

“Dhe, kur Ibrahimi tha: O Zot bëje këtë vend (Mekën) të sigurt dhe furnizoji banorët e saj me fruta...” Bekaretu1, 24.[12]

Kemi edhe ngjarjen e Zekerijait a.s., i cili arriti pleqërinë pa pasur pasardhës, po me një lutje drejtuar Allahut xh.sh., pasardhësi i tij u bë realitet. Në fakt, nga mosha që kishin Zekerijai a.s. dhe gruaja e tij, duket qartë se kjo ishte e pamundur. Por lutja e tij drejtuar Allahut xh.sh., bëri që me lejen e Tij t’u lindte një djalë.

“Zoti im, më fal edhe mua nga ana Jote një pasardhës të mirë, Ti je dëgjues i lutjes”. Ali Imran, 38.[13]

Gjithashtu kemi edhe shumë raste, të cilat përmenden në Kuran dhe të cilat na tregojnë se lutja e njerëzve me sinqeritet, drejtuar Allahut xh.sh., pranohet.

Rrëfen Ebu Hurejra r.a., shok i ngushtë i Pejgamberit a.s., duke thënë:

“O i dërguar i Allahut, sa herë që e thërras nënën time në Islam ,ajo thotë fjalë të liga për Ty dhe për Islamin. Prandaj, lute Zotin xh.sh., o Resullullah, që nënën time ta udhëzojë. Pejgamberi a.s. i ngriti duart dhe tha: O Zot, udhëzoje nënën e Ebu Hurejres. U ktheva në shtëpi i gëzuar nga lutja e Pejgamberit a.s. për nënën time. Posa arrita tek dera e shtëpisë, trokita. Dëgjova zërin e nënës sime që më tha: Mos lëviz, - e hapi derën dhe mendova se ajo do të shante përsëri Pejgamberin a.s. dhe Islamin, por ndodhi e kundërta. Ajo më tha: Dëgjo! Nuk ka Zot tjetër përveç Allahut, dhe Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij. Posa dëgjova dëshminë prej saj, fillova të qaja nga gëzimi .U ktheva me të shpe-



jtë tek Pejgamberi a.s. dhe, duke qarë, e njoftova e i thashë:

O i dërguar i Allahut, vërtet Zoti xh.sh. pranoi lutjen tënde. Ai tha: Falënderimi I takon Allahut. Pastaj kërkova prej tij që t'I lutet Allahut që të më bëjë të dashur mua dhe nënën time tek myslimanët si dhe anasjelltas. Bëji të dashur këtë rob dhe nënën e tij tek myslimanët si dhe bëji besimtarët të dashur për ta".

Thotë Ebu Hurejra r.a.: Prej atij momenti, çdo mysliman që ka dëgjuar për mua , më ka dashur.[14]

### Kohët më të mira për lutje

Lutjet mund të bëhen në çdo kohë, por kohët më të preferuara për lutje, janë këto:

1) Pjesa e tretë e natës. Për këtë aludon edhe hadithi kur Pejgamberi a.s., pasi u pyet se cila është koha më e mirë për lutje, tha: pjesa e tretë e natës.

2) Dita e xhuma. Thotë Muhamedi a.s.:

"Në ditën e xhuma është një kohë në të cilën kushdo që arrin prej myslimanëve dhe E lut Allahun gjatë asaj kohe, Ai ia pranon lutjet".

3) Dita e Arafatit, Nata e Kadrit, muaji i Ramazanit, koha e iftarit, duke qenë në Qabe, pas pirjes së ujit zem-zem, në sexhde (gjatë namazit nafile), gjatë duasë së hatmes, në momentin e pendimit, duaja e vëllait për vëllanë, për se thotë Muhamedi a.s.:

"I caktohet atij personi një melek dhe, sa herë që lutet (për vëllanë e tij), meleku i thotë: Amin, edhe për ty gjithashtu".[14]

Gjithashtu duhet të kemi parasysh edhe faktin se lutjet më të mira janë ato që janë përmendur në Kuran ose sikur kanë ardhur përmes haditheve të Pejgamberit a.s.. Por, nëse rastësisht dikush nuk di ndonjë prej tyre , atëherë mund të lutet ashtu si të dijë dhe ashtu si i buron prej shpirtit të tij, qoftë edhe me fjalë të tij.

Kështu, kemi rastin e një njeriu që erdhi tek Pejgamberi a.s. dhe i tha:

"O i dërguar i Allahut! Unë nuk di të lutem me retorikën tënde dhe as me atë të Muadh ibn Xhebelit". Muhamedi a.s. e pyeti: "Mirë, si lutesh ateherë"?

Ai u përgjigj:

"Them: O Zot, më mundëso që të hyj në Xhenet, dhe më shpëto nga zjarri i Xhehennemit"! Muhamedi a.s. i tha: "Rreth kësaj fjale sillemi edhe unë, edhe Muadhi".

### Kushtet e pranimit të Duasë

1) Të qenët i sigurt se lutja do të pranohet.

Thotë Muhamedi a.s.: "Luteni Zotin xh.sh. duke qenë të sigurt për pranimin e lutjes".

2) Të tregohet nënshtrueshmëri dhe vetëmohim, gjatë lutjes.

Thotë Muhamedi a.s.: "Zoti nuk e pranon lutjen prej zemrës së paaktivizuar-të përgjumur".

Thotë ibn Omeri r.a.: "Unë e di kur më pranohet lutja".

Të pranishmit e pyetën si e dinte. Ai u përgjigj: "Kur zemra fillon të dridhet, kur gjymtyrët fillojnë të rrëqethen dhe kur loti pikon, e di se është koha e pranimit të lutjes, prandaj lutem edhe me shumë" .

3) Mosnxitimi për pranimin e lutjes.

Thotë Muhamedi a.s.: "Lutja i pranohet atij që nuk nxiton për pranimin e saj". E pyetën si ndodh ashtu, e Ai tha: "Thotë jam lutur disa herë dhe ajo nuk m'u pranua, pastaj e braktis atë, dhe kështu vërtet nuk i pranohet."

4) Ushqimi me hallall, që konsiderohet kusht themelor për parnimin e lutjes, sepse e kundërta has në pengesë gjatë lutjes. Ashtu siç e përmend Muhamedi a.s. njeriun që është në udhëtim, i veshur me rroba të leckosura, por që është ushqyer me haram, ka pirë haram dhe ka jetuar me haram, atëherë si t'i përgjigjet atij"?

### Shfaqja e edukatës gjatë lutjes

1) Të qenët i pastër nga xhenabeti dhe me abdest.
2) Ngritja e duarve nga qielli.
3) Drejtimi nga Kibla.
4) Të fillohet me falënderimin ndaj Allahut dhe të përshëndetet me salavate Pejgamberi a.s. ,si dhe të këmbëngulet në dua. Pastaj, nëse kemi mundësi, të japim sadaka menjëherë pas duasë.

Lidhur me këtë, Imam Ibn Kajim Elxhevzijj thotë:

"Atij që plotëson këto katër kushte dhe shfaq kulturë e edukatë gjatë lutjes, do t'i pranohet ajo, qoftë edhe pas një kohe".

Ndodh që ajo mund të vonojë, por kjo bëhet me shkas, sepse Allahu xh.sh. thotë: "O Xhibril, a më bëri lutje robi im? Ai thotë: Po, o Zot! Allahu shton duke thënë: O Xhibril, vonoje kërkesën e robit Tim, sepse Unë dua ta dëgjoj edhe më zërin e tij".

E lusim të Plotfuqishmin dhe Pranuesin e Lutjeve, që të na bëjë prej myslimanëve të shkëlqyer, prej atyre që i shërbejnë gjithmonë dhe pandërprerë Islamit. O Zot, largo nga zemrat tona inatin, mërinë e zilinë, mbill në to imanin, Islamin dhe bamirësinë! Amin.

*Fusnotat:*

1. Transmeton Buhariu dhe Muslimi.
2. Kaptina Hud ajeti-61.
3. Tefsiri i Ibn Kethirit koment i ajetit 186 elbekaretu.
4. Kaptina Bekare 186.
5. Amer halid "Bismike Nahja" në web faqen e tij.
6. Transmeton Buhariu.
7. Hadith Kudsij.
8. Kaptina Maide 64.
9. Kaptina Rrahman 29.
10. Kaptina Gafir 60.
11. Kaptina A'raf 55-56.
12. Kaptina Bekare 124.
13. Ali Imran 38.
14. Transmeton Ebu Hurejra r.a..

15-16. Amer Halid po aty.

# Burimet e forcës tek besimtari mysliman

Dr. Jusuf El-Kardavi



Njeriu gjatë kësaj bote ka dëshira të mëdha, aspirata të afërta dhe të largëta, mirëpo, rruga e cila çon tek ato, është me gjemba dhe e gjatë, pengesat dhe barrierat janë të shumta dhe të llojllojshme, ndonjëherë vijnë nga vetë natyra dhe ligjet e Zotit, e ndonjëherë tjetër nga vetë njerëzit, prandaj nuk është për t'u habitur nëse njeriu është në mundime të vazhdueshme dhe në punë të pandashme, në mënyrë që të përballojë mundimet e pengesat dhe t'i realizojë qëllimet dhe aspiratat e tij.

Për këtë punë, njeriu ka nevojë të madhe për një forcë që ta mbështetë atë, t'i dalë ndihmë dhe ta marrë për dore, forcë e cila i eliminon të gjitha vështirësitë dhe pengesat që ka përpara, dhe ia ndriçon rrugën e drejtë. Kjo forcë e kërkuar nuk mund të gjendet diku tjetër përveçse nën hijen e bindjes së fuqishme dhe besimit të sinqertë në Zotin xh.sh.

### 1- Besimi në Allahun xh.sh.

Besimtari është i fuqishëm; sepse forcën e tij ai e fiton nga Allahu i Lartmadhërishëm, në të Cilin beson fuqishëm, I mbështetet Atij dhe është plotësisht i bindur se Ai është me të kudo që është, dhe se Ai do t'i ndihmojë besimtarët: "Po kush mbështetet në All-llahun, s'ka dyshim se All-llahu është ngadhënjyes i urtë." *Kaptina Enfal, ajeti 49.) ... Zoti është ngadhënjyes dhe nuk e nënçmon atë që I mbështetet, është i Urtë dhe nuk e humb atë që vepron sipas urtësisë dhe organizimit të Tij.

Besimi në Zotin Një është ai që na përforcon me shpirtin e forcës dhe me forcën e shpirtit; besimtari nuk kërkon tjetër përveç mirësive të Zotit, nuk ka frikë përveçse nga dënimi i Zotit dhe nuk ka asnjë shqetësim kur është afër Zotit. Ai është i fuqishëm, edhe kur nuk ka armë në dorë, i pasur edhe kur arka e tij nuk është e mbushur me ar e argjend, krenar edhe kur nuk ka pas vetes ithtarë, këmbëngulës dhe i qëndrueshëm edhe kur ballafaqohet me probleme të ndryshme të jetës.

Besimtari me besimin e tij që ka, është më i fortë se deti, dallgët dhe era. Në një hadith Pejgamberi a.s. ka thënë: "Sikur ta njihni Zotin ashtu siç është Ai, kodrat do të treteshin-eliminoheshin vetëm nga lutjet (duatë) tuaja".

Kjo forcë që gjendet në individin, është burim i forcës së shoqërisë në përgjithësi, nuk ka shoqëri më të lumtur se shoqëria që në gjirin e saj ka djem të fortë e të shëndoshë, e shoqëria që në gjirin e saj ka djem të dobët, nga të cilët nuk pritet asgjë e dobishme në të ardhmen, - është shumë e tronditur dhe jo e lumtur.

Andaj, të mbështeturit në Zotin - që është fryt i besimit - nuk është thjesht një dorëzim bosh apo çlodhje e ndonjë përtaci. Ajo ka domethënie nxitëse, motivuese, është akumulim shpirtëror që e mbush besimtarin me forcë rezistuese dhe me shpirt sfidues e këmbëngulës, Kurani shpeshherë na i tregon gjurmat e kësaj mbështetjeje tek të dërguarit e Tij karshi armiqve të tyre.

Nëse vështrojmë jetën e pejgamberit të Zotit, Hudit a.s., gjatë ballafaqimit të tij me popullin e vet, kuptojmë se të mbështeturit në Zotin xh.sh. ai e kishte si një kështjellë në të cilën strehohej: "Ata thanë: "O Hud, ti nuk na solle ndonjë argument, e ne nuk i braktisim zotat tanë për fjalën tënde dhe ne nuk të besojmë ty". Ne nuk themi tjetër vetëm se dikush prej zotave tanë të ka goditur me çmendje! Ai tha: "Unë dëshmitar e kam All-llahun, e ju dëshmoni se unë jam larg nga ajo çka i shoqëroni ju. (larg adhurimit) Përveç Tij. Ju, pra, të gjithë përpiquni kundër meje e mos më jepni afat. Unë I jam mbështetur All-llahut, Zotit tim dhe Zotit tuaj, sepse nuk ka asnjë nga gjallesat që Ai të mos i ketë nën sundim, vërtet Zoti im është i drejtë." (Kaptina Hud, ajeti 53-56).

Pastaj rasti i Pejgamberit të Zotit Shuajbit a.s. kur kërcënohej nga populli i tij: "Paria që ishte kryelartë nga populli i tij, thanë: "O Shuajb, ne do të dëbojmë ty dhe së bashku me ty edhe ata që besuan nga fshati ynë, ose patjetër të ktheheni në fenë tonë". Ai (Shuajbi) tha: "Edhe nëse ne nuk e dëshirojmë atë (kthimin), a?". Ne do të kem shpifur gënjeshtër ndaj All-llahut, nëse kthehemi në fenë tuaj (idhujtare), pasi All-llahu na shpëtoi prej saj. Nuk është për ne të kthehemi në të, vetëm nëse është dëshira e All-llahut, Zotit tonë. Zoti ynë ka përfshirë me diturinë e Vet çdo send, ne I jemi mbështetur All-llahut." (Kaptina El-A'raf, ajeti 88-89).

Pastaj Musai a.s., pasi shpëtoi me popullin e vet nga ushtria e Faraonit, u tha atyre: "Musai tha: O populli im, nëse I keni besuar All-llahut, vetëm Atij mbështetjuni, nëse jeni të dorëzuar (ndaj vendimit të Tij)!"Ata iu përgjigjën duke i thënë: "All-llahut I jemi mbështetur, Zoti ynë, mos i mundëso popullit mizor të na sprovojë! Dhe me mëshirën Tënde, na shpëto prej popullit jobesimtar!" (Kaptina Junus, ajeti 84-86).

Pra, të gjithë pejgamberët e Zotit kishin si mburojë mbështetjen tek Zoti karshi armiqve të tyre, të cilët i sulmonin: "E përse të mos I mbështetemi All-llahut derisa Ai na udhëzoi në rrugën tonë (të drejtë). Për Zotin, ne gjithsesi do të durojmë e do t'i përballojmë mundimet që na bëni, e vetëm All-llahut le t'I mbështeten vazhdimisht ata që gjithnjë iu mbështetën." (Kaptina Ibrahim, ajeti 12).



## 2- Besimi në të vërtetën

Besimtari i sinqertë forcën e vet e fiton nga e vërteta që përqafon ose pason, ai nuk vepron sipas egove të rastit, as sipas tekave të rastësishme, as sipas interesit personal, as sipas fanatizmit të verbër, dhe as padrejtësisht ndaj ndonjë njeriu, mirëpo ai vepron sipas së vërtetës që ka caktuar Zoti në tokë dhe qiell, gjithherë është më mirë që të triumfojë e vërteta, kurse e kota të shuhet: "Përkundrazi, Ne të pavërtetën e godasim me të vërtetën dhe ajo (e vërteta) triumfon mbi të, ndërsa ajo (gënjeshtra) zhduket." (Kaptina El-Enbija, ajeti 18); "Dhe thuaj: "Erdhi e vërteta e u zhduk e kota". Vërtet, e kota gjithnjë ka qenë e zhdukur." (Kaptina El-Israa, ajeti 81).

Reb'ij ibn Amir – i dërguari special i Saad ibn ebi Vekkasit gjatë luftës së Kadisijes – hyri tek komandanti i forcave persiane, Rustumi, i cili rreth vetes kishte pasues dhe ushtarë, ar e argjend. Ai nuk u hamend nga kjo gjendje. Rustumi e pyeti: Kush je ti ... dhe çfarë bëni ju?

Ai iu përgjigj: "Ne jemi një popull që Zoti na ka zgjedhur për t'i larguar ata që Ai do, nga adhurimi i njerëzve tek adhurimi i Zotit Një, nga ngushtimet e kësaj bote në gjerësinë e saj, dhe nga padrejtësitë e sistemeve të ndryshme në drejtësinë e fesë islame".

Besimtari i fortë me besimin që ka në Një Zot dhe me besimin e tij në të vërtetën, është gjithherë i papërkulur, i qëndrueshëm dhe i qetë e jo i shqetësuar; sepse bazën e ka të fortë dhe të shëndoshë: "E kush nuk i beson të pavërtetat e i beson All-llahut, ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje." (Kaptina El-Bekare, ajeti 256).

Ai nuk është krijesë e humbur, e as numër i parëndësishëm. Ai është përfaqësues i Zotit në tokë; nëse bashkohen kundër tij njerëzit e padrejtë, atëherë karshi tij është Zoti xh.sh. Xhibrili a.s., besimtarët e sinqertë dhe melaiket (engjëjt) e Zotit. Atëherë, si mund të jetë i dobët besimtari i cili pas vetes ka melaiket (engjëjt) e Zotit?! Apo, si mund t'u nënshtrohet krijesave, kur me të është Krijuesi i gjithësisë?: "E atyre (shokëve të Pejgamberit) që dikush u tha: "Populli (idhujtarët) është tubuar t'ju sulmojë, pra kini frikë!" Ajo, vetëm ua shtoi edhe më shumë besimin e thanë: "Neve na mjafton që kemi All-llahun, Ai është mbrojtësi më i mirë!"Dhe, pa i gjetur kurrfarë e keqeje, fituan begati e mirësi të mëdha nga All-llahu dhe arritën kënaqësinë e Tij, All-llahu është dhurues i madh." (Kaptina Ali Imran, ajeti 173-174).

Ky besim a kjo bindje e fortë, është që i bëri disa të rinj, siç është rasti i banorëve të shpellës, që të ballafaqoheshin me një mbret të padrejtë e zullumqar dhe me një popull të fuqishëm e zemërgur, edhe pse numri i tyre ishte i vogël: "Ne po të rrëfejmë saktë çështjen e tyre. Ata ishin disa djelmosha, kishin besuar Zotin e tyre, e Ne atyre edhe më ua shtuam bindjen.Edhe i forcuam zemrat e tyre (i bëmë të qëndrueshëm), saqë, kur u ngritën, thanë: "Zoti ynë është Zot i qiejve e i tokës, nuk adhurojmë ndonjë zot tjetër përveç Tij", pse atëherë do të thoshim diçka shumë mizore!"Këta, populli ynë, ka besuar zota të tjerë përveç Atij, pse pra nuk sjellin ndonjë argument të qartë për ata? A ka më mizor se ai që shpif gënjeshtër ndaj All-llahut?" (Kaptina El-Kehf, ajeti 13-15.)

## 3- Besimi në pavdekësi-përjetësi

Besimtari i sinqertë forcën e vet e fiton nga pavdekësia për të cilën është i bindur, sepse jeta e tij nuk është vetëm kjo botë e kufizuar në vende të kufizuara; jeta e tij është e përjetshme, dhe bëhet vetëm një transferim prej një vendi në një vend tjetër. Një poet thotë:

"Vdekja nuk është diçka tjetër përveç një ekskursioni – udhëtimi
Nga vendbanimi i përkohshëm në vendbanimin e përhershëm".

Kemi rastin e ashabit të Pejgamberit a.s. - Umejr ibn El-Humam El-Ensarij, i cili gjatë betejës së Bedrit kishte dëgjuar Pejgamberin a.s. tek u thoshte shokëve të tij: "Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti im, nuk ka njeri i cili sot lufton kundër tyre (armiqëve) dhe bie dëshmor gjatë betejës duke qenë në arenën e luftës, përveçse Zoti do ta fusë atë në xhennet", atëherë Umejri, pasi dëgjoi këto fjalë, tha në vete disa fjalë përmes të cilave shprehu habinë, dhe, kur Pejgamberi a.s. dëgjoi Umejrin tek pëshpëriste, e pyeti: Ç'thua, o Umejr? Umejri tha: A nuk ka mes meje dhe Xhennetit diçka tjetër përveçse të hyj në këtë betejë, të luftoj kundër tyre e pastaj të vritem? Pejgamberi a.s. iu përgjigj: Patjetër ashtu është. Në atë çast Umejri kishte




disa hurma në dorë që po i hante, dhe tha: Si mund të jetoj unë derisa t'i ha këto hurma?! Me të vërtetë është jetë e gjatë! E Umejri i hodhi hurmat nga dora dhe përnjëherë hyri në mejdanin e luftës, duke thënë:

*"Te Zoti shkohet duke vrapuar pa furnizim-pajisje*
*Përveç me devotshmëri dhe vepra të mira*
*Dhe me durim për hir të Zotit duke luftuar*
*Sepse çdo furnizim tjetër është objekt shkatërrimi".*

## 4- Besimi në caktimin e Zotit

Besimtari i sinqertë forcën e vet e fiton nga caktimi i Zotit për të cilin është i bindur; ai është i bindur se çfarëdo që t'i ndodhë atij, është me Lejen e Zotit xh.sh. Gjithashtu është i bindur se, sikur të gjithë njerëzit dhe xhindet të bashkohen, në mënyrë që t'i bëjnë dobi, nuk mund t'i bëjnë asnjë dobi, përveç asaj që ka caktuar Zoti, po, edhe nëse bashkohen që t'i bëjnë dëm, nuk mund t'i bëjnë gjë përveç asaj që ka caktuar Zoti xh.sh.: "Thuaj: "Ne nuk na godet asgjë tjetër, përveç çka na është caktuar nga All-llahu; Ai është ndihmëtar yni". Prandaj, vetëm All-llahut le t'I mbështeten besimtarët." (Kaptina Et-Tevbe, ajeti 51.)

Besimtari është i bindur se furnizimi (rrësku) i tij është i caktuar nga Zoti, se jeta e tij është e kufizuar dhe se askush nuk mund të ndërhyjë në mes tij dhe asaj që ka caktuar Zoti për të si furnizim (rrësk), dhe as të pakësojë nga jeta e tij atë që ia ka caktuar Zoti. Ky itikat apo kjo bindje besimtarit i jep një vetëbesim të pakufishëm dhe një forcë e cila mbizotëron ndaj çdo force njerëzore. Ka raste kur myslimani ka dalë nga shtëpia e tij me qëllim që të shkojë në luftë për hir të Zotit, dhe gjatë rrugës, i kanë dalë njerëz që janë munduar ta frikësojnë, duke ia përmendur fëmijët dhe kujdesin ndaj tyre. Mirëpo, ai ua kthente: Ne kemi obligim që t'u nënshtrohemi urdhrave të Zotit, ashtu siç na ka urdhëruar Ai, kurse Ai do të përkujdeset për furnizimin tonë, ashtu siç na ka premtuar.

Ali ibn ebi Talib, kur hynte në betejë, thoshte:

*"Nga cila ditë unë iku nga vdekja?*
*Nga dita që nuk është caktuar apo nga dita që është caktuar?*
*Nga dita që nuk është caktuar, nuk frikësohem,*
*Kurse nga dita e caktimin, nuk të shpëton dot frika".*

Ai që është i bindur se momenti i vdekjes është i caktuar, se furnizimi (rrësku) është i garantuar dhe se të gjitha çështjet janë në Dorë të Zotit, Ai (Zoti) vepron dhe cakton sipas dëshirës së Tij, e po si mund të frikësohet nga vdekja ai që mbron të drejtën e vet, të drejtën e popullit të vet dhe vepron sipas asaj që ka obliguar Zoti xh.sh.?!

Myslimanët në fillim të formimit dhe zhvillimit të tyre ua mësynë shumë mbretërive dhe vendeve të ndryshme për t'i çliruar, me se ata i mahnitën shumë njerëz të mençur dhe të dijshëm me veprimet e tyre, si arrinin të triumfonin ndaj tyre, saqë udhëheqja e tyre arriti prej Endeluzisë e deri tek Muri kinez, edhe pse numri i ushtarëve dhe armatimi i tyre ishte modest. Pra, s'ka dyshim se bindja e tyre e thellë në përcaktimin (Kadanë dhe Kaderin) e Zotit, ishte një ndihmesë e madhe për ta.

Kjo bindje e thellë përforcoi disa njerëz që të qëndronin trimërisht para ushtrive të shumta, të cilat bënin komplote dhe intriga të ndryshme, mirëpo me vendosmërinë dhe bindjen e tyre të thellë, ato u zmbrapsën.

## 5. Besimi në vëllazëri

Besimtari i sinqertë forcën e vet e merr nga vëllezërit e tij besimtarë, sepse ai e ndien që ata janë në ndihmë të tij dhe ai është në ndihmë të tyre. Nëse nuk është i pranishëm, kujdesen për të; nëse ka vështirësi, mundohen t'ia lehtësojnë atë; nëse mbetet i vetmuar, e shoqërojnë; nëse devijon rrugën, ia tërheqin vëmendjen; nëse demoralizohet, i japin forcë dhe kurajë. Pra, gjithherë ka ndjenjën se nuk është i vetmuar po pas vetes ka një grup të madh njerëzish, të cilët e përkrahin përderisa ai qëndron në rrugë të drejtë. Pejgamberi a.s. ka bërë një ngjashmëri në mes forcës së besimtarit me vëllezërit e tij besimtarë dhe një tulle në një mur të fuqishëm, duke thënë: "Besimtari për besimtarin është sikurse tullat në mur që përforcojnë njëra-tjetrën"; një tullë e vetme është e dobët, mirëpo, nëse ajo vendoset në mur, atëherë bëhet e fortë, sepse lidhet me tullat e tjera dhe bëhet pjesë e një tërësie të pandashme, e cila nuk mund të rrënohet lehtë, pra këtë forcë ajo e fiton atëherë kur vendoset në mur dhe lidhet me të tjerat.

*Nga gjuha arabe:*
***Vedat Shabani***

# Qëndrimi Islam ndaj terrorizmit

Sheuki Abdu-l-Latif Ejjub

Terrorizëm do të thotë përhapje e frikës dhe e pasigurisë në mes njerëzve, duke e paraqitur situatën të tendosur dhe të rrezikshme për jetën dhe sigurinë e tyre. Kjo punë është kriminale, Islami e refuzon atë me të gjitha format dhe ngjyrat e tij. Terrorizmi është vepër e njerëzve të prishur dhe mendim i cili mbjell mëri ndërmjet njerëzve..

Para se të flasim për këtë dukuri të rrezikshme, është mirë të zbërthejmë kuptimin e fjalës "irrhab" terorizëm, ngase kjo shprehje është e vonshme, megjithëse edhe në fjalorët e vjetër të gjuhës arabe është përmendur simbolikisht, pa ndonjë rëndësi të madhe. Fjala "Err-rruhbe"përmendet edhe në Kuran, por me disa kuptime, njëri prej tyre "frikë". Në Kuran thuhet: "O bijtë e Israilit, Kujtoni (të jeni mirënjohes për) të mirat e Mia, të cilat jua dhurova juve, dhe zbatoni premtimin që më keni dhënë Mua. Unë zbatoj atë që premtova, dhe të më kini frikë vetëm Mua". (Kur'an: sure Bekare, 40).[1]

Edhe në një ajet tjetër përmenden frikësimi dhe tmerri: "Ai (Musai) tha: "Hidhni ju! E kur hodhën ata (shkopinj e litarë), magjepsën sytë e njerëzve, i frikësuan ata dhe sollën një magji të madhe". (Kur'an: sure A'raf, 116).

Fjala terrorizëm ka ardhur ose është përmendur me një rast tjetër në Kuran si "tmerr" në disa shprehje terminologjike ushtarake, për të mos i bërë zullum njëri-tjetrit. Për këtë në Kuran thuhet: "E ju përgatituni sa të keni mundësi force (mjete luftarake) e kuaj të caktuar për betejë kundër atyre (që tradhtojnë) e me te, (me përgatitje) Ta frikësoni armikun e Allahut, armikun tuaj dhe të tjerët, të cilët ju nuk i dini". (Kuran: sure Enfal, 60).

Asambleja e jurisprudencës islame, pranë Ligës Botërore Islame, terrorizmin e ka përkufizuar në kuadër të deklaratës së Mekës të shpallur në ciklin e 16 të saj në Mekë, që u zhvillua më 5-10 janar 2002.

### Njeriu në islam ka respektin dhe shenjtërinë e tij, i gjallë dhe i vdekur

Ai tubim i mbajtur në Mekë, terrorizmit i dha këtë përkufizim: Terrorizmi është armiqësi që bëjnë individ dhe grupe, ose edhe (armiqësi) shtetërore (d.m.th. se ka terrorizëm shtetëror). Ky përkufizim përfshin të gjitha llojet e frikësimit, maltretimit, kërcënimit me vrasje pa të drejtë dhe ato që lidhen me krimin, si dalje në rrugë për të plaçkitur, ose maltretim i njerëzve të pafajshëm, kalimtarë rasti. Çdo vepër e dhunshme ose kërcënuese është zbatim i projektit kriminal, qoftë individual a në grup, që ka për qëllim futjen e tmerrit tek njerëzit ose përhapjen e çrregullimeve në çdo vend, ose paraqitjen e rrezikut të njerëzve për jetën apo lirinë e tyre. Gjithashtu dëmtimi i mjedisit, i pronës, qoftë individuale qoftë shoqërore, apo mbjellja e frikës në vende turistike shtetërore. Të gjitha këto janë forma të agresionit dhe degjenerimit, të cilat i ka ndaluar Islami, duke ua tërhequr vërejtjen që të mos ndodhin ato gjëra, ngase ato janë shenjë e rrënimit që dëmton qytetarin dhe vendin. Në lidhje me këtë, Allahu i Lartësuar në Kuran thotë: "E mos bëj të këqija në tokë, se Allahu nuk i do çrregulluesit". (Kuran: sure El-Kasas, 77).

### Realiteti dhe historia vërtetojnë tolerancën me të tjerët në sjellje, qoftë në paqe apo edhe në luftë

Njeriu në Islam ka respektin dhe shenjtërinë e tij, si i gjallë ashtu edhe i vdekur. Pra nuk duhet shikuar me urrejtje për shkak të besimit tjetër, ngjyrës apo vendit tjetër. Allahu i Lartësuar në Kuran thotë: "Ne, vërtet nderuam pasardhësit e Ademit (njerëzit), u mundësuam të udhëtojnë hipur në tokë e në det, i begatuam me ushqime të mira, i vlerësuam ata (i lartësuam) ndaj shumicës së krijesave që Ne krijuam." (Kur'an: sure El-Isra, 70).

Njeriu e meriton këtë respekt dhe shenjtëri, ngase Allahu e ka krijuar dhe i fryu nga shpirti i Tij: "Kur e bëra (e krijova) atë, i fryva nga shpirti Im". (Kuran, sure Hixhër, 29). Dhe e ka bërë atë



meritor - kompetent për halifat. Kurani në lidhje me këtë thotë: "(Kujto Muhamed) Kur Zoti yt u tha engjëjve: Unë po krijoj - po bëj një përfaqësues në tokë". (Kuran: sure El-Bekare, 30). (Rreth këtij ajeti dua të bëj një sqarim, sepse mendoj që ka interpretime të gabuara dhe nuk janë raste të rralla të thuhet se njeriu është mëkëmbës i Zotit në tokë, kjo shprehje nuk është me vend, ngase Zoti nuk ka mëkëmbës).

Dhe atë (njeriun) e ka bërë zotërues-sundues të gjithësisë, dhe ia ka nënshtruar ç'ka në qiej e në tokë: "Dhe për ju nënshtroi gjithë ç' ka në qiej dhe ç' ka në tokë, njëmend për njerëzit që mendojnë më thellë, në këto ekzistojnë argumente". (Kuran: sure, El-Xhathije, ajeti 13).

Nuk ka dyshim se historia dhe realiteti janë formulë që vërtetojnë, se myslimanët respektojnë lidhjet e tyre me të tjerët në të dy rastet, në paqe dhe në luftë, sikur i obligon vllazërimi njerëzor, të cilit Islami i vuri bazat e përgjegjësisë dhe pasimit, i obligoi ata të mos i kalojnë kufijtë e mëshirës dhe humanizmit, edhe me armiq dhe robë lufte, myslimanët janë sjellë në mënyrën më të butë e humane, ngase humanizmi e ngre njeriun dhe ia ndalon çdo gjë që shkel nderin e njeriut.

### Islami ndalon të gjitha llojet e agresionit

Nuk fshihet tek njerëzit me ndjenja dhe mendje të shëndoshë fakti se Islami e ka ndaluar agresionin me derdhjen e gjakut të njerëzve, nderin e tyre dhe pasurinë e tyre- pa dallim-ngase respekti i

njeriut në Islam është i barabartë. Në Kuran thuhet: “Dhe mos mbytni njeriun mbytjen e të cilit e ka ndaluar Allahu (përveç me drejtësi-që e kërkon Sheriati). E kush mbyt pa të drejtë (pa faj), kujdestarit të tij Ne i kemi dhënë të drejtë (të kërkojë drejtësinë), e ai të mos e kalojë kufirin në mbytje derisa është ndihmuar (prej Zotit)” (Kuran: sure El-Isra’, 33).

Zoti xh.sh. e çmon njeriun dhe në Kuran thuhet edhe: “Ne u caktuam atyre në të (në Tevrat) kundërmasat ndëshkuese: Njeriu (mbytet) për njeriun, syri për syrin, hunda për hundën, veshi për veshin, dhëmbi për dhëmbin, por edhe plagët kanë kundërmasë. E kush e fal atë (hakmarrjen), ajo është shpagim (nga mëkatet) për të. E kush nuk vendos sipas asaj që e zbriti Allahu, ata janë mizorë”. (Kuran: sure El-Maide, 45).

Abdullah ibni Omeri r.a. thotë se Resulullahi s.a.v.s. ka thënë: “Ai që ngre armët kundër nesh, nuk është nga ne”. (Transmetuar nga Buhariu dhe Muslimi).

Në këtë hadith Resulullahi e sqaron se me bartjen apo ngritjen e armës për të frikësuar një njeri në tokën e Allahut, qoftë mysliman ose jomysliman, ai e zhvesh veten nga laku i Islamit. Kjo do të thotë se derisa të përhapet siguria në rruzullin tokësor, është ashpërsuar (duhet të jetë i ashpër) ndëshkimi, për të gjithë ata që nxitojnë të përhapin frikë e pasiguri në tokë dhe e keqtrajtojnë njerëzimin në përgjithësi. Allahu i Lartësuar shumë qartë flet për ndëshkimin e atyre që ndjekin këtë rrugë të trishtimit të njerëzve. Në Kuran thuhet: “Ka ndonjë nga njerëzit që fjala e tij të mahnit, por vetëm në këtë botë (sepse në bëtën tjetër gjykon Ai që i di të fshehtat), dhe për atë që ka në zemrën e tij, e paraqet Allahun dëshmues, e në realitet ai është kundërshtari më i rreptë. E posa të kthehet ai në tokë, vepron të bëjë shkatërrim në të, të asgjësojë të korrat (mbjelljet) dhe gjallesat. E Allahu nuk e do çrregullimin (fesadin). Dhe kur i thuhet atij: “Ki frikë Allahun!”, atë e kap eufori për punë mëkati. Shtrat i shëmtuar është që i takon atij (xhehenemi).” (Kuran: sure El-Bekare, 204-206).

Sheriati islam shqyrton sherrin e atij që hulumton fshehtësitë e të tjerëve dhe refuzon pasojat nagative rrënuese që sjell ajo. Ajo përmban rrezik në vete. Për këtë Allahu i Lartësuar thotë: “Ruajuni nga e keqja (nga dënimi) që nuk i godet vetëm ata që bënë mizori prej jush (por edhe të mirët), dhe ta dini se Allahu është ndëshkues i rreptë.” (Kuran: sure, Sure El-Enfal, 25).

Toleranca islame dallon nga të tjerat për sa i përket respektit ndaj njeriut, cilido që të jetë, dhe urren fanatizmin e dallimet racore. Prandaj është angazhuar e i ka dhënë rëndësi të madhe jetës së qetë të të gjitha pakicave jomyslimane që jetojnë në mesin e myslimanëve. Prandaj i ka urdhëruar myslimanët t’i respektojnë ata, të jenë të lirë e të sigurt pa frikë, si në shtëpitë e tyre, në pronat, po edhe në objektet e tyre fetare. Islami i trajton të barabartë të gjithë qytetarët e vet. Myslimanët, aty ku janë shumicë, i ka urdhëruar të sillen mirë me ta dhe t’u bëjnë mirë atyre, derisa të jenë edhe ata brenda suazave të dëgjimit të urdhrave shtetërorë. Në lidhje me këtë, i Lartësuari thotë: “Allahu nuk ju ndalon të bëni mirë dhe të mbani drejtësi me ata që nuk ju luftuan për shkak të fesë, e as nuk ju dëbuan prej shtëpive tuaja; Allahu i do ata që mbajnë drejtësinë.” (Kuran: sure El-Mumtehin, 8).

Sheriati islam e ka bërë obligim kompensimin, nëse vritet ndonjë jomysliman pahiri, dhe ka ndaluar t’i bëhet çfarëdo dëmi njeriut në përgjithësi. I Lartësuari thotë: “Thuaj: Zoti im ndaloi vetëm të këqijat e turpshme, le të jenë të hapëta ose të fshehta, ndaloi mëkatin, ndaloi shtypjen e tjetrit pa të drejtë, ndaloi t’I bëni Allahut shok pa pasur për të kurrfarë argumenti, dhe ndaloi të thoni për Allahun atë që nuk e dini se është e vërtetë”. (Kuran: sure El-Araf, 33). Nga Abdullah ibni Mesudi transmetohet se Pejgamberi a.s. ka thënë: “Kush mundon një jomysliman (pa të drejtë vetëm pse nuk është mysliman), unë do të ngrihem kundër tij në Ditën e Gjykimit, e kundër kujt ngrihem unë, ai ka për të humbur (gjykimin)”. (Transmeton Buhariu).

Për të vërtetuar mbrojtjen e jomyslimanëve, Pejgamberi a.s. ka lajmëruar: “Ai që bën agresion ndaj tyre me mbytje apo grabitje të diçkaje, është i privuar nga Xhenneti, që është dëshirë e çdo myslimani.”

Po ashtu Abdullah ibni Omeri transmeton hadithin se Pejgamberi a.s. ka thënë: “Ai që vret një njeri që është në marrëveshje (në mbrojtje të shtetit islam), nuk do të ndiejë erën e Xhennetit”. (Transmeton Buhariu).

## Dallimi në mes xhihadit dhe terrorizmit

Nuk ka dyshim se historia dhe ndodhitë vërtetojnë plotësishtë tolerancën islame ndaj të tjerëve. Argumenti më i madh për këtë është mirësjellja me fjalë e me vepër me të tjerët, si në paqe ashtu edhe në luftë.

Kjo është thirrja e Islamit që u bën pasuesve të tij, thirrje e qartë për ngritje të flamurit të paqes, dashurisë dhe vëllazërimit. Në lidhje me këtë, i Lartësuari thotë: “O ju që besuat, hyni në Islamin e tërësishëm (përqafoni fenë islame në tërësi), e mos ndiqni rrugën e djallit, sepse ai është armiku juaj i hapët.” (Kuran: sure El-Bekare, 208).

Dhe ky është ballafaqim hyjnor për Pejgamberin e Islamit, udhëheqës i myslimanëve, për të shpejtuar nga paqja, nëse armiqtë anojnë. I Lartësuari thotë: “Në qoftë se ata anojnë nga paqja, ano edhe nga ajo, e mbështetu në Allahun. Ai është që dëgjon dhe di.” (Kuran: sure El-Enfal, 61).

Nuk ka dyshim se Islami ka ardhur për të forcuar bazat e drejtësisë, dashurisë dhe mëshirës për të gjithë njerëzit. I Lartësuari ka sqaruar qëllimin e dërgimit të Muhamedit a.s., duke thënë: “E Ne të dërguam ty (Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat”. (Kuran: sure El-Enbija, 107).

I Lartësuari vazhdon për të vërtetuar qëllimin e dërgimit të Muhamedit a.s. si mëshirë për gjithë botën, dhe thotë: “Ata që pasojnë të dërguarin (Muhammedin), Pejgamberin analfabet (që nuk di të shkruajë as të lexojë), të cilin e gjejnë të shkruar tek ata në Tevrat dhe në Inxhil, e që i urdhëron ata për çdo të mirë dhe i ndalon nga çdo e keqe, u lejon ushqimet e këndshme dhe u ndalon ato të pakëndshmet, dhe heq nga ata barrën e rëndë të tyre dhe prangat që ishin mbi ta. Pra, ata që e besojnë atë, e nderojnë dhe e ndihmojnë me dritën që iu zbrit me të, të tillët janë të shpëtuarit.” (Kuran: sure El-A’raf, 157).

Ja, ky është Pejgamberi i ymetit, që zbatoi Sheriatin e Zotit të Tij, e forcon në shpirtrat e shokëve të tij, të urrejnë luftën, përveç në raste kur është e domosdoshme. Pejgamberi a.s. thotë: “Mos e dëshironi të takoni armikun, po nëse e takoni atë, të kini durim.” (muttefekun alejhi).

Me gjithë këto tekste shumë argumentuese, të cilat bëjnë thirrje për paqe e shpëtim, po edhe realiteti i myslimanëve në të kaluarën dhe të tanishmen, - të

gjitha këto e forcojnë madhështinë e Islamit dhe tolerancën e tij. Megjithatë, gjejmë mëri e urrejtje të fshehtë, e cila i lëviz armiqtë e Islamit, në mënyrë që ashtu të arrijnë ta shëmtojnë bukurinë e tij (të Islamit) dhe platformën e tij, e ata janë sidomos sionizmi botëror dhe ndihmësit e tij nga armiqtë e Islamit, të cilët Islamin dhe myslimanët e cilësojnë si burime terrorizmi, padrejtësisht dhe armiqësisht, ngase terrorizmi është pjellë e tyre!

E ne nga këndi ynë, i pyesim ata se si e quajnë atë që po ndodh për çdo ditë, gjakderdhjen e të pafajshmëve, okupimin e tokave, shkeljen e të drejtave të njeriut, shkeljen e nderit, mbytjen e fëmijëve, grave, pleqve e të rinjve dhe futjen e frikës e shqetësimit tek njerëzit për sigurinë e tyre.....

Si e quajnë atë që po ndodh në Irak, Afganistan dhe në vende të tjera? A është kjo drejtësi, paqe dhe demokraci, për se me plot gojën thërrasin gjithandej?

Nuk ka dyshim se ata i kanë ndryshuar terezitë dhe e kanë bërë të vërtetën të pavërtetë dhe të pavërtetën të vërtetë. Atë po e shohim tani në Palestinë, Irak, Afganistan etj. Shohim edhe përpjekje të ndërhyrjes në punët e të tjerëve, qoftë të shteteve a të popujve. Ka përpjekje për t'u imponuar porositë e tyre; plaçkitja e vlerave të tyre sipas nesh është terrorizëm i vërtetë, qoftë ai individual, kolektiv apo shtetëror.

Ata kënaqen me atë që kanë arritur ta cilësojnë terrorizëm xhihadin e shteteve të dobëta, të cilat mbrojnë nderin e tyre dhe tokën e tyre.

### Xhihad është t'i kundërvihesh zullumit dhe armiqësisë

Le ta dinë, nëse nuk e kanë ditur, se dallimi është shumë i madh dhe i gjerë ndërmjet xhihadit, i cili është vetëmbrojtje, kundërvënie NDAJ zullumit e armiqësisë, dhe terrorizmit të vërtetë. Ajo që shohim në pamjen e tij, është përhapja e frikës dhe pasigurisë, vrasja e të pafajshmëve, derdhja e gjakut të njerëzve të ndershëm e të devotshëm, përpjekje për dominim mbi të tjerët dhe shterja e mjeteve të tyre e plaçkitja e pasurisë së tyre.

Xhihadi i ligjshëm është bërë për të mbrojtur vatanin nga ata që synojnë okupimin (po edhe nëse jeni të okupuar, duhet të bëni detyrimisht xhihad për t'u liruar nga okupatori). Xhihadi është i lejuar edhe kundër atyre që i shkelin kontratat (marëveshjet e lidhura). Gjithashtu është i lejuar për të përkrahur dhe mbrojtur vendet e shenjta që janë për adhurim, qofshin islame ose joislame. I Lartësuari, në lidhje me këto që u thanë deri këtu, thotë: "Atyre që po sulmohen me luftë, u është dhënë leje të luftojnë, për shkak se u është bërë e padrejtë, e Allahu ka fuqi për t'iu ndihmuar atyre (muslimanëve). (U lejuan të luftojnë). Ata, të cilët thanë: Allahu është Zoti ynë! U dëbuan prej shtëpive të tyre pa kurrfarë të drejte. E sikur Allahu të mos i zmbrapste disa me disa të tjerë, do të rrënoheshin manastiret, kishat, sinagogat e edhe xhamitë, në të cilat përmendet shumë emri i Allahut. E Allahu patjetër do ta ndihmojë atë që ndihmon rrugën e Tij, se Allahu është shumë i fuqishëm dhe gjithnjë triumfues. (Ai ndihmon) ata të cilët, kur Ne u mundësojmë vendosjen në tokë, e falin namazin, japin zeqatin, urdhërojnë për të mirë dhe largojnë prej së keqes. Allahut i takon përfundimi i çështjeve". (Kur'an: sure El-Haxh, 39-40).

Mbrojtja e vendeve të adhurimit joislam tregonte qartë tolerancën islame, se Islami nuk urren askënd pse nuk e beson Islamin ose pse nuk hyn në të, po, përkundrazi, i mbronte ata që refuzuan t'i përgjigjeshin thirrjes së tij, e kështu me radhë.

Islami i obligon pasuesit e tij për edukatë njerëzore edhe në gjendje lufte, ndalon vrasjen e të pafajshmëve në përgjithësi, dhe sidomos vrasjen e pleqve, grave, femijëve dhe priftërinjve. Gjithashtu ndalon të ndiqen nga pas ata që ikin nga fushëbeteja, ose vrasjen e atyre që dorëzohen, ndalon keqtrajtimin e robërve dhe i ndalon që myslimanët të bëjnë si të tjerët, d.m.th. të mos masakrohen trupat e të vrarëve, të mos asgjësohen të mbjellat, frutat, të mos bëhen rrënime a shkatërrime të shtëpive, instuticioneve, ose të infrastrukturës në përgjithësi, ngase ajo konsiderohet shkatërrim në tokë.



Abdullah ibni Omeri r.a. thotë: "Nje grua u gjet e vrarë në një luftë, ku ishte edhe Resulullahi s.a.v.s.,ai e urrejti atë vrasje dhe ndaloi vrasjen e grave dhe fëmijëve". (Transmeton Buhariu). (Kjo ka qenë pas luftës në Hunejn me fiset Hevaz, Xhushem, Thekif e fise të tjera më të vogla. Ato fise pësuan disfatë nga myslimanët, por nuk u shpërndanë dhe shkuan së bashku në Taif që të riorganizoheshin e t'u kundërviheshin muslimanëve përsëri. Për këtë shkak Pejgamberi a.s. u kishte shkuar mbrapa, se përndryshe deri në atë rast nuk kishte ndjekur nga mbrapa kundërshtarët e tij, e ata në Taif u mbyllën në kështjellat e Taifit. Gjatë rrugës Pejgamberi a.s. kishte parë atë grua të vrarë dhe kishte thënë hadithin e lartpërmendur – B.A.)

Një ashab, Burejde, thotë se, kur nuk shkonte vetë në luftë, Pejgamberi a.s. emëronte një udhëheqës të ushtrisë dhe e porosiste të kishte dronë e Allahut, po i porosiste edhe myslimanët e tjerë, duke u thënë: "Luftoni me Emrin e Allahut dhe mos bëni (mos masakroni) si të tjerët dhe mos mbytni fëmijë!". (Transmeton Muslimi).

Lufta në Islam bën përjashtime nga të tjerët, ngase paqja është bazë dhe lufta duhet të kufizohet vetëm me luftëtarët, e kurrsesi nuk bën të pësojnë civilët. Prandaj nuk lejohet përdorimi i armëve të shkatërrimit në masë, qofshin ato bërthamore, biologjike ose kimike, ngase ato nuk bëjnë dallim ndërmjet luftëtarëve dhe të tjerëve.

(Këtu do të theksoja se ka individë dhe grupe që, në emër të Islamit, bëjnë vepra terroriste, por ato nuk përfaqësojnë Islamin. Parimet e Islamit u panë, e veprimet e individëve ose grupeve, këto janë diçka tjetër, dhe për to nuk duhet të njolloset Islami. – B. A.).

Në Kuran thuhet: "Ndihmohuni në mes jush me të mira dhe në të mbara, e mosni në mëkate e në armiqësi." Kuran: sure El-Maide, 2).

*Marrë nga "Minberul-Islami", nr.5, Qershor, 2005.*

*Përktheu dhe përshtati*
***Bajrush Ahmeti***

---

* Të gjitha ajetet kur'anore janë nga përkthimi i haxhi Sherif Ahmetit.

# Raporti i njeriut ndaj Krijuesit: revoltë apo frikë-respekt

Ajni Sinani

**Qytetërimi i vjetër grek marrëdhëniet në mes njerëzve dhe zotave i përfytyronte si revoltë dhe sfidim. Sipas tij, zotat gjithnjë duan ta nënshtrojnë njeriun dhe, në mënyrë që ai të mos i gëzojë frytet e punës së vet, sa herë që ai arrin sukses, zotat e hedhin në fatkeqësi. Ndërkaq, njeriu, në anën tjetër, i sfidon vazhdimisht zotat dhe, kur bie, ai përsëri e merr veten dhe vazhdon luftën e tij me zotat**

Legjenda e njohur për Prometeun thotë se Zeusi, perëndia më i madh, babai i perëndive dhe i njerëzve, e urdhëroi Epimeteun, që ishte i biri i Titan Japet, që t'i jepte çdo qenieje të gjallë armët që i duheshin për të mbrojtur jetën. Kështu Epimeteu i pajisi kafshët me thonj, dhëmbë e shkathtësi që të mbijetonin, por ai bëri një gabim sepse harroi njeriun. Raca njerëzore do të ishte zhdukur sikur të mos e ndihmonte Prometeu, vëllai i Epimeteut.

Meqenëse nuk kishte mbetur asnjë armë për njeriun, Prometeu i dhuroi atij diçka më të çmuar: trurin. Edhe pse ai i dha njeriut zgjuarsinë që të mund të përballonte armiqtë e tij, njerëzit përsëri vuanin, sepse u mungonte diçka që të mund t'ua bënte jetën të mundshme: zjarri. Zjarrin e kishin dhe e përdornin vetëm perënditë. Ata donin ta mbanin vetëm për vete. Sipas këtij miti, titanit Promete, duke parë se njerëzit jetonin në errësirë e në të ftohtë, i erdhi keq për ta, andaj ua rrëmbeu zjarrin perëndive dhe ua dha njerëzve. Që atëherë filloi epoka më e rëndësishme për njerëzimin. Mirëpo Zeusi u zemërua për këtë "krim"me Prometeun dhe me njeriun.

Meqë tashmë nuk mund t'ua merrte zjarrin njerëzve, vendosi të ndëshkonte rëndë Prometeun dhe njeriun. E rrëmbeu Prometeun dhe e çoi në një mal të madh që quhej Kaukaz dhe atje e lidhi me zinxhirë, që të mos lëvizte. Ngarkoi një shqiponjë të madhe që të hante mëlçinë e Prometeut ditën, e cila i rritej përsëri natën. Kësaj torture të Prometeut, që zgjati 30 vjet, i dha fund Herkuli, që ishte i biri i Zeusit, hero dhe gjysmëperëndi. Ai iu lut Zeusit që ta lejonte të vriste shqiponjën dhe të këpuste zinxhirët që kishin mbajtur të lidhur martirin Promete. Zeusi ia plotësoi dëshirën Herkulit dhe e lejoi ta lironte Prometeun.

Kurse njeriut Zeusi i dërgoi Pandorën dhe, së bashku me të, i dërgoi dhuratë një kuti të mbyllur. Kur njeriu e hapi, pa se ajo ishte e mbushur me të këqija, të cilat dolën nga kutia dhe u shpërndanë në sipërfaqen e tokës, në mënyrë që të jenë shkak armiqësie dhe trishtim i vazhdueshëm për njeriun. Pra, përmes kësaj legjende, raportet në mes njeriut dhe zotave janë vlerësuar si raporte konkurrence dhe sfidimi midis tyre.

Ndërkaq, krejt ndryshe nga ky mit i rremë, sipas doktrinës islame njeriu është i krijuar prej Allahut, çdo gjë i është dhuruar prej Tij, gëzon përkrahjen e Tij dhe mbështetet në çdo çast të jetës tek Ai dhe në fund i kthehet vetëm Krijuesit. Mësimi islam thekson gjithëfuqinë e Allahut. Kurani na flet për mëshirën e Allahut dhe vë baraspeshën në mes mëshirës dhe drejtësisë së Allahut. Çdo sure e Kuranit fisnik dhe çdo vepër e besimtarit fillon me "Bismilahirr Rrahmanirr Rrahim", ku janë të përmendur



emrat e bukur të mëshirës: err Rrahman dhe err Rrahim, e jo emrat e zemërimit. Sipas një hadithi të Muhammedit a.s., mëshira i paraprin hidhërimit të Allahut.

Njeriu, sipas Islamit, është rob dhe mëkëmbës i Allahut. Si rob i Allahut, njeriu duhet t'i nënshtrohet plotësisht vullnetit të Tij, duke pranuar Programin Hyjnor që përmban udhëzimin dhe drejtimin dhe atë ta zbatojë në jetën e përditshme, në mënyrë që të fitojë kënaqësinë në këtë botë dhe shpëtimin në botën tjetër. Kurse, si mëkëmbësi i Allahut, njeriu duhet të jetë aktiv, sepse ka pranuar amanetin që nuk e pranuan as Toka dhe as qiejt. (El Ahzab: 72).

Kurani na mëson se Zoti nuk është ziliqar ndaj njeriut, sikurse flitet në legjendën greke, përkundrazi Zoti, sipas Kuranit, është shumë bujar ndaj njeriut, madje Zoti i ka dhënë njeriut shumë favore, duke e lartësuar mbi të gjitha krijesat e tjera:

"Ne vërtet nderuam pasardhësit e Ademit (njerëzit), u mundësuam të udhëtojnë hipur në tokë e në det, i begatuam me ushqime të mira, i vlerësuam ata (i lartësuam) ndaj shumicës së krijesave që Ne krijuam. (El-Isra: 70);

e ka bërë në formën më të bukur:

"Vërtet, Ne e krijuam njeriun në formën më të bukur." (Et Tin: 4);

i ka dhënë shpirtin:

"…dhe kur ta kem përsosur atë (njeriun) dhe t'i kem dhënë nga ana Ime shpirt, ju menjëherë përuljuni atij (në sexhde)" (Sad: 72);

dhe e ka caktuar të jetë mëkëmbës i Tij mbi tokë: "(Kujto Muhammed) Kur Zoti yt u tha engjëjve: Unë po krijoj (po përcaktoj) në tokë një mëkëmbës!..." (El-Bekare: 30).

Islami nuk e sheh njeriun si rival të Krijuesit apo si një krijesë të pavarur prej Tij, që të mund të zërë edhe vendin e Krijuesit. Zoti e krijoi njeriun për të dëshmuar Njëshmërinë e Tij dhe për të adhuruar vetëm Atë. Allahu i është drejtuar njerëzimit që në kohën e shpirtrave, me pyetjen: "A nuk jam Unë Zoti juaj?" dhe njerëzit, pa përjashtim, që të gjithë janë përgjigjur: "Po, dëshmojmë!"(El Araf:172). Nëpërmjet kësaj Po-je, njeriu e ka pranuar Allahun si Zot të vetin, madje qysh para ardhjes së tij në këtë botë.

Pra, Zoti ka marrë prej shpirtrave të njerëzve zotimin (mithakun) që në botën e shpirtrave dhe gjithë njerëzimi ka pranuar Hyjninë e Allahut. Kjo paraqet besëlidhjen që shpirti i secilit njeri ka "nënshkruar" para Zotit. Secili njeri është zotuar se do ta njohë dhe se do ta pranojë Allahun për Krijues dhe Furnizues të tij. Kjo tregon se adhurimi dhe pranimi i Krijuesit është skalitur në vetë natyrën e njeriut (el fitrah) që, ndonëse mund t'i nënshtrohet harresës, egoizmit dhe pasionit, megjithatë është i pranishëm në zemrën e çdo njeriu.



Sipas Islamit, mëkati dhe rënia e njeriut vijnë, para së gjithash, si pasojë e harrimit të këtij zotimi. Qëllimi i mesazhit të Zotit është që t'ia kujtojë njeriut zotimin e dhënë para se të vinte në këtë botë. Mu për këtë arsye, në shumë vende në Kuranin fisnik lexojmë shprehjen fe dhekir: kujtoju atyre.

Islami i kundërvihet tërësisht idesë së rebelimit dhe revoltës ndaj Krijuesit. Dyshimi e individualizmi, që mund të shihen në Greqinë e vjetër dhe në Evropën pasmesjetare, i pasqyruar në letërsinë e këtyre periudhave, nuk gjendet në Islam. Në Islam njeriu nuk konceptohet në natyrën e tij titanike ose prometiane, që rebelohet ndaj Vullnetit të Qiellit në mënyrë heroike. Përkundrazi, madhështia e njeriut, sipas mësimit islam, qëndron në të qenët e tij rob-shërbëtor i Allahut.

Prandaj ideja e pavarësisë së njeriut nga Krijuesi dhe mosnjohja e moszbatimi i Urdhrave të Tij, një trend i shoqërisë perëndimore, është i huaj për mësimin islam. Zoti ka përmbushur zotimin e tij ndaj nesh duke na dhënë fuqi, aftësi, udhëzim, dhe ka vënë çdo gjë në shërbim të njeriut, në mënyrë që ai të mund ta realizojë rolin e tij prej mëkëmbësi mbi tokë. Mbetet në dorën e njeriut nëse dëshiron të jetë konsekuent ndaj zotimit që i ka dhënë Allahut dhe pranimit të Njësisë së Tij, duke marrë përgjegjësi si mëkëmbësi i Allahut në tokë, apo të rrëshqasë në një nivel edhe më të ulët se kafshët. (El Araf: 179).

Madhështia njeriut nuk i vjen prej vetes dhe prej të qenit i pavarur, por prej të qenit krijesë, shërbëtor dhe mëkëmbës i Tij.

Pikërisht prandaj Muhammedi a.s. nuk lartësohet nga myslimanët në nivelin e Hyjit, ose në nivelin e birit të Hyjit, sikurse bëjnë të krishterët me Isain a.s. (hasha lilah, Allahu na ruajttë!) por konsiderohet rob-shërbëtor dhe i dërguari i Allahut. Kjo është shkalla më e lartë që mund të arrijë njeriu. Këtu qëndron gjithë madhështia e Islamit karshi doktrinave dhe feve të tjera.

# Vështrim krahasues në mes dramës Sejdi Jahja të Sami Frashërit dhe Princeza e Andaluzisë të Ahmed Sheuki-ut

**Ismail Ahmedi**

Për veprimtarinë e Sami Frashërit, e cila është shumëdimensionale: gjuhësore, filologjike, leksikografike, historike, gjeografike, publicistike, letrare etj., janë shkruar shumë studime, vlerësime dhe artikuj të ndryshëm, si në gjuhën shqipe, ashtu dhe në gjuhë të tjera. Por, megjithatë, për veprën e tij të thellë e të shumanshme, ka mbetur ende për t'u thënë.

Veprimtarinë e tij krijuese Samiu e kishte filluar që në moshën 21 vjeç, më 1872 në Stamboll, duke botuar në gjuhën turke-osmane veprën letrare-romanin *Taassuk-i Tal'at ve Fitnat.*[1] Ndërkaq, veprat letrare - dramat: *Besa, Sejdi Jahja dhe Gave*, të përkthyera tani edhe në gjuhën shqipe, Samiu i kishte botuar në vitet 1874-1876. Në të gjitha këto vepra, ashtu si dhe në gjithë krijimtarinë e tij, shihet talenti krijues i Samiut.

Drama *Sejdi Jahja*[2] e Sami Frashërit, e botuar më 1875 në Stamboll dhe e përkthyer tash vonë në shqip, paraqet një gjerësi dhe një thellësi shprehëse të rrallë, një shumësi kuptimore të qenësishme mbi historinë e Spanjës arabe të shek. XI. Ngjarja e saj është marrë nga historia e qëndresës dhe tragjikës arabe në Spanjë, më saktësisht në Sevilje. Samiu, duke trajtuar te *Sejdi Jahja* në mënyrë të lidhur, heroizmin dhe tradhtinë, dëshiron të artikulojë dallimin e tyre të tmerrshëm, për të theksuar përfundimisht tmerrin e fatit të popullit, në gjirin e të cilit ndodhën këto ngjarje dramatike.


Titulli i origjinalit

سيدي يحيى

بش فصلدن عبارت فاجعه

محرری : ش. سامی

استانبول

۱۲۹۲

I transkriptuar

SEYDİ YAHYA

Beş fasıldan ibaret facia

Muharriri: Şemsettin Sami

İstanbul

1292-h

Ballina e dramës "Sejdi Jahja" të Sami Frashërit, botuar në Stamboll më 1875

*Princeza e Andaluzisë*[3] e Ahmed Sheuki-ut, neoklasicist arab nga Egjipti, e botuar më 1932 në Kajro, ringjalli epopenë e qëndresës heroike të popullit arab në Spanjë.

Ahmed Sheukiu në këtë vepër nuk bën histori, e as nuk mbështetet në argumente të mirëfillta historike të periudhës përkatëse.

Vepra e tij *Princeza e Andaluzisë,* para së gjithash, është ngjarje reale dhe mesazh i lirë artistik. Ç'është e vërteta, ai nuk e përmbys, dhe as e mohon historinë, po ka parasysh vetëm të vërtetën e rrjedhës historike të shek. XI në Spanjë.

Në këtë rrjedhë, Ahmed Sheuki, sikurse edhe Samiu, jep një shembull kompleks dhe të rëndësishëm. Ai niset nga realiteti tragjik i një kohe mjaft të largët - Andaluzia arabe e shek. XI, të cilin e gërsheton me ëndrrën, që bëhet përbërës thelbor i realitetit të veprës së tij. Me fjalë të tjera, autori krijoi realitetin që shpreh në veprën e tij, krijoi ngjarjet, personazhet, pastaj, si përcaktohen dhe ndërtohen karakteret në situatat e skajshme të luftës për jetë a vdekje. Ky mall i pashuar për Andaluzinë arabe, ky pikëllim për arabët e braktisur, që kishin mbetur në ato kohë të liga pikë e pesë, e kishin vënë në lëvizje Sheuki-un, e patën mbushur me energji të pashterur për të bërë një vepër letrare me thurje dramatike, e cila ofron një histori të tërë ngjarjesh e përjetimesh.

Objekt i këtij shkrimi është një vështrim krahasues në mes dramës *Sejdi Jahja* të Sami Frashërit dhe *Princeza e Andaluzisë* të Ahmed Sheuki-ut, dy vepra këto dramatike, të cilat duken të ngjashme, por jo të tilla edhe në strukturimin e tyre të brendshëm.


Sami Frashëri

Ajo që, në pamje të parë, duket se i afron, është konteksti i tragjedisë së Andaluzisë, i lidhur ngushtë me të *Sejdi*



Ballina e dramës "Sejdi Jahja" të Sami Frashërit, përkthyer në gjuhën shqipe



Ahmed Sheuki

*Jahja*-së dhe *Princeza e Andaluzisë,* që sjellin para nesh kohët e tmerrit me madhështinë e ngjarjeve e lavditë e heronjve, e njëkohësisht me to, një projektim të këtyre ngjarjeve, parë nga njerëz me talent, si Samiu e Ahmed Sheukiu. Pra, në sistemin e ideve, Samiu dhe Ahmed Sheuki-u kanë ruajtur identitetin atdhetar, heroik e tragjik, duke u dhënë atyre përmbajtje dhe funksion semantik. Kjo strukturë artistike e dramave është përcaktuar nga koncepti i tyre për të dhënë tragjedinë e Andaluzisë së shek.XI përmes fatit të heronjve. Prandaj, në këtë betejë të përhershme, në skemën klasike dalin përfundimisht: heronj, tradhtarë, urrejtje dhe dashuri. Duke trajtuar në mënyrë të vazhdueshme heroizmin, tradhtinë dhe urrejtjen, Samiu dhe Sheuki-u arritën që tek dramat *Sejdi Jahja* dhe *Princeza e Andaluzisë*, të artikulonin tmerrin e fatit të popullit arab në Spanjë.

Siç e theksuam, një vështrim krahasues do të luajë rolin e një identifikimi që nxjerr në shesh ngjashmëritë e organizimit të krijimeve të brendshme jo aq identike, por në rastin tonë, e përbashkëta tërësisht identike, do të ishte motivi i Andaluzisë arabe i shek.XI, dhe fakti që secila prej tyre kanë nga pesë akte.

Nëse do t`i shikojmë këto drama nga afër, strukturimi i veprave do të na bënte ta përqendronim vëmendjen në dy drejtime për zbërthimin e pjesëve dramatike:

1. Mënyra e veprimeve.
2. Marrëdhëniet në mes personazheve.

1. Mënyra e veprimeve krijon një tërësi zinxhirore, çdo hallkë e së cilës është e rëndësishme për organizimin e ngjarjeve.

Dramat *Sejdi Jahja* dhe *Princeza e Andaluzisë* fillojnë me një skenë kolektive, ku vërehet krenaria ndaj armikut spanjoll. Aty artikulohet lavdi i Zotit, lëvdohet fuqia e tyre dhe drejtësia e misionit që i përkasin. Kjo krenari është e lidhur me ndjenjën e epërsisë, që del në pah te të dyja dramat.

Tek *Sejdi Jahja:* "Zoti mua më jep jetë, që unë t'i shpëtoj atdhetarët nga duart e armiqve! Unë, në beteja, isha më shumë në mesin e armiqve se në mesin e shokëve të mi! Sa herë u plagosa nga shpata dhe plumbat e armikut. Edhe pse e desha vdekjen më shumë se çdokush tjetër, megjithatë nuk vdiqa. Me siguri Perëndia më jep jetë që unë ta mbroj qytetin".[4]

Tek *Princeza e Andaluzisë* krenaria shfaqet me fjalët e princezës: "Ti, zotëri gjykatës, je i brengosur për fatin e Andaluzisë, por unë të lus të më dëgjosh, se babai im do të përgatitet (dhe ti e di se ai është plaku i Andaluzisë), për t'i sulmuar perendimorët, në mënyrë që arabët të pushojnë prej tyre për disa vjet".[5]

Hallka e dytë do të ishte parandjenja e rrezikut, që është shfaqur tek të dyja dramat, por në instanca kohore të ndryshme. Tek *Sejdi Jahja* kjo parandjenjë, kumtohet shumë shpejt me fjalët e Sejdi Jahjait, që në aktin e parë, pamja e nëntë:




*"Princeza e Andaluzisë" të autorit Ahmed Sheuki*

"Për se duhet vendosur? Unë nuk mund të vendos për asgjë, meqenëse janë vetëm dy mundësi: O të vazhdojmë të qëndrojmë të izoluar, o qyteti duhet dorëzuar. Vendimi i parë nënkupton vdekjen e të gjithë qytetarëve nga uria, ndërsa i dyti, vrasjen e të gjithëve nga shpata e armikut".[6]

Tek *Princeza e Andaluzisë* parandjenja e rrezikut fillon në aktin e katërt me fjalët, me të cilat princeza i drejtohet El-Abadijes, gjyshes së saj:

"Gjyshe, a thua është koha që të mendoj për martesën time. A s'i sheh ngjarjet në ç'drejtim ecin. Miskinigt, babait tim, nuk di prej nga mund t'i vijë e keqja: nga Maroku, i udhëhequr nga berberi Jusuf ibn Tashefini, apo nga spanjollët, me Alfonsin në krye. Mbreti në mes tyre, gjyshe, është sikur gjahu që ndiqet nga të dyja anët"![7]

Momenti i tretë është rreziku.

Tek *Sejdi Jahja* Zejdi e ka tradhtuar vendin e vet, dhe gjithë akti i dytë i dramës është akt që artikulon këtë tradhti. Në anën e armikut, me komandantin e ushtrisë spanjolle, Zejdi ka hartuar planet e dorëzimit të Sejdi Jahjait. Zejdi është shitur dhe nuk ka si t'i shpëtojë teorisë vetjake.

Zejdi është paguar pët ta dorëzuar kalanë, akti i dytë, pamja e shtatë, ku Zejdi ka një monolog të tërë:

"Tani më ka ardhur momenti i fundit. O sonte do t'i fitoj njëzet mijë talirë, o nesër në mëngjes"[8] - dhe ky është fundi i Sejdi Jahjait.

Tek *Princeza e Andaluzisë,* fjalët e Mutemed ibn Abbadit, mbretit të Seviljes, shënojnë rrezikun. Akti i katërt: "O djalosh, po më thërret që të iki? Jo, kjo nuk do të ndodhë, sepse luani nuk ikën dhe as i frikësohet vdekjes. Më thuaj, Xheuher, ku janë djelmoshat e Seviljes, më saktësisht, ku janë ata tani"?[9]

Kështu në logun e betejës ushtria berbere e Jusuf ibn Tashefinit korr fitore duke himnizuar atdheun, trashëgiminë, qëndresën, fitoren, dhe, mbi të gjitha, prijësin e tyre.

Më pas vjen humbja e pakthyeshme e misionit që heronjtë kanë marrë përsipër ta realizojnë.

Sejdi Jahjai robërohet dhe dërgohet në burgun e Kashtalës në Spanjë.

Rënia e tij është një humbje për kombin dhe shtetin, sepse bie i tradhtuar nga të vetët, që nuk kishin vetëdije kombëtare dhe atdhetare. Akti i tretë, pamja e pestë:

"Po! Na tradhtoi dhe na dorëzoi një njeri, për të cilin mendonim se e kemi shok! Përndryshe, unë, me shokët vendosëm që, o të vdesim nga uria, o nga shpata e armikut. Se do të vijë puna që ne të vdesim në këto qeli të errëta, as që kemi mundur ta marrim me mend!"[10]

Këtu është bartur drama e tradhtisë, e cila në vazhdim do të zhvillohet në vuajtje, robëri e humbje për heroin dhe popullin e tij.

Tek *Princeza e Andaluzisë,* humbja manifestohet me rënien e heroit nacional, Mutemed ibn Abbadit, i cili burgoset dhe dërgohet në Agmata të Marokut. Kjo humbje përvijohet shumë shpejt me fjalët e princezës. Akti i pestë:

"Baba, ditën që është sulmuar Sevilja, të pashë duke luftuar vetë dhe me pak shokë... mirëpo ti ishe duke luftuar si luani që mbron viktimën pëllëmbë më pëllëmbë... thashë: Unë nuk e kam përmbushur detyrimin ndaj vatanit e as nuk jam duke mbrojtur shpinën e babait tim, në këtë ditë të vështirë! E mbulova fytyrën, e mora shpatën dhe fillova luftën pranë teje, derisa një dorë e hekurt m'i mbylli sytë dhe për një kohë të shkurtër u gjenda në shtëpinë e një eprori maroken".[11]

Këtu princeza dëshmon të ndodhurën, dhe merr pjesë emocionalisht në të, pa pasur mundësi të ndërrojë gjë, sepse ngjarjet kanë marrë rrjedhën e pakthyeshme deri në burgosjen e heroit kryesor, Mutemed ibn Abbadit, mbretit të Seviljes, dhe shpërndarjen e ushtrisë së tij.

Vargu i veprimeve përfundon me Fundin e heronjve Sejdi Jahja dhe Mutemed ibn Abbad, një fund që i përgjigjet madhështisë së tyre, karakterit dhe dinjitetit njerëzor e atdhetar.

2. Marrëdhëniet në mes personazheve do të na detyrojnë të ndjekim një orientim tjetër: respekt dhe urrejtje, që kanë të bëjnë me heroin kryesor.

Si tek *Sejdi Jahja*, ashtu edhe tek *Princeza e Andaluzisë,* aktin e parë e karakterizon respekti i popullit ndaj udhëheqësit. Në të dy rastet ata kanë cilësi të larta njerëzore, mendore e fizike, për se meritojnë dashurinë. Por, mbi të gjitha, vlerësohet misioni i drejtë që ata kanë marrë përsipër ta kryejnë. Mirëpo, sa është i madh respekti i popullit ndaj udhëheqësit, po aq e madhe është urrejtja midis dy popujve.

Tek *Sejdi Jahja* (Akti i katërt, pamja e parë): "A thua këta njerëz ishin të këtillë, të trashë nga mendja e të fëlliqur, edhe kur ishin të lirë? Apo u bënë të tillë prej kur humbën lirinë dhe pasurinë e tyre."[12]

Urrejtja arabe kundër spanjollëve është historike dhe e përgjithshme. Ajo vjen si pasojë e dhunës, e vrasjeve, e shkatërrimeve që kanë ushtruar spanjollët ndaj tyre. Urrejtja tek *Princeza e Andaluzisë* është shfaqur në shkallën e shpalljes së luftës nga arabët. Akti i parë: "Zotërinj, thoni mbretit Alfons atë që dëgjuat, dhe përshkruani atë që keni parë, si dhe bisedoni për gjatësinë dhe gjerësinë e shtetit tuaj. Le ta dinë të gjithë atje, se luani arab nuk fyhet".[13]

Pra, të dy drejtimet që krijohen: ai i mënyrës së veprimeve: krenaria, parandjenja e rrezikut, rreziku, humbja e pakthyeshme, fundi i heronjve; dhe ajo e marrëdhënieve në mes personazheve: respekti, urrejtja - na bindin për ngjashmëritë që ekzistojnë në strukturimin e brendshëm të pjesëve të këtyre dramave të krijuara me fuqinë e fjalës artistike, të Sami Frashërit dhe të Ahmed Sheuki-ut, dy krijues të mëdhenj me famë botërore.

*Fusnotat:*

1. "Dashuria e Talatit me Fitnetin". Në gjuhën shqipe e përkthyen Mehdi Polisi dhe Ruzhdi Lata, Rilindja, Prishtinë, 1984 (bot. i parë). Është ribotuar edhe në Tiranë (1994) dhe në Shkup (2002). Së fundi është ribotuar më 2004 nga Shtëpia Botuese Logos-A, Shkup në kuadër të veprës së Samiut (gjithsej 20 vepra) dhe këtu mban numrin 9.
2. Shih Sami Frashëri, Sejdi Jahja, Sprint, Prizren, 2004. (E përktheu në gjuhën shqipe Raif Morina).
3. Ahmed Sheuki, Emiretul-Endulus, Darul-Audeti, Bejrut,1981.
4. Sejdi Jahja, f. 30.
5. Ahmed Sheuki, Emiretul-Endulus, f.17.
6. S. Frashëri, Sejdi Jahja, f.41.
7. A. Sheuki, Princeza e Andaluzisë, f.60.
8. S. Frashëri, Sejdi Jahja, f. 82.
9. A. Sheuki, Princeza e Andaluzisë, f.68.
10. S. Frashëri, Sejdi Jahja, f.117.
11. A. Sheuki, Princeza e Andaluzisë, f. 86.
12. S. Frashëri, Sejdi Jahja, f.139.
13. A. Sheuki, Princeza e Andaluzisë, f.29.

# Ramadan Agushi 1919-1991

Mr. Fahrush Rexhepi

Vendlindja e Ramadan Agushit, veprimtarit të palodhshëm të Lëvizjes për Çlirimin dhe Ribashkimin e Shqipërisë Etnike, është fshati Tërpezë. Është lindur në vitin 1922 në një familje me traditë bujare e patriotike. Gjyshi i tij - Agushi, ishte nënoficer i ushtrisë osmane në krahinën e Plavës dhe Gucisë. Mori pjesë në luftërat e organizuara nga Lidhja Shqiptare e Prizrenit kundër ushtrisë osmane. I ati i Ramadanit, Musliu, mori pjesë në kryengritjet e Kosovës gjatë viteve 1908-1912.[1]

Shkollën fillore e mbaroi në vendlindje, në shkollën që ishte ngritur në mes fshatit Ballancë-Tërpezë dhe Zhiti, e cila ishte hapur në vitin shkollor 1925-1926. Mësimi zhvillohej në gjuhën serbe.[2]

Pas kryerjes së katër klasave të shkollës fillore në Tërpezë, Ramadan Agushi u regjistrua në Medresenë Private në Shkup, dhe aty kreu vitin e parë. Medreseja, sikur dihet, kishte karakter fetar islam. Më vonë, sipas datës së fletregjistrimit, Ramadan Agushi ishte regjistruar në medresenë "Isa Beg" të Shkupit, më 30 shtator 1936.

Ramadan Agushi, gjatë ndjekjes së mësimeve në medresenë e Shkupit pati rast të njihej me personalitete të shumta të kulturës e historisë dhe me veprimtarë të njohur të kauzës kombëtare të popullit shqiptar.

Gjatë periudhës së luftës antifashiste të vitit 1941-1944, në kohën e Lëvizjes Nacional-Demokratike 1944-1947, Ramadan Agushi nuk e ndërpreu asnjëherë angazhimin dhe veprimtarinë e tij në përpjekjet për çlirimin dhe bashkimin e popullit shqiptar në trojet e veta etnike. Ramadan Agushi mësimet e klasës së katërt i ndoqi në vitin shkollor 1939-40.

Në kuadër të medresesë "Isa Beg" të Shkupit, funksiononte edhe shoqata letrare e nxënësve "Luboten". Ramadan Agushi, punimin e vet të parë letrar në kuadër të shoqatës "Luboten" e botoi më 14.12.1939. Shkrimi kishte titullin "Orlovo gnjezdo" (Foleja e shqiponjës), që ishte paralajmërim me domethënie për vlerat patriotike të një luftëtari të vërtetë për liri dhe të drejta kombëtare të shqiptarëve.[3]

Shkrimin e dytë e lexoi në shoqatën "Luboteni" më 31.01.1940, me titull "Çoveçanstvo" (Njerëzimi), i cili trajtonte tematikë të gjerë të problemeve të shoqërisë njerëzore, sidomos në periudhën e nazifashizmit dhe gjatë Luftës së Dytë Botërore. Në atë punim kërkuesi spikat edhe rolin pozitiv të Islamit në zhvillimin e shoqërisë njerëzore duke përfunduar se e ardhmja do t'u takojë popujve liridashës.[4]

Okupimi nazifashist i Kosovës në prill të vitit 1941, Ramadan Agushin e gjeti pranë familjes në fshatin Tërpezë. Ai, me shokët e tij të ngushtë, e pritnin me gëzim të madh shpërbërjen e Jugosllavisë versajase. Ai nëpër oda diskutonte shpesh këtë çështje me njerëzit e arsimuar, të cilët i kishin kryer medresetë në Shkup. Bisedonin për situatën e krijuar, për vendosjen e pushtetit nazifashist.

Është me rëndësi për t'u theksuar se tek pjesa dërrmuese e medresantëve të shkolluar në Shkup gjatë sundimit jugosllav, ndërmjet dy luftërave botërore, për shkak të shtypjeve dhe të padrejtësive që bënte regjimi ndaj shqiptarëve, në radhë të parë ata u rreshtuan në partitë opozitare.

Ramadan Agushi me disa bashkëmendimtarë, në mesin e të cilëve edhe Hysen Tërpeza, ishin të interesuar për të formuar institucione shtetërore shqiptare, si hapja e shkollës shqipe, organizimi i administratës në gjuhën shqipe, emërimi i nëpunësve, udhëheqësve në bashki, komuna, nënprefektura dhe prefektura. Në atë kohë, në gusht të vitit 1941, kryetar komune u emërua Hysen Tërpeza, me të cilin Ramadan Agushi kishte pikëpamje të përbashkëta rreth çështjes kombëtare.

Ramadan Agushi në fund të vitit 1941, qe emëruar nëpunës i financave në Gjilan, por nuk la anash as angazhimin e tij për qëllime kombëtare si dhe bashkëpunimin e tij me të gjithë ata që ishin për çlirimin dhe bashkimin e atdheut – të Shqipërisë Etnike.[5]

Në fshatin Tërpezë, përveç Ramadan Agushit, ndër të parët që filluan veprimtarinë për organizimin e Lëvizjes antifashiste, ishin: Emin Emini, Ejup Salihu, Abdullah Aliu, Sulejman Bekteshi dhe patrioti e luftëtari i dalluar Hysen (Sahit Aliu) – Tërpeza. Këta në fillim të vitit 1942, përmes Shaban Llozanës dhe Hasan Remnikut, vunë kontaktet e para me Fadil Hoxhën, i cili punonte si mësues në fshatin Hogosht të Dardanës. Fadil Hoxha ishte nën ndikimin e ideologjisë komuniste.[6]

Ramadan Agushi me shokët gjatë kësaj kohe, krahas punëve financiare dhe punëve të tjera në organet zy-


Mbretnija Shqiptare
Komuna'e Pozheranit
Nr. 505.

Pozheran, më 2/VI/943.XXI.
254

ÇERTIFIKATË

Më anën e të ciles vertetohet se i quejtuni Z. Habib Tahiri nga katundi Ramjanit, mban sjelje morale e politike të mira.

I lishohet kjo çertifikat t'interesuemit dhe mund ta perdor ku do qe ta lup nevoja.

Taksa asht e pagueme.

Kryetar'i Komunës,
(Hysen Sahiti)

rtare të pushteti, në mënyrë ilegale organizoi frontin antifashist kundër okupatorëve nazifashistë, natyrisht të ndjekur e të vëzhguar hap pas hapi nga armiku. Për okupatorët nazifashistë, më të rrezikshëm ishin veprimtarët ilegal që vepronin legalisht brenda në organet e pushtetit, në institucionet arsimore e fetare, të cilët kishin orientime të pastra shqiptare, siç ishin: Ilaz Agushi, Bedri Pejani, Mulla Idriz Gjilani, Hysen Tërpeza etj.

Kur u shtrua nevoja për arsimimin e popullatës, me propozimin e Rifat Berishës, Hasan Dylexherit dhe Kadri Halimit, më 1 korrik 1943, Ramadan Agushi u regjistrua në kursin e lartë pedagogjik për mësues, pranë gjimnazit "Sami Frashëri" të Prishtinës. Kursi zgjaste tre muaj dhe për atë kohë ata që kishin kryer shkollat e ndryshme, si Medresenë e Madhe, atë "Gazi Isa Beg" të Shkupit etj., kualifikoheshin për profesionin e mësuesisë.

Me kapitullimin e Italisë fashiste, më 8 shtator 1943, Ramadan Agushi, ende ishte duke ndjekur kursin e mësuesisë në Prishtinë. Pas kapitullimit të Italisë, shqiptarët ndiheshin më të lirë, meqë gjermanët bashkuan të gjitha tokat e banuara me shqiptarë në Shqipërinë Etnike.[7]

Më 30 shtator 1943, Ramadan Agushi kreu me sukses kursin e lartë pedagogjik në normalen "Sami Frashëri" të Prishtinës. Pas përfundimit të kursit pedagogjik, sipas dekretit të lëshuar nga Ministria e Arsimit e Mbretërisë Shqiptare, Ramadan Agushi emërohet mësues në fshatin Novosellë të Pejës, por për një kohë punoi pas dreke edhe në shkollën e Radacit.[8]

Ai në Pejë, gjatë kryerjes së detyrës së mësuesit, arriti të takohej me shumë shokë, me të cilët ishte njohur gjatë ndjekjes së kursit në Prishtinë, si Beqir Kastrati, Jahja Bërdynaj, Abas Bërdynaj etj.

Ramadan Agushi, si mësues, në Novosellë gëzonte respekt nga të gjithë fshatarët. Po kontakte dhe raporte të veçante mbante me Mulla Zekë Berdynajn, në shtëpinë e të cilit banonte.

Mësuesi Ramadan Agushi, sikurse edhe mësuesit e tjerë të asaj kohe, ishte i angazhuar në shumë fronte të punës. Ai në përmbajtjet e njësive mësimore, shtronte edhe tema me karakter kombëtar, politik, shoqëror, moral e kulturor. Tek ai, si në fillim ashtu edhe në mbarim të mësimeve, shpërthente vala e Himnit kombëtar.[9]

Ramadan Agushi bashkëpunoi ngushtë me Mulla Zekë Berdynajn në propagandën për të organizuar popullin që ta donte e ta përkrahte shkollën shqipe. Kurse Mulla Zekë Bërdynaj, siç e kemi theksuar, në fillim të vitit 1944, me shumë patriotë shqiptarë në njësitë e forcave kombëtare të Drenicës, mori pjesë në mbrojtjen e Tregut të Ri (Novi-Pazar) nga sulmet gjakatare të Pavle Xhurishiçit dhe Drazha Mihajloviçit.

Krahas përcjelljes së aktivitetit të Mulla Zekë Bërdynajt, përcillej edhe veprimtaria patriotike e Ramadan Agushit. Ai nga forcat profashiste u akuzua si antifashist dhe agjitator i ideologjisë prokomuniste. Mulla Zekë Bërdynaj, Ramadan Agushi, Adem Bajrami, Haxhi Luli etj., u burgosën nga pushteti vendor më 22 maj 1944. Burgosja e Ramadan Agushit dhe e Mulla Zekës me shumë shokë të tjerë, i tronditi të gjithë fshatarët dhe sidomos nxënësit e fshatit Novosellë të Pejës. Ramadan Agushi lirohet nga burgu hetues i Pejës më 22 qershor 1944 dhe kthehet në shtëpinë e tij në Tërpezë.

Ditët e para të ripushtimit të Kosovës nga sllavo-komunistët, dhe ditën e parë të depërtimit të ushtrisë pushtuese partizane serbo-çetnike në Gjilan, u pushkatua kryetari i bashkisë Mustafa Natiku. Nga fundi i vitit 1944 për çdo ditë vinin informata e lajme për masakrimet ndaj popullsisë shqiptare. Këto veprime antishqiptare të forcave serbo-sllave, tek Ramadan Agushi thelluan bindjen se nga "Çlirimi" antifashist-komunist, nuk do të vinin ditë të mira për shqiptarët, sepse nuk kishin ndryshuar qëllimet e tyre për krijimin e shtetit serbomadh. Pas vazhdimit të presioneve dhe persekutimeve të serbo-sllavëve komunistë ndaj shqiptarëve në përgjithësi, si dhe ekzekutimit të pesë personave: Aliut, Misinit, Saqipit, Hakiut dhe Ymerit, po edhe të shumë shqiptarëve të tjerë, - Ramadan Agushi vendosi t'u bashkohej forcave të Lëvizjes së Rezistencës Shqiptare (LRSH) të Kosovës nën udhëheqjen e Hysen Tërpezës. Ai më 14 shkurt 1945 shkoi në shtëpinë e Hysen Tërpezës për ta njoftuar për vendimin e tij. Hysen Tërpeza ishte njeri i mençur, i pastër kombëtarisht, vizionar, me përvojë politike e ushtarake. Ai ndër të tjera, Ramadan Agushit i tha edhe këto fjalë: "… Ti je njeri i shkolluar, ke ndenjur me njerëz të ditur, ke pasur kontakte edhe me komunistë… Ti e di se edhe unë për një kohë kam pasur kontakte me komunistët shqiptarë… Por, unë që nga fillimi i kam bërë me dije se nga lidhja e tyre me komunistët serbë, s'ka për të dalë diçka e mirë për ne shqiptarët. Për këtë na kanë treguar edhe baballarët tanë, por tash po e shohim edhe ne. Për çdo ditë po vriten e po priten me mijëra shqiptarë, madje edhe fëmijë, gra e pleq të pafajshëm…"[10]

Pas kësaj bisede, Ramadan Agushi vendosi t'u bashkohej njësive të LRSH-së, të cilat në këtë fazë zhvillonin luftime të rrepta nën udhëheqjen e Shaban Palluzhës, kundër partizanëve komunistë çetnikë jugosllavë. Nga mesi i shkurtit 1945 luftëarët e LRSH-së, nën udhëheqjen e Hysen Tërpezës, vepronin dhe në Malet e Zhegocit e të fshatrave Plitkoviç, Sllakoc, Kishnapolë etj.[11]

Në këto operacione luftarake, në anën e forcave të rezistencës kombëtare mori pjesë edhe Ramadan Agushi. Ky, si njeri i arsimuar, gëzonte respekt të madh tek luftëtarët dhe udhëheqësit e LRSH-së.

## Veprimtaria e Ramadan Agushit në NDSH

Pas shpërthimit të Kryengritjes së Drenicës nën udhëheqjen e Shaban Palluzhës, në janar-shkurt 1945, në viset e Dervenit të Maqedonisë Perëndimore, u vunë bazat e Lëvizjes Nacional-Demokratike, e cila nga marsi i vitit 1945 do të quhet Lëvizja Nacional Demokratike Shqiptare – NDSH.

Me iniciativën e Haki Taib Efendiut dhe me pëlqimin e KQ të Lëvizjes NDSH në Shkup, nga mesi i muajit maj 1946, në shtëpinë e Maliq Sahit Çollakut, u mor vendimi unanim që të formohej Komiteti i Qarkut të Rrethit të LNDSH-së në Gjilan. Kryetar i këtij komiteti u zgjodh myderriz Haki Taib Efendiu, ose, siç njihet në popull, Haki efendi Sermaxhaj. Anëtarë të këtij Komiteti ishin: Ramadan Agushi, Hamdi Ymer Berisha, Maliq Sahit Çollaku, Rexhep Mema Dajkoci, mulla Riza Osmani, Halim Orana etj.[12]

Ramadan Agushi ishte anëtar aktiv gjatë formimit të Komitetit Qarkor të Gjilanit. Ai gjithnjë printe në organizim. Ramadan Agushi dhe anëtarët e tjerë kishin ushtruar një aktivitet të dendur për rritjen dhe shtimin e numrit të përkrahësve dhe simpatizuesve të Lëvizjes NDSH, në Kosovë e më gjerë.

Në saje të angazhimit të Ramadan Agushit me anëtarët e tjerë të ONDSH-së, në pranverë të vitit 1946, në Anamoravë u formuan ko-

mitete vendore në fshatrat Dajkoc, Muçivërc, Rogoçicë, Karaçevë, Shipashnicë, Poliçkë me kryetar mulla Riza Osmanin, Hogosht, Llashticë e Cërnicë, me në krye Mulla Mustafën. Në fshatrat e Vitisë përgjegjësinë për formimin e komiteteve të ONDSH-së e mori Ramadan Agushi. Në saje të këtij aktiviteti, u arrit të formoheshin komitetet në fshatrat Tërpezë, në Kabash me kryetar Mulla Sherifin, në të dy Sllatinat – kryetar mulla Zymeri, në Ramjan me kryetar mulla Ejup Rexhepin, në Balloc e Zhiti etj.[13]

## Arrestimi i Ramadan Agushit

Para fillimit të Kongresit III të LNDSH-së qenë burgosur Hamdi Berisha, myderriz Haki efendi Sermaxhaj si anëtarë të Komiteti Qarkor të Gjilanit. Në atë kohë u burgosën edhe anëtarët e Komitetit Qendror të Shkupit: Azem Morana, Muhamed Dumani dhe Mehmet Bushi, Kapiten Hysni Rudi, Osman Lami etj. Në valën e burgosjes së veprimtarëve të LNDSH-së të Kosovës e të Shkupit, pasoi burgosja edhe në Strugë, Gostivar, Dibër, Kumanovë etj.. Halim Orana u likuidua në mënyrë sekrete, pa dalë fare në gjyq, dhe u konfiskuan mjetet financiare të LNDSH-së.[14]

Për sa i përket Ramadan Agushit, anëtar i Komitetit Qarkor të LNDSH-së të Gjilanit, ai qe arrestuar më 21 tetor 1946 nga ana e pjesëtarëve të OZN-së jugosllave. Atë, në mënyrë të dhunshme, e nxorën nga ora e mësimit. Arrestimi i tij dhe i të tjerëve bëhej jashtë çdo norme ligjore e morale, duke u hyrë në orë të mësimit, në vendet e punës, në objektet fetare etj..

Veprimet antishqiptare të okupatorit jugosllav do të ndikonin në lindjen dhe në kalitjen e gjeneratave të reja, të cilat do ta vazhdojnë dhe zgjerojnë në vazhdimësi veprimtarinë e lëvizjes për çlirim, dhe me një intensitet edhe më të madh do të luftonin padrejtësinë dhe dhunën e okupatorit.

Në mbrëmjen e 21 tetorit 1946, Ramadan Agushi me shumë shokë të tjerë, të lidhur dy nga dy, u dërguan në burgun hetues të Ferizajt. Aty gjetën edhe shumë anëtarë e veprimtarë të tjerë të LNDSH-së.

Gjatë qëndrimit në burgun hetues të Ferizajt, Ramadani u dallua për qëndrimin e tij, si veprimtar me ideale të larta. Pavarësisht nga trysnia, dhuna, torturat dhe metodat e tjera të përdorura nga pjesëtarët e OZN-së jugosllave, Ramadani qëndroi i pathyer, ishte shembull i shkëlqyeshëm për të tjerët.

Procesi gjyqësor ndaj anëtarëve të Organizatës Nacional-Demokratike Shqiptare, u mbajt në Gjilan prej 1-6 shkurt 1946, ndërsa aktvendimi u shpall më 7 shkurt 1946. Ky proces ishte ndër proceset gjyqësore më të mëdha të mbajtura në trevën e Anamoravës. Në këtë proces popullata ishte shqetësuar dhe priste me pezm përfundimin e tij.[15]

Në aktvendimin e dënimit të Ramadan Agushit, ndër të tjera, shkruan: “Në vitin 1946 është ndërlidhur me të akuzuarin Hamdi Berisha dhe është anëtarësuar në organizatën ilegale NDSH…” Mandej, në vazhdim të aktvendimit, thuhet: “Meqë këtë veprimtari të tyre të gjithë të akuzuarit e kanë bërë si vepra penale të parapara me nenin 3, pika 7,8 dhe 14 të ligjit për vepra penale kundër popullit dhe kundër shtetit, të cilat janë të dëmshme sipas nenit 4 të ligjit në fjalë, prandaj për ato vepra Gjykata, shpall aktgjykimin, sipas të cilit pasojnë emrat e 32 të dënuarve. Prej tyre: Hamdi Berisha dënohet me vdekje, ndërsa 31 të tjerët dënohen me burg. Të 31 të dënuarit me burg kishin marrë 427 vjet burg. Sipas radhës së të akuzuarve, Ramadan Agushi ishte numër 3, pas Hamdi Berishës dhe Maliq Sahitit. Ramadan Agushi ishte dënuar me 7 vjet burg, duke llogaritur prej datës 21.10.1946, si ditë kur është privuar nga liria.[16]

Pas dënimit të mëvonshëm të Haki ef. Sermaxhajt, për shkaqe shëndetësore, ndaras nga grupi i Gjilanit, me 19 vjet burg të rëndë, myderrizi, së bashku me të dënuarit e tjerë në Gjilan, prej tyre edhe Ramadan Agushi, u dërguan në burgun famëkeq në Sremska Mitrovicë. Sipas burimeve, kjo kishte ndodhur më 2 prill 1947.

Sipas disa të dhënave, në burgun e rrethit ishin rreth 7000 të burgosur, prej tyre nacionalistë që jetonin në Jugosllavi. Por, kuptohet vetvetiu që më së keqi maltretoheshin dhe madje u vranë shqiptarët, shumica e të cilëve ishin të dënuar politikë.

Ramadan Agushi nga burgu u lirua më 10 tetor 1953. Gëzimi në familje ishte i madh, sepse kishin 7 vjet që nuk e kishin parë birin, babanë, burrin dhe vëllanë. Pas lirimit nga burgu i Sremska Mitrovicës, Ramadan Agushi vazhdoi punën për çështjen kombëtare. Pas disa ditësh qëndrimi në gjirin familjar, ai filloi vizitat tek miq, shokë dhe familje të të burgosurve politikë dhe të bashkëveprimtarëve të tjerë.

Patrioti dhe veprimtari intelektual, Ramadan Agushi, kishte besim dhe shpresë të madhe tek mësuesit dhe arsimimi i popullit. Ai ishte i bindur se nëpërmjet arsimit, arrihet emancipimi i të dy gjinive, zhvillimi i kulturës, shkencës dhe rinisë, - që ishin ushqim shpirtëror për Ramadan Agushin.

Pas lirimit nga burgu, nga viti 1954 Ramadanit iu mundësua të rifillonte punën si mësimdhënës, fillimisht në fshatin Kabash e pastaj në shkollën fillore të Pozharanit, si mësimdhënës i lëndës së historisë. Ai gjatë punës në arsim, ishte shumë i respektuar nga nxënësit dhe arsimtarët. Nga shtatori i vitit 1955 Ramadan Agushi punoi mësues në shkollën shqipe të fshatit Lluçan të komunës së Bujanocit. Transferimi në Lluçan ishte bërë për shkak të politikës antishqiptare të organeve të okupatorit jugosllav. Një personi i ndalohej të punonte si mësues në rrethin e tij, kurse i lejohej në një ambient tjetër, sa më larg vendlindjes. Kjo bëhej me qëllim që të këputeshin kontaktet dhe të dobësohej ndikimi që kishte ai në masat e gjera popullore.

_______________

*Fusnotat:*

1. Dr. Zekerija Cana, Lëvizja Kombëtare Shqiptare në Kosovë, 1908-1912, Prishtinë, 1979, fq. 306.
2. Ramadan Agushi, Informatë, Gjilan, 15.2.1990 (cituar ispas: Mr. Adem Murati, Ramadan Agushi 1919-1991, Prishtinë 2003, fq. 21.
3. Mr. Adem Murati, Ramadan Agushi 1919-1991, Prishtinë, 2003, fq. 39.
4. Po aty, fq.41
5. Ramadan Agushi, të dhënat biografike mbi pjesëmarrjen në LNÇ (dorëshkrim), Gjilan, fq. 5.
6. Ilaz Metaj, Ali Llunji, Hysen Tërpeza, Histori e gjallë, fq. 46-47.
7. Mr. Adem Murati, Ramadan Agushi, fq. 83-85.
8. Ramadan Agushi, Intervistë, Gjilan 16.02.1990; Dekreti nr. 69-233 të datës 4.11.1943. (cituar sipas Adem Muratit; Ramadan Agushi, fq. 92.
9. Musa Kraja, Mësuesit për kombin shqiptarë, Tiranë, 1993, fq. 403.
10. Ramadan Agushi, Informatë, Gjilan, 16.2.1990 dhe dëshmi edhe nga Hysen Tërpeza.
11. Vjetari i Arkivit të Kosovës, nr. 8-9, fq. 326.
12. Mr. Adem Murati, Ramadan Agushi, fq. 176.
13. Po aty, fq. 179, Rexhep Shen. Ibrahim Dajkoci, Shënime andorografike në dorëshkrim, Dr. M. Pirraku, Mulla Idrizi…, fq. 378.
14. Qemajl H. Skenderi, Informatë, Shkup, 22.01.1995 (shih edhe: Besim Kajtazi, Fejtoni KNDSH, “Ora”, 11.9.1991, fq. 47.
15. Dr. Muhamet Pirraku, Mulla Idriz Gjilani, fq. 406.
16. Aktgjykimi i Gjyqit të Qarkut në Gjilan, Pnr. 18-47. (autor: A. Murati. R. Agushi, fq. 416).

# Probleme të kulturës së gjuhës në universitetet tona*

**Isa Bajçinca**

Kultura e gjuhës dhe e komunikimit përbën një çështje shumë komplekse dhe, pse jo, shqetësuese për të gjithë popujt e qytetëruar, dhe kjo nuk lidhet as me breza dhe as me komunitete të veçanta. Kultura e gjuhës nis që nga njohja e kodit të caktuar për t'u shtrirë deri tek zotërimi i tij në një shkallë të lartë dhe zbatimi me shkathtësi. Dhe më tutje, shtrihet dhe ngërthen intonacionin, ngritjen e uljen e zërit, qëndrimin ndaj asaj që thuhet, gjestet e mimika, edhe buzëqeshja a vështrimi serioz... Në botën e sotme, kultura e gjuhës dhe e komunikimit, ka marrë edhe një dimension që nuk e kishte më përpara, ose nuk e kishte kaq të domosdoshëm... Bëhet fjalë për kulturën e komunikimit jashtë rrafshit kombëtar...

As është synimi i temës që diskutohet në këtë tryezë, dhe aq më pak synimi i kësaj kumtese, - të shtrojë probleme të kulturës e të komunikimit në marrëdhënie më të përgjithshme, sa kohë që për ne, kjo e mbështetur edhe mbi disa qëmtime vetjake të kulturës së shkrimit tek studentë e autorë shkrimesh të tjera, qofshin edhe të botuara, po sidomos në fazën e redaktimit të tyre gjuhësor, - çështjet e kulturës së gjuhës e të komunikimit në rrafshin kombëtar duhet të bëhen objekt studimi në shumë aspekte. Nuk bëhet fjalë për një shqetësim i cili të jetë shfaqur këto vitet e fundit, ndonëse pikërisht tash ka arritur një shkallë të paimagjinueshme, po më shumë për një shfaqje që na shoqëron për një periudhë mjaft të gjatë, sigurisht jo njësoj në Kosovë e Shqipëri, dhe jo e lidhur me të njëjtit faktorë e me të njëjtat burime ... Këto që vura në dukje, do t'i kenë vënë re jo një herë shumë studiues e dashamirës të shqipes në shkrimet e tyre për sa i përket gjendjes së shqipes në medie, sidomos në televizion, në përdorimin publik e në administratë, po edhe në shkollën tonë e në botimet shkollore (dua t'jua kujtoj që Shoqata e Gjuhës Shqipe e Kosovës, ka organizuar debate, tryeza e diskutime për probleme të këtilla edhe më përpara), po që të bëhet objekt diskutimi gjendja e kulturës së gjuhës e komunikimit në universitetet tona, - është hera e parë pikërisht në këtë tryezë. Arsyet janë të shumta dhe çështja është shumë e gjerë dhe e vështirë për ta kapur e trajtuar në tërë shtratin e saj, megjithëkëtë, besoj që shumë nga këto çështje do të vihen në dukje, do të diskutohen dhe për to do të jepen ide: si të veprohet, cilat të jenë metodat për të sensibilizuar, sikur thuhet, këtë çështje, dhe për të ndërgjegjësuar përgjegjësit, po edhe të rinjtë në procesin e edukimit të tyre, - që ngritja e kulturës së gjuhës dhe komunikimit është një nga detyrat kryesore të edukimit e të kulturës së përgjithshme. Po duhet vënë në dukje edhe nevoja për ndërgjegjësimin e institucioneve shtetërore, shkencore e arsimore - për detyrat e tyre në këtë fushë të rëndësishme të edukimit të brezave... Në tërë këtë gamë të gjerë, megjithatë universiteteve, edhe atyre private që kanë mbërthyer lagje qytetesh gjithandej, po sidomos universiteteve publike, - deshën s'deshën, u bie barra kryesore... Thënë ndryshe, si mund të mbarohen studimet universitare, në cilëndo fushë të dijes, pa arritur një shkallë të caktuar – në radhë të parë të njohjes së gjuhës standarde, që është parakushti themelor, dhe pastaj të kulturës së gjuhës... (Në parantezë: drejtuesi i huaj i RTK-së dhe disa ligjërata për shqipen standarde me gazetarët? Seminari, po aty, për t'ua mësuar shqipen gazetarëve të RTK-së, ironizuar në gazetën "Java" etj.)....

Dua të më lejohet të ritheksoj disa nga çështjet që qenë ngritur në tezat e përgatitura për këtë tryezë. Sigurisht, vetëm do t'i parafrazoj:

*Numri i universiteteve dhe kolegjeve universitare në të gjitha viset shqiptare, vitet e fundit është rritur shumë dhe në shumë universitete zhvillohen kurse të kulturës së gjuhës ose të komunikimit masiv e të medies.* Kjo e dhënë duhej të prodhonte një tjetër gjendje nga kjo që kemi, sidomos duke mbajtur parasysh faktin që është botuar një numër i mirë librash, si origjinalë, ashtu edhe të përkthyer, që shtrojnë probleme të kulturës së gjuhës, me mësime teorike dhe praktike, po edhe një numër të mirë ligjëruesish, sigurisht jo gjithnjë të përgatitur sa e si duhet, për kurse të tilla, veprimtaria e të cilëve është pritur të prodhojë efekte...

Ka dhe dy gjëra që duan vënë në dukje, të cilat theksoheshin si segmente me rëndësi për t'u diskutuar në këtë tryezë.

E para, shumë të rinj që *kanë mbaruar kurse të tilla komunikimi e të kulturës së gjuhës, në vendet ku punojnë - si drejtues programesh televizive e të radios; "moderatorë" emisionesh të veçanta, sidomos për të rinj e për probleme të artit e të muzikës dhe të kulturës në përgjithësi; gazetarë e redaktorë gjuhësorë gjithandej..., - të cilët do të kenë ndjekur e kryer me sukses kurse të tilla të komunikimit e të kulturës së gjuhës, madje edhe të shkrimit akademik, - nuk kanë dhënë prova të kenë arritur të paktën një shkallë mesatare zotërimi të kësaj shkathtësie të domosdoshme kulturore...*

E dyta, jo më pak e rëndësishme, *meqë rëndësinë e kurseve për kulturën e gjuhës e të komunikimit – po dhe për kulturën në përgjithësi, nuk mund ta mohojë askush, - me të drejtë mund të shtrohet pyetja: A janë të papërgatitur sa e si duhet për një mësimdhënie të këtillë mësimdhënësit që i drejtojnë e i zhvillojnë këto kurse e lëndë të zgjedhura a të detyrueshme, jo vetëm në universitete private? Ndoshta duhen parë me vëmendje emrat e profesorëve e të drejtuesve të tjerë të këtyre kurseve, duke nisur tek fakultetet publike – për të përfunduar në kolegje e universitete gjithfarëshe) – në mënyrë që të shihet nëse kanë dhënë ata vetë ndonjë kontribut në këtë fushë kaq të rëndësishme të kulturës së gjuhës e të shkrimit dhe të komunikimit...*

Sikur e theksova në fillim fare, kjo është një çështje shumë komplekse, prandaj duhet dhe mund të vështrohet nga aspekte dhe në segmente të ndryshme të kulturës së gjuhës në universitete. Ndoshta problemet mund të diskutoheshin brenda segmenteve: kultura e shkrimit në dokumentacionin dhe në administratën universitare, përfshirë këtu edhe indeksin, fletët e provimit dhe certifikatat nga më të ndryshmet, që u jepen studentëve; kultura e shkrimit në raportet a "referatet", sikur i quajnë rëndom, për zgjedhjet e rizgjedhjet të kuadrove në universitete ("në thirrje" të caktuara), të cilat përfundojnë shpesh me thënien "propozojmë **të zgjedhet** a **rizgjedhet**..."; për lejimin dhe mbrojtjen e tezave të gradave shkencore magjistër e doktor shkence; kultura e ligjërimit në diskutime shkencore e në mbledhje, duke nisur që nga senati, për të përfunduar në mbledhje degësh e në manifestime rasti brenda universiteteve; kultura dhe shkathtësitë e të shprehurit lirshëm e në frymë të shqipes në medie (intervista, debate, diskutime publike), në sesione e forma të tjera organizimi të veprimtarisë shkencore e kulturore; kultura e gjuhës e studentëve – në debate, në ese të shkruara, në teste provimi, në botime studentësh (Le të shikohet numri i fundit i gazetës "Bota e re"-2 maj 2007-, e cila dikur shërbente edhe si një burim i formimit gjuhësor të studentëve dhe lexuesve të tjerë). Meqë e përmenda këtë, dua të vë në dukje, vetëm dy-tri tekste të shkurtra, ku gjejmë një shqipe për ta qarë me lot: "Njeriu i cili pin duhan kur zgjohet në mëngjes pikë së pari fillon të kollitet.. dhe ka një shije të keqe në gojë dhe për këtë arsye duhanpirësi kur zgjohet nga gjumi pikë së pari merr ndonjë ushqim (zakonisht të ëmbël) pastaj ndezë ndonjë cigare". (2)"Reformat dhe procesi i Bolonjës, janë pjesë e studimeve tona, qëllimi i tyre është që studentët duhet të jenë prioritet i sistemit të studimit dhe thërret në përmirësimin e kushteve të këtij sistemi(!)." (kryeredaktori)... "Konkluzioni i formuar në shumë fakultete, është problemi i lëndëve që shpesh këtu janë viktimë studentët... " (Po aty)

Po, për fat të keq, mjaft shpesh një gjendje të tillë kulture të të shprehurit, ndeshim edhe në shkrime akademike. Le të lexojmë disa tekste: (1)"...në punën e saj pedagogjike dëshmohet me zbatimin e një sërë risish, si në mësimdhënie ashtu edhe në vlerësimin e studentëve, që reflektohet në rezultatet e gjithëmbarshme të studentëve". (2)"...i plotësojnë të gjitha kushtet që të zgjedhen asistentë sipas konkursit ..., ndërsa N.N. momentalisht nuk i arin kriteret e duhura për të ushtruar veprimtarinë e asistentit për lëndën...". (3)" Dr. N.N. disponon me diplomën e studimeve të thelluara, përkatësisht të doktoratës të mbrojtur në Francë...". Dua ta mbyll këtë segment, me një përfundim interesant që lexova në një "referat" për t'u lejuar nga këshilli mësimor-shkencor, mbrojtja e një teze magjistrature. Do ta lexoj dhe këtu: "Edhe gjuhës së punimit mund t'i bëhen vërejtje. Kështu shpeshherë fjalia nuk del e qartë dhe bëhen gabime drejtshkrimore(!)". (Bëhet fjalë për një tezë në fushën e letërsisë!!)

Siç mund të jetë kuptuar nga përmbajtja dhe burimi i tyre, këto tekste janë vjelë nga "referate" në degë të filologjisë dhe nga gazeta e studentëve, që parakupton se do të kenë kaluar më përpara nëpër dorën e ndonjë redaktori gjuhësor... Vetëm mund të imagjinohet se çfarë mund të jenë tekste të tilla, që kanë të bëjnë me fusha të tjera të studimit (bujqësi, mjekësi, shkenca të natyrës, teknikë e përpunimit të drurit..), vështruar në aspektin e kulturës së gjuhës(!)...

Kjo gjendje e palakmueshme, kujtoj që duhet të jetë një shenjë alarmi se, sidomos degët filologjike, të gazetarisë e të arteve, po edhe drejtime të tjera – në fushë të së drejtës e të ekonomisë, - duhet të diskutojnë seriozisht këtë çështje dhe të kërkojnë forma organizimi për një veprimtari të mirëfilltë, që të sigurohet një edukim i mirë në fushë të kulturës së gjuhës e të komunikimit.

Nuk ka asnjë dyshim që Ministria e Arsimit... (dhe jo: Ministria për Arsim, Shkencë e Teknologji, sikur lexova në Librin e njoftimeve të Universitetit për vitin akademik 2007/2008!) e Kosovës, duhet të organizojë rregullisht seminare, ligjërata e forma të tjera për mësuesit, në mënyrë që edhe shqiptarët (sikur ndodh me të gjithë popujt e tjerë të qytetëruar), ta mbarojnë klasën e nëntë me një shkallë kulture të gjuhës të tillë, e cila do të jetë një garanci për arsimin e tyre të mëtejshëm dhe për të hyrë të përgatitur sa më mirë në procesin e ndërlikuar të komunikimit ndërshqiptar e të përgjithshëm në kohën e lëvizjeve të lira në fushën e dijes e të konkurrencës gjithandej...

---

* Kumtesë në tryezën shkencore të Shoqatës së Gjuhës Shqipe të Kosovës në temën "*Kultura e gjuhës në universitetet tona*", qershor 2007.

# Arsimimi nuk është vetëm përgatitje për jetë, është vetë jeta

Agim Vuniqi

Nuk ia vlen të bëhet ndonjë krahasim meritor i procesit edukativo-arsimor në Kosovë me ato të Perëndimit, jo për nga programet shkollore, ngase ato mund të hartohen bukur, pra edhe të kopjohen, por për trajtimin dhe qasjen e gabuar ndaj tij, jo vetëm nga institucionet por edhe nga vetë qytetarët. Eshtë shumë gabim që çështja e arsimit t'u lihet si barrë vetëm arsimtarëve; do të ishte kjo një padrejtësi shumë e madhe ndaj tyre por edhe vetë fëmijëve-nxënësve, studentëve. Imagjinoni se çfarë do të ndodhte në ndonjë vend në Evropë, po qe se nga një person publik-ministër, të varej sistemi shkollor, kjo as që mund të imagjinohet. Qytetarët dhe prindërit janë ata që me vullnetin e tyre të lirë, e përparojnë sistemin edukativ-arsimor, si në aspektin e sigurisë në shkolla, por edhe në zhvillimin e aktiviteteve të lira, duke përfshirë angazhimin në sport, në teatër... Nuk është e mjaftueshme zhurma për paga, nëse nuk rritet përgjegjësia, dhe fajësimi të adresohet vetëm në një vend dhe në një person-ministër, ngase kështu problemi nuk zgjidhet. Pyetja është a dëshirojmë shkolla cilësore dhe fëmijë të shëndoshë, apo të kalojmë mbi problemet e grumbulluara duke shfajësuar secili veten dhe duke drejtuar gishtin dikah tjetër. Ministri dhe stafi ankohen se nuk ka mjete buxhetore të mjaftueshme, e në anën tjetër auditimi tregon se ka pasur keqpërdorime në menaxhimin e mjeteve, dhe po ata vazhdojnë të kryejnë funksione publike me rëndësi; ata mund të kryejnë çfarëdo pune, por jo më në institucionet arsimore. Pastaj prindërit ankohen se nuk ka siguri në shkolla, a përfundon aty përgjegjësia, apo ankesat mund të zgjidhin problemin, kurrsesi. Ata duhet të jenë më të zëshëm dhe më të organizuar, duke bashkëpunuar me stafin drejtues nëpër shkolla... Është një e vërtetë e madhe se ka mungesë të cilësisë së kuadrit mësimor, shumica e tyre nuk janë të aftë as të përdorin kompjuterin. Arsimtarët duhet të jenë vazhdimisht në konkurrencë legale, dhe ata t'u nënshtrohen testeve në çdo dy vjet, apo pak më ndryshe, varësisht nga rregullat. Atëherë edhe kërkesa për paga më të larta do të arsyetohej plotësisht. Edhe çështja e financimit është shumë e degraduar, ngase cilësia është në varshmëri nga financimi, pra në ato vende ku ka pagesë më të madhe të tatimeve nga qytetarët, atje duhet të ketë paga më të larta për arsimtarët, por edhe cilësi më të lartë. Nuk mund të bëhet financimi linearisht-gjithkund njësoj, ngase një pjesë e mjeteve të tubuara për buxhet në nivel qendror duhet të shpërndahen në nivel lokal dhe në shkolla, pra që në fillim duhet të dihet buxheti vjetor shkollor, jo këtu të implikohen ministrat, ata duhet të bëjnë kontrollin e cilësisë dhe respektimin e ligjit. Pse universitetet në Kosovë i eksploatojnë aq rëndë studentët e, në anën tjetër, nuk sigurojnë bursa për studentët e dalluar. Përfundimisht nuk mund të arsyetohet neglizhenca e tyre dhe mungesa e iniciativës intelektuale për rritjen e mjeteve nga puna shkencore-kërkimore. Si ua marrin zërin por edhe gjuhën OJQ-të, të cilat vjelin donacione të mëdha, ndërsa zëri i profesorëve nëpër fakultete është i shurdhër. Sa shumë universitete private me aq shumë fakultete të shkencave politike, dhe asnjëri prej tyre nuk u angazhua që të ndiqte sistemin zgjedhor në Kosovë, për të dhënë bile ndonjë mendim akademik meritor. E keqja më e madhe është se shumë profesorë janë të angazhuar në makro-projekte, e në anën tjetër as që vërehet kontributi i tyre në fakultetet ku i mësojnë studentët, por edhe marrin paga. Fundja, dijetarët ishin të nënçmuar skajshmërisht edhe gjatë procesit të bisedimeve për statusin final të Kosovës, prej tyre nuk u kërkua ndonjë qëndrim edhe për pakon e Ahtisaarit. A nuk është për brengosje një paraqitje memece e shkencëtarëve shqiptarë dhe e akademikëve të ardhshëm, dhe pse aq keq manipulohen studentët me shoqatat e tyre, që zëri i tyre të dëgjohet vetëm kur organizohet ndonjë demonstratë. Pse u lanë jashtë procesit profesorët e Fakultetit Teknik të Energjetikës, kur u diskutua për të ardhmen energjetike të Kosovës... si ata u anashkaluan dhe nuk janë në AKM, në Komitetin drejtues të "TC Kosova-C"?

Me gjithë dëshirën e madhe për të bërë një studim serioz për sistemin edukativo-arsimor në Kosovë, është shumë vështirë, nga fakti se është vështirë të hulumtohen të dhënat e nevojshme, por kjo nuk është pengesë përjashtuese për t'u dorëzuar, ngase aty ku dhemb dhëmbi, shkon edhe gjuha, prandaj edhe nëse jepet një pasqyrë e sistemit edukativ-arsimor në Amerikë, ia vlen bile sa për t'u njohur nga afër.

Tre nga 10 amerikanë punojnë në sistemin edukativo-arsimor ose studiojnë në ndonjë institucion. Edukimi gëlltit mbi 8% të prodhimit të përgjithshëm kombëtar. Duke i renditur të gjitha në një vend, është linja më e gjerë në buxhetin e qyteteve.

Le të pajtohemi me ekspertët e urtë se kualiteti i edukimit të çdo fëmije ulet vetëm për shkak të tri gjërave: motivimit të tyre, përkrahjes së prindërve dhe arsimtarëve të mirë. Ka akoma mënyra të krahasohen zonat e metrove amerikane për një fuqizim të arsimimit? David Savageau në artikullin e botuar në "Forbes.com" "Best



Cities to Educate Your Child", më 29 nëntor 2007, konsideron 5 fakte:

### 1. Mbështetje shkollave

Njëri nga departamentet e edukimit më të popullarizuara është - ndërto tabelën "Build a Table" të Institutit të shkencave të edukimit IES të Departamentit të ShBA për edukim. Këtu mund të grumbullohen të dhëna për çdo gjë, që nga financat e shkollave publike dhe arsimtarët deri tek normat e larta të diplomimit për çdo vend që u intereson në Amerikë, shtetet, kaunti, zonat urbane, dhe distriktet.

Duke shfrytëzuar të dhënat e departamentit, të cilat merren veç e veç nga çdo shtet, mund të kombinohet mesatarja e numrit të studentëve në metro-zonat (metro area) për ekuivalentin e arsimtarëve të paraleleve me orar të plotë (më i ulët më i mirë) me mesataren e shpenzimeve institucionale të paraqitura për student (më e lartë më e mirë), për të prodhuar disa laureatë interesantë: "Ocean City", "N.J"., "Ithaca", "N.Y"., dhe "Honolulu".

### 2. Opcionet e shkollave private

Sot, një nga nëntë nxënës vijojnë shkolla private. Shkollat katolike janë alternativa të shkollave private me një regjistrim shumë të lartë (2.5 milionë nxënës). Megjithëse gjysma e nxënësve të të gjitha shkollave private ulen në bankat shkollore të paraleleve të shkollave katolike, dy nga tri shkolla private janë jokatolike. Afro 1,7 milion nxënës i vijojnë mësimet të grupuar, siç janë Kisha Luteriane e evangjelistëve, Bordi i Edukimit Adventist i Ditës së Shtatë "Seventh-Day Adventist Board of Education" (që i referohet besimit protestan dhe ditës së shtatë "Sabbath" e shtunë) dhe shoqata kombëtare për shkollat ditore hebreje. Shkollat josektare regjistrojnë 800,000 nxënës të tjerë, shumë nga të cilët paguajnë shkollimin në institucionet që i takojnë Asociacionit Kombëtar për shkolla private. Po, mund të gjeni shkollë private në "site" të ndonjë departmenti tjetër të edukimit - dhe "po", mund të gjeni raportin për çdo opcion të zonave urbane për të gjitha opcionet e shkollave private.

### 3. Popullariteti i bibliotekave

Në bankën e terminaleve në branshën e bibliotekave publike, mund të shihni shoferë të taksive duke hulumtuar gjenealogjinë familjare në anën tuaj të majtë, ndërsa maturantë të shkollave të mesme duke hulumtuar punë në linja ajrore, në anën e djathtë; prapa teje stivë, stovos nga Meksiko. Dhe përpara teje një akër me tavolina të grumbulluara me valixhe dhe çanta me libra, në të cilat janë të ulur nxënësit për të lexuar. Më shumë se çdo metro-zonë e institucioneve edukative, bibliotekat janë qendrat vitale dhe burimet e skajshme të edukimit për të gjithë. Nëse bibliotekat duhet të zgjedhin njësinë matëse të suksesit, do të jetë ky cikli i vijimit, vlerësues. Llogaritja është e thjeshtë duke pjesëtuar qarkullimin e anëtarëve të bibliotekës me numrin e librave. Ky cikël tregon aktivitetin e vijuesve të bibliotekës, që jep si indikacion numrin sa herë një libër ka qarkulluar gjatë vitit, nëse qarkullimi është shtri-përhapur nga vijuesit. Sistemi i bibliotekave qarkullon theksueshëm librat më të shitur dhe sa do të kenë cikël të lartë, varet nga sistemi i bibliotekave që ka referenca të gjera koleksionimi, ose i hapur, sistemi i bibliotekave që është i hapur në orë të limituara (me më pak orë) dhe ka fond librash, nuk vijohet aq.



### 4. Qytetet universitare

Kolegjet dhe universitetet janë punëdhënës zyrash. Në fakt është një lidhje e madhe në mes universiteteve të orientuara hulumtuese dhe ekonomive të shëndosha. Dy shembuj janë historikë: Universiteti i Stanfordit nxit-fuqizon rritjen e luginës së silikonit, të ndërmarrjes së high-tech në San Jose dhe Bay Area (zona e gjirit), dhe Fakulteti MIT dhe ish-studentët e tij, të cilët startuan në firmat elektronike përgjatë rrugës 128, jashtë Bostonit. Çdo vend mund të jetë qytet kolegj, nëse ka së paku një institucion të edukimit të lartë. Por, nëse peshoni çdo person që vijon kolegjet lokale me numrin e viteve për të fituar diplomë të lartë të ofruar (të cilat janë të asocuara me regjistrimet në art, vlerësohen me dy, regjistrimet me diploma bachellor me katër, regjistrimet master me 6 dhe regjistrimet per doktoratë me nëntë), ngrihen me nje shtrirje gamë të numrave. Vendet si Kolegjet "Station-Bryan", "Texas", "Iova"; "Lawrence", "Kan"; dhe "Kolumbia", Mo., kanë dalë shumë lart sipas kritereve të përcaktuara Alas, ende është në garë qyteti Ames nga "Iowa" (Iowa State Univerzity), me kolegjin Station- Bryan (Texas A&M), me Lawrence (Universiteti i Kanzasit) dhe me Columbia (Universiteti i Missourit). Duhet pra shumë cilësi, për të fituar dekoratë në këtë larmi të arsimimit të lartë.

### 5. Opcionet e Kolegjeve

Koleksionimi i zonave urbane të institucioneve të arsimit të lartë duhet t'i plotësojë nevojat e një numri të madh të banorëve: me kosto të ulët të natës dhe vijim të kurseve gjatë funjavëve për ata që punojnë me orar të plotë në profesione, kurse që vijohen për certifikata të punës në kolegje dyvjeçare dhe ato tradicionale "bachelor" dhe në "curriculum", që ofrohen në kolegje dhe universitete. Vendet me rangim të lartë: një, dy dhe tre për nga madhësia janë: "New York", "Chicago", dhe "Los Angeles". Duke kombinuar të gjitha këto kritere, japin rangimin e "top" vendeve të Amerikës në arsimimin e fëmijëve - të prira nga "Washington DC-Arlington", VA, dhe ndjekur shumë afër nga "Madison", Wis., dhe "Cambridge-Newton-Framingham", Mass..

# Pse Serbia vajton aq shumë për Kosovën dhe a do të vajtojë deri në Kiamet për të?

**Mr. sc. Saad R. Gashi***

Historikisht është e ditur dhe e vërtetuar se shkaqet a motivet kryesore për fillimin e luftës, janë ato religjioze, ekonomike, ushtarake, strategjike, politike etj.. Edhe pse këto shkaqe, ose, siç quhen në të drejtën ndërkombëtare, casus belli, shumë shpesh maskohen me të tjera, si: intervenimi ushtarak për çlirimin e një populli a një territori, për kapjen e ndonjë “terroristi”, për vendosjen e një rendi më të mirë, për rrëzimin e ndonjë pushteti “diktatorial”, etj. etj..

Edhe Kosova që prej vitit 1912, ka qenë viktimë e një “çlirimi” nga Perandoria Osmane. Serbia ishte ajo që kishte “ndihmuar në këtë çlirim” më së shumti Kosovën, duke e futur menjëherë nën kthetrat e saj. Ishte kjo periudha më e vështirë për Kosovën (1912-1999). Në këtë vitin e fundit (1999), Fuqitë e Mëdha me ShBA-në në krye, prapë “çliruan” Kosovën, veçse tashti nga Serbia. Madje ekziston edhe një paralele në këto dy raste. Serbia në vitin 1912 kishte zgjedhur dhe përgatitur argatë aq të mirë, saqë populli edhe sot i konsideron si heronj dhe personalitete historike. Gjithashtu edhe ShBA-ja ka zgjedhur dhe përgatitur disa liderë që, së paku për këta 8 vjet, pasojat e kësaj ndihme populli kosovar po i jeton madje edhe më vështirë se nën sundimin e Serbisë! Ndoshta tingëllon paradoksale, por është lehtë të krahasohet: kriza ekonomike, energjetike, politike, sociale, pakënaqësia e popullit, shkalla e kriminalitetit, vrasjet, vetëvrasjet, droga, prostitucioni, etj., me një fjalë, sikur të ekzistonte mundësia, të rrallë janë ata që nuk do ta lëshonin Kosovën për të ikur në Perëndim. Pastaj, në vitin 1912 kemi “fituar” një “Pavarësi” të pakushtëzuar dhe për shqiptarët ajo ka qenë ndër periudhat më të vështira të historisë së tyre, ndërsa tash kur pritet të na japin një “Pavarësi të kushtëzuar”, na mbetet të “shpresojmë” se do të bëhet mirë!!!

Serbia që nga viti 1999 nuk mund dhe nuk dëshiron të pajtohet kurrsesi me këtë gjendje të krijuar. Vërtet është shumë indikativ një aktivitet shumë i ngjeshur dhe dinamik i politikës dhe diplomacisë serbe nëpër botë për çështjen e Kosovës. Të gjitha gazetat serbe, pa përjashtim, në faqet e para të tyre bëjnë fjalë për Kosovën, mediet elektronike në lajmet e para përmendin Kosovën, prijësit serbë vazhdimisht janë të preokupuar me Kosovën, duke “ofruar” lloj-lloj autonomish si: ‘autonomi të gjerë, substanciale’, ‘më shumë se autonomi e më pak se pavarësi’, ‘konfederatë’, e oferta të ndryshme hipokrite, çfarë vetëm serbët dinë t’i formulojnë dhe t’i ndërrojnë brenda ditës.

Serbët kanë trilluar mite dhe gënjeshtra të ndryshme për Kosovën kinse është “djepi i Serbisë”, “Tokë e shenjtë”, “Vendi i kishave dhe manastireve” të tyre, madje deri veten ta quajnë edhe si “mbrojtës të Krishterimit” për Evropën, duke harruar se këta ‘mbrojtës’, për vetëm disa orë iu gjunjëzuan Perandorisë Osmane! etj. Ndokush që është më pak i informuar, mendon se serbët na qenkan popull fetar. E vërteta është e kundërt, në kishë shkojnë fare pak serbë, e edhe ata të paktë që e vizitojnë kishën, posa të dalin nga ajo, e shajnë Zotin, dhe, si popull, nuk ka asnjë popull në botë që e blasfemon Zotin më shumë se ata! Ata janë të njohur edhe për faktin vazhdimisht shajnë bukën, Diellin, tokën, e shumë dhunti të tjera të Zotit!

Prandaj, lind pyetja: Ç’është ajo që e lidh Serbinë aq shumë me Kosovën?

Nëse dikush mendon se territori i Kosovës është që i dhimbset Serbisë, duhet thënë se Serbia ka territor mjaft të madh, kështu që 40,000 serbë që jetojnë në pjesën veriore të Mitrovicës dhe 80,000 të tjerë, që jetojnë në brendi të Kosovës, sipas llogarive serbe, nuk përbëjnë kurrfarë problemi. Brengë e ekspertëve serbë është se serbët janë një popull i cili po zhduket biologjikisht dhe kanë një territor mjaft të madh të papopulluar. Sa për ilustrim, në vitin 2005 në Serbi kanë lindur 72,180 fëmijë, kurse kanë vdekur 106,771 veta! Ky minus trishtues për serbët, prej 34,591 vetash, në vitin 2006, është rritur në më tepër se 36,000. Sipas ekspertëve serbë, nëse vazhdon ky trend i mortalitetit, atëherë llogaritet që në vitin 2020 do të zhduket një qytet sa Çaçaku! Këta ekspertë kanë llogaritur që në vitin 2100, serbët do të jenë pakicë në vendin e tyre, dhe do të jenë gjithsej 2,100,000 banorë, kurse numri i shqiptarëve do të jetë 4,500,000 (edhe ne shqiptarët nuk mund të mburremi për natalitetin kra-



hasuar me atë që kanë pasur prindërit tanë)! Gjithashtu ia vlen të theksohet se numri i vetëvrasjeve në Serbi është 1,500 veta për një vit!

Prandaj, si përfundim, territori i Kosovës nuk është fare ai që ia ngre çmimin Kosovës në politikën Serbe. Me një fjalë, ata nuk i japin pesë para për Llapin, Dukagjinin, kurse Drenicën më as që mund ta imagjinojnë!

A thua është Kosova një vend që ofron siguri dhe një klimë të përshtatshme për serbët që vuajnë aq shumë për Kosovën? Kurrsesi. Dihet se serbët, edhe kur ka qenë situata shumë më e mirë - para luftës, një numër i madh intelektualësh dhe rinia serbe një pjesë e tyre, shpërnguleshin e vendoseshin në Serbi, pa asnjë trysni, duke e konsideruar Serbinë si vendin e tyre, një vend më të qetë dhe me një perspektivë më të mirë. Kështu, pjesa dërrmuese e popullatës serbe që kanë mbetur në Kosovë, kanë qenë njerëz të moshuar. Prandaj, në këtë kohë kur serbët nuk e kanë më atë fuqi, as politike, ushtarake, policore dhe as administrative etj., në Kosovë, ata nuk mund ta imagjinojnë veten që të bashkëjetojnë të barabartë me shqiptarët.

Duke e parë se serbët po e lëshonin Kosovën, politika hegjemoniste e Beogradit thurte lloj-lloj intrigash e shpifjesh dhe akuzash për shqiptarët. Shumë shqiptarë të mjerë kanë rënë viktima të kësaj politike. Serbët trillonin "presione" të shqiptarëve për shpërngulje të serbëve, shkatërronin varrezat e tyre, për femrat e dhunuara serbe i fajësonin shqiptarët, madje edhe për meshkujt e vetëlënduar si pasojë e perversitetit seksual me shishe në anus ("rasti Martinoviç"), i akuzonin shqiptarët. Madje ata ishin në gjendje të viktimizonin edhe fëmijët e tyre, etj. etj., sepse gjithmonë kanë pasur fajtorë kujdestarë – që ishte shqiptari i mjerë. Shqiptarët i fajësonin, i akuzonin dhe i dënonin për lloj-lloj krimesh të inskenuara. Janë mbajtur shumë procese të montuara gjyqësore kundër shqiptarëve. Për politikën ndëshkimore të zbatuar kundër shqiptarëve, llogaritet se atyre në periudhën midis viteve 1913-1995, u janë shqiptuar burgje në kohëzgjatje 250 shekuj!. Një fakt trishtues ky, që do të thotë se që prej pushtimit të Kosovës, shqiptarët e mjerë prej serbëve, për çdo vit, merrnin "bakshish" nga 3 shekuj burg!!! Sikur të kishin serbët "Kulla Binjake", edhe ato do t'i sakrifikonin për Kosovën. Nuk përjashtohet mundësia që edhe këta 120,000 serbë, pas zgjidhjes së statusit të Kosovës, t'i sakrifikojnë!

Prandaj, shtrohet pyetja: Ç'është ajo që në të vërtetë po i dhemb Serbisë?

Ç'është ajo që një kohë të gjatë nuk mund të zgjidhet kjo nyjë e quajtur Kosovë? Pse i gjithë ky aktivitet i ngjeshur diplomatik i të gjithë prijësve politikë botërorë për Kosovën? Çfarë qe aq atraktive Kosova për intervenimin e NATO-s, që u bë në vitin 1999, dhe i të gjithë këtyre fërkimeve në mes të ShBA-së dhe Perëndimit, në një anë, dhe i Rusisë, në anën tjetër. Pse e gjithë ky aktivitet për Kosovën? Ndoshta dikush mendon ende se bota ka vendosur t'i ndihmojë shqiptarët dhe se u ka ardhur fundi padrejtësive ndaj tyre dhe se çështja e tyre duhet zgjidhur. Nëse ndiqet me vëmendje politika botërore, numri i luftërave si dhe qindra e mijëra viktimave që i shohim vetëm në pamjet filmike (e ato që nuk i shohim janë shumë më shumë), atëherë një mendim i tillë është shumë qesharak. Pra, atëherë ç'përfaqëson Kosova në të vërtetë?

Ekzistojnë dy faktorë pse Kosova për një kohë të gjatë gjendet në radhën e ngjarjeve kryesore të politikës globale, e po ashtu edhe të asaj serbe.

Faktori i parë është që Serbia nuk do të pajtohet kurrë për humbjen e Kosovës, për shkak të pasurive që posedon Kosova. Këto pasuri ata i kanë hulumtuar dhe incizuar mirë, prandaj edhe i kanë vlerësuar si një kapital të pashtershëm. Fatkeqësisht shqiptarët nuk kanë qenë të vetëdijshëm kurrë për vlerën reale të kësaj pasurie. Ndoshta një gjë e tillë mund të arsyetohet nga fakti se shqiptarët asnjëherë nuk e kanë qeverisur Kosovën?

Sipas ekspertëve serbë, përveç trashëgimisë kulturore, e cila përbëhet nga 10 manastire dhe 20 kisha ortodokse, pasuritë e Kosovës janë gjigante. Në Kosovë ka 24 miniera me të gjitha metalet: plumbi, zinku, argjendi, nikeli, kobalti e gjer tek ari. Ekspertët serbë mendojnë se vlera reale e këtyre resurseve është 100 miliardë $. Ata pohojnë se në botë resurset me lëndë të parë të domosdoshme, po zvogëlohen vazhdimisht, kështu që vlera kësaj pasurie në Kosovë do t'i ngrihet me shuma marramendëse. Këtu duhet shtuar edhe vlera e hulumtuar e rezervave të lignitit (170 miliardë tonë). Këta ekspertë kanë llogaritur që në tregun botëror mund të fitohen 2$ për një ton thëngjill, nëse ai përmes termocentralit shndërrohet në rrymë elektrike. Prandaj, sipas kësaj llogarie, Serbia me humbjen e Kosovës, humb edhe afro



400 miliardë $!!! Atëherë është e qartë pse Serbia nuk do ta lëshojë Kosovën.

Këtu duhet të jemi realë, serbët Kosovën e kanë plaçkitur, por interesi nacional ka qenë prioritet absolut. Ka pasur edhe udhëheqës serbë që janë pasuruar, por në asnjë mënyrë kaq shumë sa disa udhëheqës shqiptarë për një kohë kaq të shkurtër. Madje në kohën e tyre, edhe populli gëzonte një mirëqenie ekonomike, kurse sot një pjesë e prijësve tanë shqiptarë janë bërë milionerë, kurse populli i mjerë po kalon një krizë të pa parë ekonomike e sociale, dhe një përqindje e madhe e popullit jeton në varfëri të skajshme! Prapë duhet të jemi realë, sepse thuhet – çfarë është populli, të tillë e ka udhëheqjen! Është për t'u çuditur se si mendojnë këta sikur karriera politike e tyre do të zgjasë deri në amshim. Si nuk janë të vetëdijshëm që krejt ajo që do të vijë, është shumë afër. Si nuk janë të vetëdijshëm që secili njeri është një grumbull ditësh dhe, si i tillë, është një gjah i vdekjes. Kalifi Omer, në vulën e tij shtetërore që e mbante në formë unaze në gisht (për ta parë më shpesh), kishte shkruar: "Le të jetë vdekja përkujtues për ty". Dikush, edhe pse është i vdekur, jeton, kurse dikush, edhe pse jeton, është i vdekur. Ai përfaqësonte fuqinë më të madhe botërore, të cilën e kishte ndërtuar mbi baza të drejtësisë, fuqisë, mëshirës dhe dhembshurisë.

Faktori i dytë dhe vendimtar është se qëllimet gjeostrategjike globale të magnatëve dhe krijuesve të politikës botërore, për realizimin e megaprojektit botëror, respektivisht për vendosjen e korridoreve prej Liqenit Kaspik e gjer në qendrat e tjera të distribuimit të këtyre pasurive nëntokësore me gaz dhe derivate të naftës, bën që administrata Amerikane të ndryshonte radikalisht kursin e politikës ndaj Kosovës dhe Rajonit. Këtë e bëri për shkak se një prej këtyre korridoreve që kalon nëpër Kosovë dhe rreth Kosovës, është korridori i 8, i cili përfundon në portin e Vlorës. Ky megaprojekt ka të bëjë me realizimin e 5 projekteve: superstrada, hekurudha, naftësjellësi, gazsjellësi dhe largpërçuesi i rrymës elektrike. Sa për ilustrim, nëpërmjet një gypi do të barten 750 mijë barela naftë në ditë, ose një qarkullim mujor prej 600 milionë dollarësh. Dihet se ShBA-ja është prodhues i madh i naftës, po njëkohësisht edhe një ndër shpenzuesit më të mëdhenj në botë, prandaj edhe ky angazhim kaq i madh i ShBA-së për çështjen e Kosovës, duhet të kuptohet si interes strategjik i kësaj fuqie të madhe.

Një tezë të tillë e kishte pohuar edhe një ndër intelektualët dhe analistët më eminentë të ShBA-së sot, Noam Çomski. Ky kishte thënë se janë dy arsye pse ShBA është e interesuar për Kosovën: E para është ngritja e një baze të madhe ushtarake amerikane në Kosovë, dhe arsyeja e dytë dhe më e fortë, është ndërtimi i gazsjellësit dhe naftësjellësit në Kosovë dhe rreth saj.

Kjo është edhe arsyeja e vetme pse Aleanca Veriatlantike kishte bombarduar Serbinë për 78 ditë rresht. Milosheviçi kokëfortë, nuk kishte dashur të merrej vesh me ShBA-në për ndarjen e një pazari të tillë, prandaj kishte pasuar bombardimi.

Një pazar i tillë ende nuk ka përfunduar, prandaj për këtë arsye ende vazhdon çështja e zgjidhjes së statusit të Kosovës. Por, në pazar nuk janë amerikanët me serbët, dhe as shqiptarët me serbët, prandaj negociatat ndërmjet tyre të mbajtura në Vjenë, më tepër i ngjanin një 'dueli' të tipit Tom & Jerry ose një teatri kukullash sesa negociatave të vërteta. Backgroundi i tyre ndoshta nuk premton rol më të madh. Pazari i vërtetë duhet të ndahet ndërmjet ShBA-së dhe BE-së, në njërën anë, dhe Rusisë, Kinës dhe Iranit, në anën tjetër. Ajo që do të ishte më e ndershmja për prijësit tanë, është që popullit t'i tregojnë mundësitë e tyre dhe të vërtetën, e kurrsesi të deklarojnë "E dimë datën e Pavarësisë" ose të japin deklarata e premtime boshe të tjera, me të cilat mashtrohet populli. Një gjë të tillë e kishte bërë Presidenti i ndjerë i Bosnjë e Hercegovinës, i cili, pas nënshkrimit të "Marrëveshjes së Dejtonit", posa kishte arritur në Sarajevë, kishte deklaruar: "Nuk jam i kënaqur me marrëveshjen dhe Zoti është dëshmitar që nuk kemi mundur të bëjmë asgjë më shumë".

Për këtë qëllim, është mbajtur edhe samiti i dytë në Teheran, i pesë shteteve të rajonit të Kaspikut. Këto shtete janë: Rusia, Azerbajxhani, Kazakistani, Turkmenistani dhe Irani. Ky samit është pritur të ndërrojë forcat gjeopolitike botërore. Prandaj, për këtë shkak Sekretarja e Shtetit amerikan, Kondoliza Rajs, dhe Sekretari i Mbrojtjes Robert Gejts, kishin vizituar Moskën, pikërisht para këtij takimi. Sipas disa analistëve botërorë, vizita kishte pasur qëllim tentimin e fundit të ShBA-së për prishjen e koalicionit euroaziatik Rusi-Kinë- Iran. Gjithashtu në këtë kontekst mund të shihet edhe vizita e Kryetarit Francez Sarkozi që i bëri Putinit.

Kështu, Rusia përpiqet të fitojë sa më shumë në këtë megaprojekt, ndërsa shpresat e Serbisë që ta ndihmojë "nëna Rusi" janë vetëm përralla, po nuk duhet qenë naiv e të mendohet se Serbia nuk e di këtë politikë. Prandaj ajo edhe luan me këtë kartë, por të maskuar në emër të patriotizmit rus, kurse në të vërtetë Serbia është vetëm monedhë për kusuritje e Rusisë.

Si përfundim, siguria energjetike dhe furnizimi i Evropës me gaz dhe me naftë nga liqeni Kaspik dhe Azia Qendrore, është një konflikt i drejtpërdrejtë interesash në mes të ShBA-së dhe Rusisë, si dhe i shteteve të përmendura më sipër, për kontrollin e këtyre resurseve si dhe mbikëqyrjen e korridoreve nëpër të cilat transportohen lëndë nga këto resurse.

Ne shqiptarët, sikur edhe gjer më tash në këto procese, nuk kemi asnjëherë rol aktiv, prandaj duhet të presim se ç' do të na servojnë të tjerët.

Jonathan Lewickit, autori i Rezolutës 1244, kur i kishin bërë vërejtje një delegacion kosovar për të metat e Rezolutës, ishte përgjigjur: "E di që rezoluta është e keqe, sepse edhe situata ka qenë e keqe. Sikur të ishit çliruar vetë ju shqiptarët, nuk do të kishte pasur nevojë fare për rezolutë".

Është për t'u frikësuar që edhe zgjidhja e statusit do të jetë e disfavorshme për shqiptarët. Përgjigjen do të na e japin prapë të njëjtë: Ne e kemi filluar luftën, ne e kemi përfunduar, ne i kemi zgjedhur liderët tuaj, ne do ta zgjedhim statusin, natyrisht ne do të përfitojmë më së shumti, sepse ai që fiton luftën, ai edhe gëzon frytet e saj.

Ndoshta kjo tingëllon paksa pesimiste dhe dekurajuese. Por, sa herë që bisedat dhe planet të zbresin nga rrafshi romantik në rrafshin real, edhe zhgënjimi do të jetë më i vogël. E vërteta, sa do e hidhur të jetë, është më e dobishme se gënjeshtra e këndshme.

---

* (autori është magjistër i shkencave juridike)

*Reportazh nga Haxhi 2007*

# Në shoqërim të haxhinjve tanë

**Ramadan Shkodra**

**(I përgjigjem thirrjes Tënde O Zoti im, i përgjigjem thirrjes Tënde, pa të përshkruar shok askënd. Vërtetë, falënderimi, mirësia dhe pushteti të takojnë vetëm Ty, e Ti nuk ke rival).**

### Haxhi

Haxhi është një ndër kushtet themelore të fesë islame, është ndër 5 themelet e fesë, me të cilin obligohet besimtari që ka mundësi materiale njëherë në jetë të kryej këtë obligim. Për dallim nga obligimet tjera, që mund të kryhen kudo që ndodhet besimtari, haxhi kryhet në kohë dhe vendet e caktuara.

Historia nuk njeh ndonjë ritual fetar më masiv se sa haxhi, i cili në kohë të caktuar, në vende të caktuara dhe me qëllim të caktuar, arrin që të tubojë besimtarë nga të gjitha anët e botës.

### Tradita e Haxhit tek ne

Edhe ke ne Haxhi ka histori qindra vjeçare. Haxhiu në rrethin tonë ka qenë dhe vazhdon edhe sot e kësaj dite të jetë një njeri i respektuar, me të cilin identifikohet devotshmëria, sinqeriteti, drejtësia e përkushtimi ndaj fesë e Krijuesit të kësaj bote.

Dokumente të shumta e burime të ndryshme vërtetojnë se me fillimet e përhapjes së Islamit në trojet shqiptare edhe shqiptarët filluan të shkojnë në Haxh.

Gjatë shekujve XV-XIX, për arsye të kushteve të vështira të përgjithshme, haxhillëku zgjaste shumë muaj. Dr. Muhamet Mufaku në librin “Shqiptarët në botën arabe” (Prishtine, 1990) thekson se haxhillëku zgjaste 10 muaj. Vetëm rruga Stamboll-Mekë zgjaste 8 muaj, ndërsa nga Damasku deri në Mekë- 2 muaj.

Që nga shekulli XVI, shqiptarët që kanë shkuar në Haxh, kanë lënë gjurmë fetare, materiale, politike dhe shoqërore. Duke filluar nga gjysma e dytë e atij shekulli, qëndroi në Mekë e në Medinë, arkitekti i njohur shqiptar Mimar Sinani për të ndërtuar një sërë objektesh shoqërore, arsimore dhe fetare.

Në këto qytete të shenjta për të kryer haxhin kanë qenë edhe figura të shumta ushtarake dhe politike, si: Haxhi Ymer Prizreni, Haxhi Zeka etj., në vitin 1860 vdiq në Mekë edhe luftëtari i njohur shqiptar, Mustafa Pashë Bushati, që asokohe ishte vali i Mekës dhe i Medinës.

Si çdo vit edhe këtë që sa po e lamë pas, miliona haxhinjëve nga e mbarë bota iu bashkuan edhe një numër simbolik i haxhinjëve nga Kosova.

### Disa fjalë për organizimin e Haxhit

Organizimin për shkuarjen në Haxh e ka bërë Kryesia e BI-së të Kosovës, me këshillat e saj anekënd vendit. Organizimin e Haxhit Kryesia e Bashkësisë islame të Kosovës e bën qe 30 vjet, e cila merr përsipër organizimin komplet të Haxhit, duke filluar që nga paraqitja e besimtarit për të shkuar në Haxh e që bëhet në këshillat vendor, pastaj Kryesia, respektivisht komisioni i Haxhit në bashkëpunim me këshillat vendor, bënë përgatitje në vend: si përpilimi i listave të hanxhinjëve, sigurimi i vizave, vakcionimi i haxhinjëve, caktimin e udhëheqësve të haxhinjëve, (1 udhëheqës ka së paku 20 haxhinjë), përzgjedhja e ekipit të mjekëve që do të kujdeset për gjendjen e haxhinjëve. Ndërsa në Arabinë Saudite, Kryesia në bashkëpunim me Ministrinë e Haxhit të Saudisë siguron lejet përkatëse të cilat i kërkohen për Haxh, pastaj në Saudi sigurohen edhe apartamentet për vendosjen e haxhinjve, si dhe transporti).

Organizatori si vite më parë edhe këtë vit shkuarjen për në haxh e kishte organizuar në dy mënyra: në atë tokësore dhe në atë ajrore.

### Nisja e haxhinjëve

Sipas traditës së kamotshme tek ne që nga dita kur besimtari e bën publike vendimin për të shkuar në Haxh, e deri atë ditë që niset, miq të afërm nga farefisi e kolegë, në shenjë nderimi e respekti shkojnë për ta përgëzuar, e për ta uruar dhe për t’ia bërë për hajr shkuarjen në Haxh.

Kështu ishte edhe më 3 dhjetor 2007 në Prishtinë kur u nisën haxhinjtë në vijë tokësore, ku për t’i përcjell ata









kishin dal një numër i konsiderueshëm i të afërmëve e miqve të tyre. Ndërsa zyrtarët e Bashkësisë Islame në xhaminë “Sulltan Mehmet - Fatih” të Prishtinës, organizuan ceremoni tashmë tradicionale dhe bënë duan e nisjes së haxhinjëve. Duan e bëri imami nga Prishtina Hakif ef. Hoti.

Haxhinjtë që niseshin dukeshin të entuziazmuar për rrugën që po mernin

Dy ditë më vonë 25 dhjetor, në orët e para të mëngjesit, kur në Prishtinë bënte të ftohtë, në aeroport kishin dal numër i konsiderueshëm i besimtarëve për t’i përcjell haxhinjtë që udhëtonin për në Medinë.

Pas procedurave të aeroportit, haxhinjë zunë vendet e tyre në aeroplanin “Boing 757” të kompanisë angleze “FLYMONARCH”, dhe pikërisht në ora 8, aeroplani me haxhinjë nisi fluturimin e tij drejtë Medinës

Që nga hyrja në aeroplan, haxhinjtë në vete me zë të ultë bënin lutje e këndonin duan e udhëtimit, me të vetmin qëllim që të mbërrinin mirë në Medinë. Gjatë udhëtimit në fytyrat e haxhinvjve shihej një entuziazëm i paparë, bisedonin me njëri-tjetrin dhe vështronin përmes dritareve pamjet magjepse që shiheshin mbi Mesdhe e mbi Egjipt e posaçërisht mbi metropolin afrikan me përmasa botërore, Kajron.

Derisa aeroplani fluturonte mbi detin e kuq, anëtarët e ekuipazhit na bënë me dije se jemi në prag të hyrjes në zonën ajrore të Arabisë Saudite, ndërsa pas pak na informuan se për 30 minuta do të zbresim në Aeroportin e Medinës.







### Arritja në Medinë

Pas plotë 3 orë e 30 minuta udhëtim ateruam në Aeroportin e Medinës, për fatin tonë të mirë, në Aeroport nuk kishte haxhinjë të tjerë, dhe shumë shpejt i kryem të gjitha procedurat e hyrjes në këtë vend .

Me të dal nga dogana, takuam përgjegjësit e haxhinjëve, Bahri ef. Simnicën e Ahmet Ramën, të cilët kishin dal për të na pritur. Ata, pasi na dëshiruan mirëseardhje dhe u interesuan se si kemi kaluar gjatë udhëtimit na drejtuan për tek autobusët që ishin duke na pritur.

Shumë shpejt haxhilerët u sistemuan nëpër autobus dhe u nisëm drejt qendrës së Medinës së ndritshme.

Pas pak arritëm në qendër të Medinës krejt pranë Xhamisë së Pejgamberit a.s., para hotelit “Taiba” ku zbarkuam dhe u vendosëm aty.

### Disa fjalë për Medinën

Medina pas qytetit të Mekës është qendra më e rëndësishme për myslimanët, madje tashme dihet se pikërisht Medina është kryeqendra e parë e myslimanëve. Ishin banorët e Medinës ata që i ofruan mikpritje Pejgamberit a.s. kur ai u detyrua të largohet nga Meka.

Medina si vend përmendet edhe në Kuran, në suren mekase përmendet si apelativ në shumës “Medain” ndërsa në ato medinase si El- Medina.

Në qytetin e Medinës Muhamedi a.s. migroi më 622, nga ku edhe filloi të predikoi haptas fenë islame, e të përhapte shumë shpejtë misionin e tij, kështu Medina u bë qendra nga ku lindi një fe, një qytetërim me përmasa









të mëdha, që për një kohë të shkurt do të përfshinte tërë botën, më shumë, e më shpejt se çdo fe e çdo qytetërim tjetër.

Megjithëqë vizita në Medinë nuk është nga farzet e Haxhit, qëndrimi në këtë qytet është i një vlere të veçantë, ngase siç e potencuam është vendi nga ku u përhap feja islame, është vendi ku jetoi Pejgamberi a.s., është vendi ku u themeluan institucionet e para të shoqërisë islame, është vendi ku u ndërtuan xhamitë e para me nismën dhe pjesëmarrjen e vete Muhamedit a.s.

Andaj haxhiu gjatë qëndrimit në Medine ka rastin që të vizitojë disa vende e objekte të rëndësishme të fesë, të historisë, të kulturës e të qytetërimit islam, që janë të lidhura ngushtë me të kaluarën e ndritshme islame, siç janë: Xhamia e Pejgamberit a.s., Varri i Pejgamberit, xhennetul - beki (varrezat e as'habve), vendi ku u zhvillua beteja e Uhudit, pastaj vendi ku u zhvillua beteja e Hendekut, si dhe xhaminë Kibletejen dhe xhaminë Kuba. Po ashtu, gjatë qëndrimit në Medinë është me interes të vizitohen edhe institucionet arsimore të Medinës, siç është Universiteti Islamik i Medinës dhe shtypshkronja e Kuranit të Madhëruar.

### Xhamia e Pejgamberit a.s.

Haxhinjtë në përgjithësi e sidomos ata që janë në Medinë për herë të parë, i mahnit bukuria e xhamisë së Pejgamberit, e cila si për kah ndërtimi, ashtu edhe për kah stili e harmonia është unikate. Kjo xhami është ndër më të mëdhatë në botë dhe për shumë gjëra është e veçantë.




Xhamia për herë të parë është ndërtuar më 622 me të migruar të Pejgamberit në Medinë. Kronikët thonë se në hartimin e planit po edhe në ndërtimin e saj, ka marrë pjesë aktive edhe vetë Muhamedi a.s ..

Xhamia gjatë historisë është zgjeruar e ndërtuar disa herë, ndërsa objekti i tashëm është zgjeruar për herë të fundit në vitet e 90 të shekullit të shkuar.

Sipas të dhënave tani xhamia ka një sipërfaqe prej 135. 000 metra katrore. Në kohën e faljeve normale xhamia ka vend për 700 000 vete, ndërsa në kohën e Haxhit ose te Umres brenda një kohe mund të falin namaz mbi 1 milion vetë.

Xhamia ka 81 hyrje, 10 minare, 6 prej të cilave arrijnë lartësinë 104 metra.

Në këtë xhami madhështore për here të parë në historinë e arkitekturës së xhamive janë vendosur disa kupola elektronike të lëvizshme të cilat janë zbukuruar me më tepër se 68 kg. ari.



Në xhami mbizotëron një pastërti absolute, një rend e rregull me të gjitha kushtet që i mundësojnë haxhiut të ndihet komod në kryerjen e namazeve.

Edhe vlera e namazit në këtë xhami është dukshëm më e rëndësishme se në xhamitë tjera, një namaz i falur në këtë xhami ka vlerën e 1000 namazeve që falë besimtari në xhamitë tjera.

Haxhinjtë tanë patën rast të falin një numër të konsiderueshëm, mbi 40 namaze në këtë xhami, madje për fatin tonë të mirë na ra që t'i falim edhe dy namaze të xhumasë.

Është madhështore pamja kur në kohët e namazeve sheh besimtarë nga e gjithë bota që nisen në drejtim të xhamisë së Pejgamberit a.s. për të falur namazin dhe atë në vendin ku një kohë të gjatë u fal edhe vetë Pejgamberi, Muhamedi a.s.

Xhamia e Pejgamberit a.s. ka një bibliotekë të pasur me libra e shkrime nga më të ndryshmet, e cila gjendet në pjesën veriore të xhamisë. Në bibliotekë ruhen edhe botime e dorëshkrime me kaligrafi të rrallë të Kuranit. Ndërsa në sallën e lutjeve të xhamisë janë të vendosur shumë rafte me Kuran të përshtatur në të gjitha gjuhet, ku normalisht dominojnë ata në gjuhën arabe, por duhet cekur se thuajse në të gjithë raftet e Kuranit gjendej edhe përkthimi i Kuranit në gjuhën shqipe, e të cilët kanë mundësi me i shfrytëzuar besimtarët kryesisht gjatë kohëve në mes namazeve.

Xhamia ka teknologji bashkëkohore për ajrosje si dhe një sistem të organizuar mirë të ujit ku gjatë gjithë kohës haxhileret kanë mundësi të shërbehen me ujë të ftohtë nga burimi i zem-zemit.

Në xhaminë e Pejgamberit gjendet edhe Varri i Pejgamberit a.s., ndërsa afër xhamisë janë varrezat e ashabëve.

### Udhëhqësit e Haxhit

Me qëllim të organizimit dhe sistemimit më të mirë të haxhinjëve, përgjegjësit e Haxhit gjatë tërë kohës bashkëpunonin ngushtë me udhëheqësit e hanxhinjëve, madje herë pas here konsultoheshin për bashkërendimin e veprimeve që duhet kryer në ditët sa do të qëndrojmë në Medinë.



### Kodra e Uhudit

Në mënyrë të organizuar haxhinjët që qëndrojnë në Medinë vizitojnë Kodrën e Uhudit e cila gjendet 5 kilometra në veri të Medinës. Në historinë islame Kodra e Uhudit njihet si një vend ku myslimanët zhvilluan një betejë të fuqishme kundër forcave të mekasëve politeist. Për betejën e Uhudit, haxhinjëve tanë madje edhe duke iu treguar pozicionet që aso kohe mbanin forcat e myslimanëve në njërën anë dhe forcat e mekasëve në anën tjetër, apo thënë ndryshe nga vendi i ngjarjes u folën udhëheqësit e grupeve.

Në Betejën e Uhudit në anën e myslimanëve ranë 70 dëshmorë në mesin e të cilëve edhe xhaxhai i Pejgamberit a.s. Hamza i njohur si një luftëtar i shkathtë, që është i varrosur me të gjithë dëshmorët që ranë në këtë beteje.

### Plisi i identifikonte haxhinjtë tanë

Haxhinjët tanë megjithëqë të pakt në numër krahasuar me hanxhinjtë (këtë vit në organizim të Kryesisë së BI të Kosovës në Haxh kanë qenë 592 haxhinjë) nga vendet tjera, gjatë qëndrimit në Medinë binin në sy me dy elemente, një disa nga haxhinjtë tanë mbanin në kokë me shumë krenari plisin e bardhë, që i identifikonte qartë se janë nga viset shqiptare, ndërsa element tjetër dallues ishte se shumica e haxhinjëve tanë mbanin të veshur jelek ku shkruan në shqip, anglisht e arabisht **Haxhi** Kosova, si dhe mbishkrimi i organizatorit Bashkësia Islame e Kosovës.

Këta jelek që i bartnin haxhinjët tanë paraqiste një lloj uniforme dhe një shenjë identifikuese për ne, kështu që haxhinjtë nga vendet tjera shpesh i ndalnin haxhinjë tanë me interesim që të pyesin për gjendjen në Kosovë,



për zhvillimin e Kosovës, e mbi të gjitha u interesonte çështja e statusit të Kosovës.

Haxhnjet nga vendet e ndryshme luteshin që sa më parë të zgjidhej statusi i Kosovës.

Kështu haxhilerët tanë në vende të shenjta qenë edhe ambasadorë e prezantues të denjtë të vlerave të popullit tonë.

### Hendeku (shtatë xhamitë)

Ndër vendet e rëndësishme në Medine që e vizituam në menyrë të organizuar është edhe vendi ku u zhvillua beteja që në historinë islame njihet me emrin **Beteja e hendekut.** Vend ky i cili gjendet diku 2 kilometra në veriperendim të xhamisë së Pejgamberit a.s..




Në këtë vend 5 vjet pas migrimit të Pejgamberit mekasit i shpallin luftë myslimanëve në Medine madje *mekasit* asokohe kishin *për* qëllim që definitivisht të depërtojnë në Medinë për të shpartalluar shoqërinë medinase e cila nën udhëheqjen e Muhamedit a.s. veç kishte krijuar një rend e rregull dhe një identitet të një shoqërie shumëdimensionale e bazuar në mësimet kuranore.

Por pikërisht ishte strategjia e myslimanëve në veçanti e Selman Ferasiut që në këtë vend asokohe të hapeshin hendeqe për t'i penguar politeistët mekas që mos të arrinin të depërtojnë në Medinë edhe pse e mbajtën të rrethuar për 1 vit.

Afër vendit ku është zhvilluar Beteja e Hendekut janë edhe gjurmët e shtatë xhamive nga koha e Pejgamberit a.s., ku duhet veçuar "Mesxhidul Fethin", e cila simbolizon vendin ku Pejgamberi a.s është lutur për të korr fitore në Betejen e Hendekut.

### Xhamia Kibletejn

Një ndër xhamitë më të njohura në Medinë është xhamia Kibletenj (xhamia e dy kibleve), e cila ka një vlerë të posaçme historike. Kjo xhami gjendet në perëndim të Medinës, 3.5 kilometra larg xhamisë së Pejgamberit a.s.

Në kohën e Pejgamberit a.s. xhamia qe ndërtuar me material të dobët, por gjatë historisë xhamia disa herë është rindërtuar, ndërsa objekti i tashëm i xhamisë është ndërtuar me 1988 nga mbreti Fehd.

Quhet xhami e dy kibleve, ngase pas migrimit të Pejgamberit nga Meka në Medine, me tepër se një vit e gjysmë myslimanët janë falur në drejtim të xhamisë Al-Aksa, të Kudsit, Jerusalemit të sotëm, derisa Muhamedi a.s. ishte duke falur namazin e drekës në këtë xhami i kthyer kah Kudsi, i erdhi ajeti kuranor nga Allahu xh.sh. për ndërrimin e kiblës, kështu që dy reqatet e pare i fali në drejtim të Kudsit, në dy reqatet e fundit u kthye në drejtim të Qabës në Mekë, nga kjo ngjarje kjo xhami merr emrin xhamia e dy kibleve



Nga kjo kohë të gjithë mysimanët kur falin namaz drejtohen me fytyrë nga Qabeje në Mekë. Për rëndësinë dhe historinë së kësaj xhamie haxhilerëve tanë u foli imami Muhamed ef. Hoxha.

### Xhamia Kuba

Secili besimtar që shkel tokën e Medinës është e preferuar të vizojë xhaminë e Kubas. Ështe kjo xhamia e parë e ndërtuar nga myslimanët, ndërtimin e së cilës e filloi vetë Muhamedi a.s. derisa ishte duke u shpërngulur nga Meka për në Medinë.

Në këtë vend Pejgamberi a.s. arriti më 12 rebiulevel të vitit 622, këtu Pejgamberi qëndroi 4 ditë ku pushoi pas një udhëtimi të gjatë e me plotë sfida e rreziqe






Dhe pikërisht këtu Muhamedi a.s. aksionin e parë që ndërmori qe fillimi i ndërtimit të xhamisë.

Xhamia e mori emrin sipas vendit-lagjes në të cilën u ndërtua-Kuba.

Sot, Kubaja është një ndër lagjet më të mëdha të Medinës, e cila është përball rrugës që të shpie për në Mekë.

Xhamia është rindërtuar disa herë, ndërsa objekti i tashëm i xhamisë është ndërtua më 1988.

Vlera e vizitës së kësaj xhamie është e madhe, kjo më së miri kuptohen nga thënia e Pejgamberit a.s.: “Kush pastrohet në shtëpinë e tij, dhe merr rrugën për tu falur në këtë xhami, do të këtë sevap sikur ta kryente një umre”, transmetohet se Pejgamberi kësaj xhamie i kushtoi një kujdes të veçantë thuajse çdo javë dilte për të fal namaz në këtë xhami.

## Ekipi mjekësor

Organizatori i Haxhit Bashkësia Islame e Kosovës, për haxhilerët tanë kishe angazhuar ekipin mjekësor i cili në mënyrë sistematike përcillte gjendjen shëndetësore të haxhinjëve tanë.

Ajo që duhet theksuar; se megjithëqë disa haxhinjë tanë ishin të shtyrë në moshë, gjendja e tyre shëndetësore ka qenë e qëndrueshme dhe e mirë, kjo gjithsesi edhe falë angazhimit të ekipit të mjekëve tanë që me shumë përkushtim kryen misionin e tyre.



## Universiteti islamik i Medinës

Universiteti i Medinës është një ndër qendrat më të rëndësishme të shkollimit në fushën e fesë islame të Arabisë Saudite po edhe të Botes Islame.




Gjatë qëndrimit tonë në Medinë megjithëqë kohë pushimi për Universitetin, falë angazhimit dhe shoqërimit që na bëri studenti nga Prizreni Enes Mazllami që në këtë fakultet studionte sheriatin për disa çaste qëndruam në hapësirat e këtij universiteti

Në këtë universitet ndjekin studimet, studentë nga e gjithë bota. Edhe nga Kosova po edhe nga viset tjera shqiptare që nga vitet e 60 të shekulli të shkuar vazhdimisht kanë studiuar student shqiptarë, nga ku dolën kuadro të dëshmuara.

## Shtypshkronja e Kuranit

Pas universitetit të Medinës vizituam edhe Shtypshkronjën e Kuranit, shtypshkronjë kjo që merret ekskluzivisht vetëm me përgatitjen dhe shtypjen e Kuranit në gjuhët e botës. Shtypshkronja është themeluar më 1986 dhe deri më tash ka shtypur me miliona kopje të Kuranit në gjuhë të ndryshme.




Kjo shtypshkronjë ka botuar edhe përkthimin e Kuranit të alimit tonë të njohur haxhi Sherif Ahmetit në 1 milion kopje.

Qyteti i Medinës tani paraqet një qendër të rëndësishme islame, që në të njëjtën kohë njeh trendet e zhvillimit të hovshëm në të gjitha fushat e jetës, duke ngërthyer në vete të kaluaren e lavdishme dhe njëkohësisht duke premtuar të ardhmen e ndritshme.

*(vijon)*

*Myftiu Tërnava uron udhëheqësit e Kosovës*

# Telegram urimi për presidentin Sejdiu, kryeministrin Thaçi dhe kryeparlamentarin Krasniqi

Me rastin e formimit të institucioneve të reje të dala nga vota e 17 nëntorit, Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava ka përgëzuar udhëheqësit e vendit të dal nga këto zgjedhje, presidentin dr. Fatmir Sejdiun, Kryeministrin Hashim Thaçin dhe kryetarin e parlamentit Jakup Krasniqin.





**Në telegramin e Myftiut për presidentin e vendit dr. Fatmir Sejdiun thuhet:**

"I nderuar zotni president,

Me rastin e rizgjedhjes suaj në postin e presidentit të Kosovës pranoni urimet dhe përgëzimet e mia më të sinqerta.

Zotni president shpresoj që ju sikur edhe deri tani do të jeni faktor unifikues i spektrit politik e institucional të Kosovës.

Zotni president duke u uruar për mandatin e ri shpreh bindjen time se rizgjedhja e juaj në këto momente historike për Kosovën është një hap që tregon pjekurinë e forcave politike për institucione të fuqishme e të konsoliduara.

Duke ju uruar shëndet në jetë, ju dëshiroj sukses në detyrën tuaj".



**Ndërsa në telegramin e myftiut Tërnava për kryeministrin e Kosovës Hashim Thaçi thuhet**

"I nderuar zotni kryeministër,

Me rastin e zgjedhjes suaj për kryeministër të qeverisë së Kosovës pranoni urimet dhe përgëzimet e mija më të sinqerta, duke ju uruar suksese në vizionin tuaj për realizimin e objektivave madhore të Kosovës.

Zotni kryeministër ju keni marrë drejtimin e Kosovës në një moment historik, kur pritet definimi i statusit përfundimtar të Kosovës, shpresoj që do të ruani unitetin veprues dhe do të përfaqësoni me dinjitet interesat e popullit të Kosovës.

Zotni kryeministër sot më shumë se kurrë Kosova ka nevojë për lider të përgjegjshëm e transparent, shpresoj që ju dhe kabineti i juaj me sukses do të kryeni këtë mision që ua besoi populli i Kosovës.

Lus të madhin Allah që kabinetit tuaj t'i jap forcë vepruese, unitet në punë, urti në vendime e transparencë me opinion.

Zotni kryeministër, ju lutem që urimet e mija më të sinqerta t'ua përcillni edhe anëtarëve të kabinetit tuaj".



**Myftiu Tërnava ka uruar edhe kryetarin e parlamentit të Kosovës Jakup Krasniqin, në telegramin e myftiut për kryeparlamentarin thuhet:**

"I nderuar zotni kryeparlamentar,

Me rastin e zgjedhjes suaj në postin e Kryetarit të Kuvendit të Kosovës pranoni urimet dhe përgëzimet e mia më të sinqerta.

Zotni kryetar, shpresoj se zgjedhja e Juaj për të udhëhequr institucionin më të lart të shtetit të dal nga vota e popullit është një përgjegjësi, që shpresoj se me sukses do të kryeni.

Zotni kryetar, ju lus që urimet e mia t'ua përcillni edhe të gjithë delegatëve të Kuvendit të Kosovës

Duke ju uruar shëndet në jetë, ju dëshiroj suksese në detyrën tuaj".

## U mbajtën zgjedhjet nëpër Këshillat e BI të Kosovës

Organizuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, e nën mbikëqyrjen e Komisionit Qendror të Zgjedhjeve, në të gjithë Këshillat vendorë të Bashkësisë Islame të Kosovës, nga data 15 deri më 17 janar 2008, u mbajtën zgjedhjet për anëtarë të Këshillave të BI.

Zgjedhjet nëpër këshilla janë mbajtur në bazë të nenit 67 të Kushtetutës së BI të Kosovës.

Paraprakisht Kryesia e BI kishte bërë përgatitjen e materialit zgjedhor, respektivisht kishte nxjerr udhëzimin administrativ nr. 773/7, të datës 28.12.2007 enkas për mënyrën e zgjedhjeve.

Fillimisht më 11 janar 2008 janë mbajtur zgjedhjet nëpër të gjitha xhamitë e Kosovës, ku janë zgjedhur delegatët për Kuvendet zgjedhore në nivel të këshillave.

Në të gjithë Këshillat, procedura e zgjedhjeve është mbikëqyrur nga Komisioni Qendror i Zgjedhjeve.

Zgjedhjet janë mbajtur në frymën e akteve normative të miratuara nga Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës.

Në bazë të rezultatit të dalë nga këto zgjedhje pritet që së shpejti, Kryesia e BI të Kosovës të miratojë listën e të zgjedhurve dhe pas verifikimit të tyre të emëroj kryetarët e Këshillave të BI, me çka do të kemi udhëheqjen e re në mandatin e ardhshëm 4 vjeçar, nëpër Këshillat e BI të Kosovës.





## Pas namazit të xhumasë mbi 100 xhematlinjë vullnetarisht dhuruan gjak

Më 28 dhjetor 2007 në Prishtinë, pas namazit të xhumasë pranë xhamisë "Sulltan Mehmet - Fatih" organizuar nga Këshilli i Bashkësisë Islame dhe në bashkëpunim me organizatën joqeveritare "Kosova Charity", dhuruan gjak mbi 100 qytetarë, kryesisht xhematlinjë të kryeqendrës, si dhe imamë e nëpunës të tjerë të Këshillit të BI-së të Prishtinës.

Këshilli i BI këtë aksion e ka marrë në përkrahje të Qendrës Kombëtare për Transfuzionin e Gjakut, "Dhuroni gjak shpëtoni jetë!!" që përdoret për nevojat e QKUK, na tha kryetari i Këshillit Bahri ef. Sejdiu duke nënvizuar se është obligim i yni që të ndihmojmë edhe me gjakun tonë njerëzit tanë që kanë nevojë për trajtim në QKUK.



Kryetari Sejdiu u shpreh i kënaqur me përgjigjen e xhematit në këtë aksion vullnetar, dhe premton që edhe në të ardhmen do të ketë aksione të tilla.



*KBI i Preshevës*

## Mirënjohje për ish-sekretarin e Kryesisë së BI të Kosovës H. Jashar Jasharin



Në një ceremoni modeste Këshilli i Bashkësisë Islame i Preshevës i ka ndarë mirënjohje ish- sekretarit të Kryesisë së BI të Kosovës të BI-së, H. Jashar Jasharit.

Mirënjohjen Këshilli i Bashkësisë Islame ia ka ndarë ish - sekretarit Jashari me motivacion të kontributit të tij për Këshillin e BI së Preshevës në veçanti, si dhe kujdesit të treguar të vazhdueshëm që ka treguar ish-sekretari Jashar Jashari për mbarëvajtjen dhe avancimin e jetës fetare në Luginën e Preshevës.

Mirënjohja H. Jashar Jasharit i është dorëzuar nga kryetari i KBI të Preshevës Mumin ef. Tahiri i cili shoqërohej edhe nga udhëheqësit e tjerë të Këshillit të BI të Preshevës.

## Nis puna në përkthimin e tefsirit *"Ejseru-t-Tefasir"* të autorit të njohur bashkëkohor Ebu Bekr el Xhezairijj



Ditë më parë ka nisur puna në përkthim e tefsirit ***"Ejseru-t-Tefasir"*** të autori të njohur Ebu Bekr el-Xhezairij

Kjo nismë për përkthim e tefsirit është ndërmarrë nga Kryeimami i Kosovës Sabri ef. Bajgora, i cili njëkohësisht është edhe bartës kryesor i projektit të formuar nga sektori i veprimtarisë botuese që vepron në kuadër të Kryesisë së BI të Kosovës, ku Sabri efendiu është caktuar përgjegjës - redaktor për Redaksinë e Tefsirit.

Kështu, në kuadër të detyrës së caktuar redaktori, respektivisht Sabri ef. Bajgora ka bërë edhe përzgjedhjen e ekipit që do të punojë në përkthimin e kësaj vepre vuluminoze që në origjinal ka 3300 faqe. Madje në këtë drejtim janë mbajtur edhe dy takime ku është ndarë lënda që duhet përkthyer dhe është miratuar edhe afati kohor.

I pyetur se sa vetë janë angazhuar në këtë projekt Sabri efendiu na tha: "Në përkthimin e këtij tefsiri janë angazhuar gjithsej 11 ekspertë të Tefsirit dhe arabologjisë" -, ndërsa për strukturën e të angazhuarve ai thotë: "Pa dyshim që kjo ekipë konsiderohet si një ekipë modeste, por e vendosur të kryejë punën në mënyre profesionale.

Kjo vepër pritet të kryhet deri më 15 korrik, ku pastaj do të kalohet në fazën e dytë të redaktimit profesional dhe atij gjuhësor. Shpresojmë se me ndihmën e Allahut, ky projekt do ta shohë dritën e botimit nga fundi i këtij viti."

Por ajo që duhet theksuar është se në kuadër të veprimtarisë botuese pritet që së shpejti të aktivizohen me punë edhe disa grupe të tjera punuese në lëmenj të ndryshëm fetarë.

## Shoqata "Bereqeti" ndihmoi familjet e dëshmorëve në Reçak



Sot, pas namazit të xhumasë tek xhamia e fshatit Reçak të komunës së Shtimës, Shoqata Humanitare Bamirëse "Bereqeti" në bashkëpunim me imamin e xhamisë së këtij fshati Emin ef. Ahmeti, ka shpërndarë nga 10 kg mish kurbani për 75 familje të dëshmorëve.

Shoqata gjithashtu këtyre familjeve u ka shpërndarë edhe artikuj të veshmbathjes. Sipas kryetarit të shoqatës Fitim Flugaj mishi është siguruar nga Medreseja e mesme "Alaudin". Më tutje Flugaj thotë se nuk është zgjedhur rastësish fshati Reçak, ngase këtu si edhe në shumë lokalitete tjera të Kosovës familjet që dhanë për lirinë e Kosovës kanë nevojë për një përkujdesje qoftë edhe simbolike.

Udhëheqësi i shoqatës thotë se ndihma me mish kurbani ditë më parë u është shpërndarë edhe disa institucioneve tjera anë e kënd Kosovës.

Ndërsa drejtori i medresesë Ekrem ef. Simnica shprehet se edhe në këtë mënyrë Medreseje kthen tek populli, atë që populli e ka dhënë për medresenë.

## Xhamia e “Lagjës së muhaxherëve - Kaderije” ndihmon familjet e jetimëve dhe skamnorët



Në vazhdën e aktiviteteve të xhematit të xhamisë së “Lagjës së muhaxherëve - Kaderije” në krye me imamin Baki ef. Imeri, edhe në vigjilie të festës së Kurban Bajramit u ndihmuan familjet e jetimëve dhe skamnorët.

Me iniciativën e imamit Baki ef. Imerit, më 13 dhjetor 2007 u formua këshilli i xhamisë, ku përveç imamit të vyer u zgjodhën edhe anëtarët e këtij këshilli: H. Jahir Gashi, H. Hamdi Vllasaliu, Bujar Kelmendi dhe Fisnik Mehmeti.

Pas angazhimit të këtij këshilli dhe xhematit të xhamisë, u mor iniciativa për ndihmë të 40 familjeve të lagjës.

Këshilli në mbledhjen e parë të mbajtur u vendos të mbledhen dhe shpërndahen ndihma në prag të festës së Kurban Bajramit.

Me një shpejtësi të madhe u mblodhën nga xhemati i xhamisë 1000€, kurse nga disa vëllezër mysliman ndihmuan me 500€.

Gjithashtu në bashkëpunim me drejtorin e shkollës së Mesme Teknike “28 Nëntori” nga Prishtina, z. Hajdar Binaku, u ndihmuan 15 familje dhe 2 punonjës të kësaj shkolle. Vlen të theksohet kontributi dhe angazhimi i anëtarit të këshillit Bujar Kelmendi, i cili njëherit është edhe nxënës i kësaj shkolle, së bashku me imamin e xhamisë Baki ef. Imerin, nuk kursyen asgjë që ndihmat të mbërrijnë tek nevojtarët.

Ndihmat qenë të përbëra nga të mirat ushqimore dhe higjienike, ku secila shportë kishte vlerë nga 30-40€.

Imami i xhamisë Baki ef. Imeri, me rastin e shpërndarjes së këtyre ndihmave, theksoi: “Ky është vetëm një nga aktivitetet që organizon xhemati i xhamisë së Lagjes së Muhaxherëve, synim ky që do të jetë edhe vitet e ardhshme me lejen e Allahut xh.sh.. Shfrytëzoj rastin të falënderoj:
- NTP me shumicë dhe pakicë Enisi nga Tregu i Madh;
- NTP me shumicë dhe pakicë Irfani nga Tregu i Madh dhe me lokalet e saj në Lagjën e Muhaxherëve
- Mini Market Drini, me lokalet në Lagjën e Muhaxherëve dhe rrugës për Matiçan;
- NTP me shumicë dhe pakicë Vllaznimi me lokal në lagjën e Muhaxherëve;
- Selim Merovcin nga fshati Rufc – komuna e Lypjanit, etj.
- Xhematin e Lagjës së Muhaxherëve.

Shpresoj që kjo iniciativë të gjejë përkrahje edhe në të ardhmen tek xhemati i lagjës, ndihma e të cilëve nuk ka munguar asnjëherë deri më tani”, përfundoi imami i xhamisë Baki ef. Imeri.

Kjo iniciativë duhet të jetë shembull dhe inkurajim edhe për xhamitë tjera të qytetit, sepse skamnorët dhe jetimët së paku ditëve festive e meritojnë solidaritetin.

***Azem Sylejmani***

## Manifestim solemn me rastin e vitit të ri islamik

I iniciuar nga Imami dhe xhemati i Xhamisë së Stanovcit të Poshtëm me datën 09.01.2008, në ambientet e restaurantit “Aral” në po këtë fshat, u mbajt një manifestim me rastin e Vitit të Ri Islamik 1429.




Se sa rëndësi të madhe kanë manifestimet islame ndoshta më së miri tregon vullneti i rinisë për participim, që padyshim atë natë përbënin 90% e pjesëmarrësve. Sikur botëkuptimet dhe domethëniet e vërteta të Hixhretit ishin mishëruar në zemrat e tyre, dhe kudo, në çdo tavoline, shihej vetëm buzëqeshja e disponimi. Them kështu ngase pjesëmarrësit atë natë ishin nga më të ndryshmit duke filluar nga nikoqirët, Kryetari i K.B.I-së në Vushtrri, z. Shemsi Rrahimi me bashkëpunëtorë, pastaj mysafirëve Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me z. Ekrem Simnica, drejtor i M. M. “Alauddin” në Prishtinë, Kryetari i K.K. në Vushtrri, z. Bajram Mulaku, dekani i Universitetit “Victoria” Bedri Selmani, përfaqësuesit lokal të T.M.K-së, Zona e IV-të, në krye me Gjeneralin z. Zymer Halimi, përfaqësuesit lokal të SH.P.K-së në krye me Komandantin z. AbdulAziz Hoxha, Kryetari i PDK-së në Vushtrri, z. Kurtan Kajtazi, Kryetari i PD-së në Vushtrri, z. Mexhid Perçuku, Kryetari i Gjyqit në Vushtrri, z. Sabit Beqiri, afaristë e profesorë, e shumë mysafirë të tjerë.

Gëzimin për manifestime të tilla dhe konfirmimin për përkrahje të fesë, jo vetëm që e morëm nga liderët fetar por edhe nga përfaqësuesit e strukturave udhëheqëse në Vushtrri, qofshin ata komunalë, të SH.PK-së, TMK-së, etj. Thuaja se ato fjalë të bukura që thanë ata mysafir ishin një thesar i pazbuluar në shpirtin e tyre i cili hapet, vetvetiu, vetëm në raste të këtilla. Tubimi u hap me një këndim të bukur nga Kur’ani nga imami Halil Avdulli për të vazhduar më pas nga Kryetari i K.B.I-së në Vushtrri, z. Shemsi Rrahimi, i cili përshëndeti tubimin dhe përkujtoi historikun e kësaj date fetare dhe disa prej porosive e urtësive të saj. Më pas fjalën e morën përfaqësuesi i ShPK-së, ai i TMK-së, kryetari i K.K në Vushtrri, z. Bajram Mulaku, dhe përfundimisht Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, fjalimi i të cilit zgjoi një kureshtje të madhe tek pjesëmarrësit. Ai bëri një ndërlidhje të Hixhretit me aktualitetin tonë kosovar duke u munduar që në dritën e së vërtetës të peshohen e vlerësohen gjërat. Pjesëmarrësve ua përkujtoi rëndësinë e formimit të institucioneve shtetërore, ndërsa liderëve e pushtetarëve obligimin e tyre ndaj qytetarëve. Theks të veçantë i dha mësimbesimit në shkolla. Manifestimi përfundoi me një darkë modeste të përgatitur për mysafirët dhe pjesëmarrësit.

***Sedat G. Islami***

# U kremtua solemnisht festa e Kurban-Bajramit në Kosovë

Sot në orët e para të mëngjesit në të gjitha xhamitë e Kosovës u kremtua solemnisht festa e Kurban-Bajramit.

Edhe kësaj radhe manifestimi qendror për territorin e Kosovës kushtuar festës së Kurban-Bajramit, u mbajt në xhaminë "Sulltan Mehmet Fatih" të Prishtinës, në prani të mijëra besimtarëve, ku qenë të pranishëm udhëheqësit më të lartë të Bashkësisë Islame të Kosovës me Myftiun Mr. Naim Tërnava si dhe përfaqësues nga jeta politike e kulturore .



*Kryeimami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora*

Për rëndësinë e Haxhit para të pranishëmve foli kryeimamim Sabri ef. Bajgora i cili në fillim të fjalës së tij, tha: "Sot është ditë feste, ditë madhërimi, ditë kur lartësohet më së shumti Emri i Allahut nga miliona njerëz në mbarë rruzullin tokësor. Është ditë kur tekbireve tona u bashkohen edhe tekbiret e melaikeve të Allahut në këtë gjithësi. Është dita e Kurban-Bajramit, njërës prej dy festave më madhështore të Islamit. Dhe mu sot, kur ne përjetojmë



*Myftiu, Mr. Naim Tërnava*

çastet e Haxhit, Kurbanit dhe duave të milionave hanxhinjve nëpër vendet e shenjta si në Arefat, Muzdelife dhe Mina, të lindë një ndjenjë krenarie të jesh mysliman. Të jesh pjesëtar i kësaj feje hyjnore, do të thotë të jesh prej atyre që janë të udhëzuar në rrugën e drejtë, në rrugën e dritës dhe të shpëtimit, prej atyre që çdo e rrahur e zemrës së tyre rrah vetëm nga dashuria dhe respekti për Krijuesin e Gjithësisë."

Më tutje Sabri efendiu potencoi: "Është kënaqësi të jesh në mesin e atyre vizitorëve që gjenden në vendet e shenjta, vende ku lanë gjurmë të pashlyeshme të dashurit e Perëndisë - Ibrahimi, Ismaili dhe Muhamedi a.s.

Të jesh pranë Qabesë së Madhëruar e Fisnike - "shtëpisë së parë" në Tokë për adhurim ndaj Allahut, të vizitosh "Safanë dhe Mervën", Arefatin, Muzdelifen, Minën dhe Xhaminë e bekuar të Pejgamberit a.s., është një ndjenjë e paharrueshme, një kujtim që të shoqëron përjetë me ngrohtësinë dhe mirëqenien shpirtërore".

Ndërsa për nevojën e besimit për njeriun foli ligjëruesi i xhamisë "Sulltan Mehem - Fatih" dr. Shefqet Krasniqi.



*Dr. Shefqet Krasniqi, imam i Xhamisë së Madhe*

Namazit të Kurban Bajramit i priu kryeimami i Kosovës Sabri ef. Bajgora, ndërsa nga hytbeja e xhamisë "Sulltan Mehmet-Fatih", Myftiu i Kosovës Naim Tërnava iu drejtua besimtarëve dhe qytetarëve të Kosovës me këtë mesazh:

**Mesazhi i Myftiut të Kosovës me rastin e festës së Kurban-Bajramit**

*"Të nderuar vëllezër e motra*

I lavdëruar qoftë Allahu në madhërinë e Tij, në kompetencën e të Cilit është e mira dhe e keqja, ulja dhe ngritja, dhënia dhe mosdhënia, fitorja dhe humbja, krenaria e poshtërimi, kurse salavatet dhe përshëndetjet më të mira qofshin mbi krijesën e zgjedhur të kësaj ekzistence Muhamedin a.s., i cili na udhëzoi shtegut të dritës, na mësoi se ç'është besimi, paqja, urtësia, mirëkuptimi, lëmosha, sinqeriteti, sakrifica, ndihma dhe dashuria e ndërsjellë.

Zakonisht bajramet te myslimanët vijnë pas përfundimit të një obligimi specifik të caktuar nga Allahu xh.sh. Fitër Bajrami vjen pas përfundimit të agjërimit të Ramazanit, ndërsa Kurban Bajrami vjen pasi besimtarët të kenë kryer obligimin e Haxhit.



Bajramet janë ditë feste dhe gëzimi. Ato nuk mund t'i shmangin besimtarët islamë nga rregulli i adhurimit për të cilin ne jemi krijuar. Besimtari është rob i Allahut xh.sh në të gjitha aspektet e kësaj jete të përkohshme. Feja Islame nuk dëshiron kurrë dhe për asnjë çast që robi të humbasë lidhjen me Zotin e tij.

Kjo ditë na tubon të gjithëve së bashku, në mënyrë që të njihemi njëri me tjetrin, t'i japim dorën njëri-tjetrit dhe të shprehim frymën e përkrahjes, forcimin e mëtejshëm dhe të zhvilluar të unitetit dhe të vëllazërimit duke zbatuar kështu thëniet kur'anore:

***"O ju njerëz, vërtetë Ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet vetes e s'ka dyshim se tek Allahu më i nderishmi ndër ju është ai që më tepër është ruajtur*** *(nga të këqijat)* ***e Allahu është shumë i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë".***

Thirrja për unitet dhe vëllazërim në mes njerëzve gjendet në shumë ajete kur'anore dhe hadithe të Pejgamberit a.s.. Kur'ani famëlartë i bën me dije njerëzit se Allahu xh.sh. i ka krijuar prej një babe (Ademit) dhe prej një nëne (Havasë) dhe në të njëjtën kohë ua kujton atyre se ata janë të urdhëruar në bashkëpunim dhe respekt të ndërsjellë mes vete.

Jo vetëm kaq, por ditët e Bajramit janë ditët më të shenjta për ne myslimanët dhe ndër festat më të lumtura. Në këtë ditë besimtarët falënderojnë Zotin Fuqiplotë, shprehin ndaj Tij mirënjohjet e thella dhe të sinqerta.

Ata që vizitojnë Qabenë e shenjtë, binden në mirësitë, dhuntitë dhe nimetet e shumta të All-llahut xh.sh. që ua dhuroi besimtarëve. Vijnë të lodhur nga udhëtimi, por në fytyrat e tyre shkreptinë rrezja dhe nuri i Imanit të pastër, sepse janë mysafirë të Atij, që i mbulon me hirësinë dhe hijen e mëshirës së Tij të pakufishme.

Ç'do festë e jona e ka urtësinë dhe porosinë e vet, por porosia e Kurban-Bajramit qëndron fuqishëm mbi parimet e bujarisë, flijimit dhe sakrificës. Po ashtu kjo festë është edhe kurorëzim i haxhit, kushtit të pestë të Islamit.

Së këndejmi, për të qenë festa e Kurban-Bajramit festë e vërtetë islame, besimtarët janë të obliguar që kudo që të jetojnë, ta festojnë atë në harmoni e dashuri të plotë mes veti, dhe ta ngritin unitetin islam në nivelin më të lartë.

Haxhi është kushti i pestë i fesë islame, në të cilin demonstrohet uniteti, barazia, solidariteti, kultura, devotshmëria dhe madhështia e ymetit të Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Haxhi është moment ekskluziv i eliminimit të të gjitha diferencave nacionale, racore, klasore etj. Aty janë të barabartë mbreti dhe robi, intelektuali dhe analfabeti, i bardhi dhe i ziu, i pasuri dhe i varfëri, të gjithë kanë veshje të njëjtë: dy pëlhura të bardha, të njohura si rroba të ihramit.

Nga ana tjetër, nga këndvështrimi islam, bajramet janë edhe mesazh social dhe rast për çdo mysliman që të bashkohet në gëzimin e përbashkët të bijve të Ymetit mysliman, pavarësisht nga moshat, nivelet, racat, gjuhët, kulturat etj. Feja islame e ka karakterizuar Kurban Bajramin me një vlerë nga vlerat sociale e ajo është: sakrifica.

Duhet ditur se tek Allahu xh.sh. nëpërmjet prerjes së kurbanit nuk arrin mishi dhe as gjaku, por ajo që mbërrin te Madhëria e Tij është pikërisht bindja dhe devotshmëria Islame, lidhja e robit me Zotin dhe forcimi i dashurisë dhe i bashkimit midis kontribuuesit dhe atij që është në nevojë materiale.

Pra, kurbani është institucion fetar i cili synim të vetin kryesor dhe objektiv parimor ka humanizimin e njeriut, pastrimin e tij shpirtëror, begatimin e tij me vlera dhe aspirata të larta, edukimin dhe kalitjen e tij. Thënë shkurt, përmes këtij institucioni tentohet të kontribuohet në formimin e personalitetit dhe bashkësisë së shëndoshë njerëzore.

Kurbani në vete ngërthen edhe karakterin mirënjohës dhe falënderues ndaj Allahut të Madhërishëm. Përmes prerjes së kurbanit, njeriu i tregohet mirënjohës Allahut të Madhërishëm, dhe e falënderon Atë për të mirat dhe begatitë që ia fali.

Krahas gjitha dimensioneve tjera, kjo festë është dëshmi e preokupimit të njerëzve me njëri-tjetrin, dhe ndihma materiale që i jepet atij që ka nevojë. Me këtë bëhet edukimi i shpirtit të njeriut dhe afirmimi i tij, e njëkohësisht edhe ngadhënjim mbi egoizmin dhe daljen në skenën e madhe dhe humane të solidaritetit, ndihmës dhe bashkëpunimit ndërnjerëzor.

Kurban Bajrami është përplot porosi, rregulla e këshilla të cilat i japin një mision të veçantë shpirtëror.

Pra kjo e ka lidhur Bajramin e haxhit me njërën prej vlerave më të shtrenjta morale e shoqërore me kurbanin dhe ndihmën vëllazërore. E sot, në këtë ditë të Kurban Bajramit, ai që është në gjendje dhe ka mundësi, le të presë kurban, le ta ndajë një pjesë të tij për të varfrit, një pjesë le t'ua dhurojë të afërmeve kurse pjesën tjetër le ta përdorë për vete dhe për familjen e tij.

**Të nderuar vëllezër e motra!**

Në përfundim i drejtohem vetes dhe gjithë vëllezërve të mi besimtarë që në ditët e Kurban Bajramit të shijojmë vlerat që ka ai. Të mos lëmë pasdore asnjë moment nga momentet shpirtërore që ka kjo festë si: ndjenja për të bërë mirë, për t'u solidarizuar me njerëzit e vullnetit të mirë, shprehja e pastërtisë shpirtërore si rast për t'u filtruar nga çdo e metë dhe gabim, për t'u kthyer drejt forcimit të mëtejshëm të imanit, sepse në këtë mënyrë arrijmë të jemi pjesëtarë të denjë dhe të meritueshëm të një bajrami më të madh që është kënaqësia e fitimit të mëshirës dhe shpërblimit të pakufishëm në të dy jetët, nga Ai që na ka krijuar, udhëzuar dhe na mban - Allahu xh.sh.

**Vëllezër të nderuar**,

Nga ky vend i shenjtë, dhe para kësaj mase të madhe besimtarësh, në këtë xhami dhe në xhamitë e tjera anekënd trojeve tona etnike, dhe të atyre që përkohësisht gjenden jashtë atdheut si dhe të atyre që në këto momente po na përcjellin nëpërmjet mediave elektronik, duke Ju uruar për festë të Kurban Bajramit, dëshirojë në veçanti t'i përshëndes të sëmurët, jetimët, invalidët, familjet e dëshmorëve dhe të gjithë vëllezërit dhe motrat tona kudo që gjenden në këto momente".

Edhe duanë e namit të Kurban- Bajramit e bëri myftiu Naim Tërnava dhe më pastaj të gjithë besimtarëve u uroi festën e Kurban-Bajramit.



## Pritje urimi nga Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me rastin e festës së Kurban-Bajramit




*Gzavije de Marnak - Komandanti i KFOR-it*




*Kolë Berisha –kryetar i Kuvendit të Kosovës*

Si tradicionalisht, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me rastin e festës së Kurban-Bajramit, nga ora 9-12, në selinë e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës organizoi pritje urimi.

Për ta uruar Myftiun Tërnava, në selinë e BI-së të Kosovës erdhën:

*(nga institucionet):*
Kolë Berisha - kryetar i Kuvendit të Kosovës
Lutfi Haziri - zëvendëskryeministër
Gzavije de Marnak - Komandanti i KFOR-it
Dodë Gjergji - ipeshkv i Ipeshkvisë së Kosovës

*(nga partitë politike):*
Behxhet Pacolli - kryetar i AKR-së
Nexhat Daci - kryetar i LDD-së
Ahemt Isufi - nënkryetar i AAK-së
Kaçusha Jashari - kryetare e PSDK-së
Mark Krasniqi - kryetar i PSHDK-së, si dhe shumë personalitete të tjera të jetës politike, kulturore e fetare të Kosovës.



*Fatmir Limaj- nënkryetari i PDK-së*




*Shaban Shala nga Shtabi i Përgjithshëm i TMK-së*




*Behxhet Pacolli- kryetar i AKR-së*

**Bashkësia Islame e Kosovës**
**Këshilli i Bashkësisë Islame**
**Nr. 173/08**
**Më: 8.01.2008**
**Klinë**

Në mbledhjen e mbajtur më 8.01.2008 Këshilli i Bashkësisë Islame në Klinë vendoi të shpallë:

# Konkurs

Për plotësimin e vendit të punës:
1. Imam hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Jashanicë.

Kandidati duhet t'i plotëosjë këto kushte:
1. T'i përmbahet rregullores së Bashkësisë Islame të Kosovës.
2. Të punojë sipas medhhebit hanefi.
3. Të ketë sjellje të mira me xhematë.

Kandidati duhet të ketë kryer Fakultetin e Studimeve Islame ose medresenë.
Të ardhurat sipas rregullores së Këshillit.

Dokumentet:
- Diploma e shkollës së kryer
- Certifikata e lindjes
- Certifika e mjekut

Konkursi mbetet i hapur 10 ditë nga shpallja në revistën "Dituria Islame".

# Haxhi Mulla Avdyl ef. Haxhijaj

Muaji nëntor në Pejë ishte muaj i vdekjeve të mëdha nga Caktimi i Allahut Fuqiplotë. Këtë muaj vdiqën shumë njerëz, prej të cilëve më shumë të rinj e të reja, por ky ishte Caktimi i Krijuesit. Ndë këto lule që u venitën dhe ranë përtokë, qe edhe zotëria, hoxha, imami, mual-limi dhe plaku i qytetit të Pejës - Mulla Avdyl ef. Haxhijaj.

Nëntëdhjetë e dy vjet më parë, gjegjësisht në vitin 1915, familja e Ibish Haxhijajt në Rakosh, ishte gëzuar shumë për lindjen e djalit, të cilit, sipas traditës së trashëgimisë, i vunë emrin Avdyl.

Familja Haxhijaj nga Rakoshi, degë e trungut shekullor të familjes Haxhijaj nga Uça, ishte dhe vazhdon të jetë ndër familjet më sublime të fisit të Gashit në Podgurin e lashtë, familje e cila brez pas brezi kultivon në vete moralin, fenë dhe dinjitetin njerëzor, dhe sidomos atë fetar e atdhetar.

Tradicionalisht kjo familje kultivoi vlera dhe gjithmonë ishte luftëtare kundër antivlerave dhe jonjerëzores.

Mësimet e para Avdyli i ri i mori nga hoxha i kohës, mulla Sadriu, në Uçë, njëherësh edhe kushëri i afërt i tij, pra në mejtepin e atëhershëm, dhe kjo falë vullnetit që kishte babai i tij, Ibishi, për arsimimin e djalit dhe të të tjerëve. Mirëpo mejtepi nuk i përmbushi nevojat e as aspiratat e familjes dhe të vetë mulla Avdylit, sepse ishte vetëm një shkollë, ta quajmë, ku mësoheshin gjërat elementare për fenë dhe për shkencën, leximi i Kuranit e gjëra të tjera të nevojshme për jetë e fe. Ai fillimisht do të shkonte në Medresenë e Prizrenit, por, meqenëse për kushtet e atëhershme të jetës, atje ishte larg për të, pas një kohe kaloi në Medresenë e Gjakovës, para myderrizit Fahri ef. Iljazi, ku mori pjesën më të madhe të mësimeve. Pastaj, me insistimin e shokëve nga Podguri, siç ishin mulla Zekë Berdyna, Ramush ef. Shatri, mulla Bislimi nga Syrigana, e shumë të tjerë, do të kthehej përfundimisht në medresenë Atik të Pejës, ku mori diplomën, ose, sikur i thuhej asokohe, - ixhazetin.

Kohët ishin të vështira, dhe sidomos për ata që vinin nga familje patriotike e atdhetare. Për këtë arsye, për mulla Avdylin dhe të tjerët si ai, nuk ishte lehtë që të inkuadroheshin në punë në profesionin e imamit e të kishin marrëdhënie me publikun, sepse regjimi i krajlit ua kishte dronë njerëzve të shkolluar dhe kontaktit të tyre me popullin.



Një kohë të gjatë mulla Avdyl efendiut iu desh të merrej me punë të tjera, madje edhe fizike, që të mund të kontribuonte sado pak për mbajtjen e familjes së madhe Haxhijaj.

Ndoshta kjo e stimuloi dhe frymëzoi shpirtërisht që ta urrente edhe më shumë regjimin sllav dhe diktaturën që ushtronte mbi popullin shqiptar.

Në kohën kur Drazha Mihajloviç, një shërbyes fanatik i krajlit serb, hapi fjalën se do të binte në Kosovë për të masakruar, djegur e pjekur popullin shqiptar, mulla Avdyli, si një njohës i mirë i terrenit të bjeshkëve të Mokrës, sepse atje kishte kaluar një pjesë të jetës së tij rinore, po dhe të vendbanimeve serbe në Kolashin, iu bashkua aradheve vullnetare të prira nga hoxhallarë, siç ishin mulla Zekë Berdyna e Muhamed ef. Gashi, Jahja ef. Daci e mulla Iljaz Broja, Sadik ef. Hoxha e shumë bajraktarë e njerëz me autoritet, madje edhe duke u prirë këtyre brigadave, mori pjesë në luftën e njohur të Pazarit dhe vendeve të tjera në Sanxhak, ku mbrohej jo vetëm Sanxhaku dhe vëllezërit myslimanë të asaj treve, por në një mënyrë mbrohej edhe Kosova dhe i tërë komuniteti mysliman i kohës.

Në luftën e Pazarit mulla Avdyli qe plagosur rëndë, megjithat, me plagë në trup, kurrë nuk pushoi së ndihmuari vullnetarëve derisa edhe mbaroi lufta e, do të thoshim, edhe Lufta e Dytë Botërore.

Aktiviteti i tij gjatë luftës ishte i njohur për pushtetin e dhunshëm sllavokomunist, dhe ai vetë gjithherë ishte halë në sy tek PKJ-së, dhe kjo bëri që Mulla Avdyli të mos mund të inkuadrohej në punë për një kohë të gjatë.

Vetëm pas rënies së Rankoviçit dhe klanit të tij, dhe vetëm kur shqiptarët filluan të merrnin frymë pak më lirshëm, mulla Avdylit i ofrohet mundësia që të inkuadrohet në punë në profesionin e tij si imam, madje në xhaminë e fshatit Gjurgjevik të komunës së Klinës, një fshat ky i atdhetarëve të mëdhenj, si: Sadik Rama, Sylë Dushi e Adem Dushi e shumë të tjerë, të cilët ia njohën aftësitë e tij morale e njerëzore, e pranuan me ngrohtësinë më të madhe, e mbajtën, e respektuan dhe e nderuan gjithmonë. Në xhaminë e këtij fshati shërbeu derisa doli në pension dhe për një kohë të gjatë edhe më pastaj, pikërisht falë autoritetit që kishte arritur të gëzonte në atë anë.

Ishte bamirës shumë i madh, ndihmonte të varfrin, të nevojshmin, jepte për shkolla e për nxënës, kudo që e lypte nevoja, në të mirën e vendit. Ishte ndër të parët që për rindërtimin e xhamisë së Gjurgjevikut dha shumën 5.000 marka gjermane, vetëm që të fillonin punimet.

Ishte edhe njëri që kishte dëshirë të ndihmonte edhe në nevoja të tjera që kishte populli ynë, dhe sidomos për të sëmurët. Dihet që pas luftës së fundit, populli ynë doli me shumë trauma dhe sëmundje psikike, prandaj mulla Avdyli bënte përpjekje të ndihmonte këtë kategori njerëzish, i shëronte me fjalë të buta e të ëmbla, po pse jo, edhe me ndonjë lutje nga Kurani, për se ka gëzuar një autoritet të madh thuajse në tërë Kosovën.

Me vdekjen e mulla Avdyl Haxhijajt, mund të themi lirisht se edhe shuhet drita e fundit e plejadës së ndritur të hoxhallarëve dhe ulemave të rajonit të Pejës, ose të nahijes së Pejës, sikur thuhej dikur, - hoxhallarë dhe ulema ata, që bartën dritën e fesë në kohët më të vështira për popullin dhe fenë në tërësi.

E lusim Allahun xh.sh. që Hoxhën tonë ta pranojë në Mëshirën e Tij dhe këtë e të gjithë ata ulema që kontribuan në të mirën e fesë dhe ngritjen e këtij vendi e populli, t'i shpërblejë me Xhennet. Amin!

*Përgatiti:*
***Nexhmedin Hoxhaj***

Pushoi së rrahuri zemra e Mulla Shaqë Ef. Hoxhës nga Maralia e Malishevës, i cili për 7 decenie ishte në shërbim të Islamit:

# Mulla Shaqë ef. Hoxha (1918-2007)

Mulla Shaqa u lind më 25-11-1918 në fshatin Marali të Malishevës, në një familje bujare me tradita fetare dhe atdhetare. Vargani i veprimtarëve fetarë të kësaj familjeje do të niste me hoxhën e parë - Mulla Sejfija, i cili në vitin 1528 ndërtoi xhaminë e këtij fshati, që ishte gurthemeli i parë i një faltoreje islame në trevën e Llapushës. Nga kjo familje e njohur hoxhallarësh, gjurmët e mulla Sejfi efendiut i ndoqën edhe pasardhësit e tij: mulla Syla, mulla Shaqiri, mulla Shaqa e mulla Muslija.

Mësimet e para fetare ai i mori në mejtepin e fshatit tek mulla Jusuf ef. Hoxha rreth viteve 1933-1935. Më pas u regjistrua në medresenë Mehmet Pasha të Prizrenit, ku ndoqi mësimet tek hafëz Abdullah Telaku, Nysret Efendiu, Hafëz Qamili etj.Si talebe e kësaj medreseje, mulla Shaqa gjatë muajit të Ramazanit ushtronte detyren e imamit në fshatrat: Mirushë, Lubizhdë e Llashkidrenoc. Në vitin 1951 filloi punën si imam, hatib e mualim në fshatin e tij. Detyrën e imamit e deshi shumë dhe e kreu me përpikëri, sidomos shquhej për përkushtimin e tij ndaj Allahut dhe predikimin e Fjalës së Tij.

Gjatë kohës sa punoi si imam, pati vuajtje dhe peripeci të shumta. Për vite me radhë ua mësoi mësimbesimin fëmijëve të fshatit, megjithëse për këtë pati pengesa nga më të ndryshmet nga sistemi sllavo-komunist.

Më 1956, në një ceremoni mevludi, policia sllavo-komuniste e arrestoi duke e lidhur para xhematit, me pretekst se po bënte tubime fetare. Më pastaj, disa herë ishte thirrur në të ash-



*Mulla Shaqë ef. Hoxha*

tuquajturat biseda informative, në kohën e heqjes së havalës dhe të aksionit famëkeq të armëve.I brumosur thellë me virtyte islame, ai kurrë nuk kishte pushuar së predikuari parimet islame dhe mësimet për gjeneratat e reja. Sidomos shquhej për pajtim dhe afrim në mes njerëzve.Bujaria dhe fisnikëria e tij bënë që ai të ishte i dashur dhe i respektuar e fjala e tij të pranohej dhe çmohej nga të gjithë. Në vitin 1984 u pensionua dhe dy vite më vonë vizitoi Qabenë dhe bëri Haxhin.

Lufta e fundit e zuri në moshë të shtyrë, por të pathyer dhe durimtar.Së bashku me bashkëshorten e tij qenë shpërngulur në Shqipëri, ku qëndruan për afro tre muaj.Gjatë qëndrimit në Kukës, i vdiq bashkëshortja. Vdekja e saj Hoxhës i shtoi edhe një sfidë të vështirë për jetën, krahas luftës që zhvillohej në atë kohë në Kosovë.

Kthimi i tij në vendlindje, përjetimi i dhimbjeve bashkë me ata që kishin humbur të afërmit e tyre në luftë, - do të dëmtonin edhe më shumë shëndetin e Hoxhës.

Gjëja e parë dhe kryesore, gjatë tërë jetës së tij, deri në frymëmarrjen e tij të fundit – qenë predikimi i Islamit e zbatimi i tij në jetën praktike dhe edukimi i njerëzve. Pas një sëmundjeje të shkurtër, më 22 nëntor 2007 vdiq në spitalin e Prizrenit dhe në të njëjtën ditë u varros në varrezat e fshatit Marali. Ditën e varrimit, duke folur për virtytet dhe shëmbëlltyrën e mulla Shaqës, Hafëz Syla nga Shkoza e Malishevës, imam veteran i kësaj ane si dhe bashkëkohanik i Hoxhës, tha: "Ne e kemi pasur shumë të vështirë ta predikonim Islamin në kohën e sistemit monist, sepse atëherë feja ka qenë e kufizuar vetëm në xhami, bile edhe aty censurohej. Megjithëkëtë, mulla Shaqa ishte një imam vital e me virtyte të larta, mendjemprehtë e i kalitur në sfida të vështira të jetës".

Në varrimin e mulla Shaqës morën pjesë xhematlinj, miq, shokë, hoxhallarë nga KBI të Malishevës, Rahovecit, Klinës, Deçanit, etj. Në faljen e namazit të xhenazes, xhematit i priu mulla Hysen Bellanica, shok i shkollës dhe i punës i mulla Shaqës.

I lutemi Allahut që ta mëshirojë në jetën e amshuar dhe ta shpërblejë me Xhenetul Firdeus.

*Harun Shabanaj*